# DITURIA ISLAME

NUMËR 296 | VITI 28 | PRILL 2015 | REXHEB-SHABAN 1436 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1 €

## Përkujtimi i Israsë dhe Miraxhit

## Pejgamberi a.s. në marrëdhënie me të tjerët

## Përse në kohë krizash adhurimi është zgjedhja më e mirë?!





www.bislame.net

# MESXHIDI I MUSLIHUDDIN ABDUL GANIUT (MYEZIN HOXHA AL-MA'DINI) NË TREPÇË

**(Tani e njohur si "Xhamia e Mazhiqit", Mitrovicë)**

Sipas defterit të vitit 1525/26 (932 h.), Trepça ndahej në dy vendbanime, qytete: Trepça e Epërme dhe ajo e Poshtme. Në Trepçën e Epërme ekzistonin tri faltore islame: një xhami dhe dy mesxhide, si dhe një hamam, një karavansaraj dhe 17 dyqane. Sipas defterit të financave të vilajetit të Rumelisë, të vitit 1530 (937 h.), Trepça, gjegjësisht Madeni i Trepçës, kishte tri mëhallë myslimane. Në qendrën e Madenit-Trepçë gjendej xhamia e Sinan Agës, por edhe dy mesxhide: mesxhidi i "Myezin Hoxhës", dhe mesxhidi i "Haxhi Hysejinit". Në defter konfirmohet edhe ekzistenca e një hatibi, tre imamëve dhe tre myezinëve.

Sipas vakëfnames së verifikuar në dekadën e tretë të viti 959 sipas hixhrit (1550), Muslihuddin Abdul Ganiu, i njohur si "Myezin Hoxha Al-Ma'dini" (në defterët osmanë të shek. XVI, vetëm si Myezin Hoxha), kishte vakëfnuar në katër qytete: Shkup, Trepçë, Mitrovicë (Dimitroviç) dhe në Pazarin e Ri (Jeni Pazar). Në Trepçë ai kishte vakëfnuar, mesxhidin, "Ribatin", e pranë mesxhidit edhe shumë dyqane.

Karakteristikat arkitektonike të mesxhidit të Muslihuddinit janë: hajati me mur në të djathtë dhe i mbuluar me dy kupola, hyrja asimetrike, kupolat e portikut në një nivel me kupolën kryesore, pozita e minaresë ngjitur me murin e portikut dhe jo në murin e sallës së faljes etj. Këto janë vetëm disa karakteristika të mesxhidëve të hershëm njëkupolësh të Azisë së Vogël, përkatësisht të shkollës së hershme të Bursës.

*Informata për fotografinë e bashkangjitur: Pamje të enterierit ekzistues, viti 2014. Xhamia u shkatërrua gjatë luftërave austro-osmane të vitit 1689-1690, kur ushtria austriake kishte depërtuar në Trepçë.*

*Vini re: Teksti është pjesë e shkëputur nga monografia ende e pa botuar "Xhamitë e Republikës së Kosovës - Komuna e Mitrovicës, Zveçanit, Zubin Potokut dhe Leposaviqit. Monografia nr. 9", autorë: Mr. Sc. Sami Isufi (Arch) dhe Ma. Esat Ramadani (Arch).*



PËRMBAJTJA





# Myftiu Tërnava u prit nga kryetari Gormez

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava më 15 prill qëndroi për vizitë në Ankara, ku u prit nga kryetari i DIJANET-it, të Turqisë, prof. dr. Mehmet Gormez, të cilin Myftiu edhe kësaj radhe e falënderoi për bashkëpunimin dhe ndihmën që DIJANET-i ia ka ofruar Bashkësisë Islame të Kosovës. Në anën tjetër edhe kryetari Gormez e falënderoi Myftiun Tërnava për vizitën, si dhe premtoi se bashkëpunimi ndërinstitucional do të njohë rritje edhe në të ardhmen, për të mirën e dy bashkësive të të dy vendeve. Gjatë vizitës se tij në Ankara Myftiu Tërnava mori pjesë edhe në manifestimin qendror të shënimit të ditëlindjes së Pejgamberit a.s., ku ishte i pranishëm edhe ministri i rinisë në qeverinë turke, Akif Agatay Kilic, ndërsa i ftuar special i kësaj mbrëmjeje ishte Sami Yusuf, i cili me ilahitë dhe kasidet e kënduara e zbukuroi edhe më shumë këtë natë.

Myftiun Tërnava gjatë kësaj vizite e shoqëroi Vedat Sahiti, këshilltar i Kryesisë.(R.Sh).

DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
**Kryeredaktor**: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Mr. Ajni Sinani, Mr. Bekim Jashari, Mr. Ekrem Maqedonci, Mr. Fitim Gashi, Dr. Hysen Matoshi, Isa Tërshani, Mr. Ragmi Destani dhe Musli Arifaj. Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor & Korrektor: Besnik Jaha / Redaktor artistik & teknik: Bashkim Mehani.
Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com
**www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € /Amerikë 40 USA $ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Isaraja dhe Miraxhi



*"Pa të meta është Lartmadhëria e Atij që robin e Vet e kaloi në një pjesë të natës prej Mesxhidi-Haramit (Qabesë) gjer në Mesxhidi-Aksa, rrethinën e së cilës Ne e kemi bekuar, për t'ia treguar atij disa nga argumentet Tona. Vërtet, Ai është Dëgjuesi (i fjalëve të Muhamedit), Pamësi (i punëve të Muhamedit).*
*(El Isra, 1)*



*Ditën e premte, më 15 maj (27 Rexheb), myslimanët shënojnë natën e madhe të Israsë dhe Miraxhit. Kjo ngjarje ka ndodhur në vitin e 12 apo 13 të shpalljes, dhe mbetet një nga ndodhitë më të mëdha të historisë së Muhamed Mustafasë a.s. Si jo kur kjo ngjarje ndodhi pas vitit të dëshprimit, kur të Dërguarit i vdiqën dy më të dashurit dhe përkrahësit e pandashëm të tij: bashkëshortja e tij Hatixheja r.a., dhe xhaxhai i tij Ebu Talibi.*

*Askush nuk dyshon e as që e diskuton se Israja ka ndodhur në atë natë.*

*Këto ditë myslimanët përjetojnë ditët dhe netët e pjesës së dytë të muajit Rexheb, ditë këto që për nga vlera dhe rëndësia dallojnë nga vlera e ditëve dhe e muajve të tjerë, përveç atyre të muajit Shaban dhe Ramazan. Pra, janë ditët e njërit nga tre muajt e mëdhenj apo të bekuar, të cilët Allahu i Madhëruar i bekoi për të mirën e besimtarëve. Kjo ngjarje, e cila quhet Isra (udhëtim nate; prej Mekës deri në Mesxhidul-Aksa, Jerusalem), dhe Miraxh (ngjitje në shtresat e larta qiellore), përmendet si në Kuran ashtu edhe në hadithet e Pejgamberit a. s., dhe në shenjë respekti ndaj kësaj nate, në Fjalën e Allahut, Kuran, ekziston edhe një kaptinë po me këtë emër, përkatësisht kaptina El-Isra, ku në ajetin e parë të së cilës Allahu xh.sh. thotë: "Pa të meta është Lartmadhëria e Atij që robin e Vet e kaloi në një pjesë të natës prej Mesxhidi-Haramit (prej Qabesë) gjer në Mesxhidi-Aksa (Bejti Mukaddes), rrethinën e së cilës Ne e kemi bekuar, (ia bëmë këtë udhëtim) për t'ia treguar atij disa nga argumentet Tona. Vërtet, Ai është Dëgjuesi (i fjalëve të Muhamedit), Pamësi (i punëve të Muhamedit). (El Isra, 1).*

*Kurse Miraxhi në Kuran përmendet vetëm si formë dëftimi, dhe kjo në suren En-Nexhm. "Pasha yllin kur bie (prej së larti poshtë)! Shoku juaj (Muhamedi që ju e njihni) nuk ka humbur, e as që ka devijuar (nga e vërteta), dhe ai nuk flet nga dëshira e tij. Ai (Kurani) nuk është tjetër pos shpallje që i shpallet. Që ka mendje precize dhe që u përqendrua në formën e vet (reale). Dhe ai (Xhibrili) ishte në horizontin e lartë (nga lindja). Pastaj u lëshua dhe iu afrua. E ishte afër sa dy harqe (dy kutë) apo edhe më afër. Dhe i shpalli robit të Tij atë që ia shpalli. Zemra nuk mohoi atë që pa (me sy). A po i bëni polemikë atij për atë që ka parë? Atë (Xhibrilin) e ka parë edhe herën tjetër. (E ka parë) te Sidretul Munteha. Që pranë saj është Xhenetul Me'va (kopsht strehimi i...). Atëherë kur Sidrën e mbuloi çka e mbuloi. Shikimi (i Muhamedit) as nuk lakoi e as nuk tejkaloi. Ai (Muhamedi) vërtet pa disa nga shenjat më të mëdha të Zotit të vet. (En-Nexhm,1-18).*

*Këto net, që festohen çdo vit dhe në kohë të ndryshme, krahas përmasës fetare kanë edhe përmasa psikologjike dhe sociale. Po ta shohim çështjen nga pikëpamja fetare, edhe pse sipas disa dijetarëve në Kuran nuk përmenden netët e mëdha, apo të mira të tjera përveç Natës së Kadrit, mund të themi se veprimtaritë që bëhen për shkak të këtyre netëve luajnë një funksion të rëndësishëm sa i përket aspektit të ritualeve fetare dhe tradicionale. Disa myslimanë këto net i festojnë duke marrë pjesë në programe dhe organizime që bëhen nëpër xhami anekënd Kosovës. Kurse disa të tjerë gjejnë mundësinë për të pasur së një argëtim të vogël bashku me familjen, duke bërë ëmbëlsira karakteristike të këtyre netëve nëpër shtëpitë e tyre, ose duke i blerë ato të gatshme nëpër dyqane. Kjo natë për myslimanin bart në vete mesazhe të fuqishme, e ndër to është se Allahu xh.sh. ia kumton (obligon) Pejgamberit a.s. faljen e pesë namazeve ditore, dhe e përgëzon për Ymetin (ndjekësit) e tij se, përderisa ata nuk i bëjnë shirk – shok Allahut xh.sh., do të jenë të falur.*

*Nga kjo natë nxjerrim edhe mësime: siç është rasti kur Muhamedi a.s. u bë imam i profetëve, e që do të thotë se të gjithë të Dërguarit thirrën në një besim të pastër dhe kishin një fe, dhe e dyta, që ka të bëjë me mesazhin se pejgamberllëku ka përfunduar, pra se me Muhamedin a.s. ka përfunduar shpallja hyjnore. Gjithashtu, theksohet edhe sinqeriteti i atyre që menjëherë besuan në këtë muxhize të tij, sepse për jobesimtarët ishte e pakapshme një ndodhi e tillë. Mbështetja e Allahut ndaj të Dërguarve të Tij nuk ka munguar asnjëherë. E, në këtë rast, Muhamedi a.s. edhe u frikësua se mos do ta akuzonin për gënjeshtar, por Allahu i ndihmoi të Dërguarit të Vet. "Ne patjetër do të ndihmojmë të Dërguarit tanë në jetën e kësaj bote, edhe ata që besuan, e edhe në ditën e prezantimit të dëshmive." (Gafir, 51).*

*Si përfundim, tradita e festimit të Netëve të Mëdha, që po zhvillohet edhe me ata që e kritikojnë por edhe me ata që e mbështesin këtë traditë, po e vazhdon ekzistencën e saj në shoqërinë shqiptare, tashmë si një fenomen që nuk mund të shpërfillet.*

*Mr. Rexhep Suma*



Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës "El-Kehf"- (19)

## Dita e Gjykimit dhe ndëshkimi i kriminelëve

وَتَرَكْنَا بَعْضَهُمْ يَوْمَئِذٍ يَمُوجُ فِي بَعْضٍ وَنُفِخَ فِي الصُّورِ فَجَمَعْنَاهُمْ جَمْعًا. وَعَرَضْنَا جَهَنَّمَ يَوْمَئِذٍ لِّلْكَافِرِينَ عَرْضًا. الَّذِينَ كَانَتْ أَعْيُنُهُمْ فِي غِطَاءٍ عَن ذِكْرِي وَكَانُوا لا يَسْتَطِيعُونَ سَمْعًا. أَفَحَسِبَ الَّذِينَ كَفَرُوا أَن يَتَّخِذُوا عِبَادِي مِن دُونِي أَوْلِيَاء إِنَّا أَعْتَدْنَا جَهَنَّمَ لِلْكَافِرِينَ نُزُلا. قُلْ هَلْ نُنَبِّئُكُمْ بِالأَخْسَرِينَ أَعْمَالا. الَّذِينَ ضَلَّ سَعْيُهُمْ فِي الْحَيَاةِ الدُّنْيَا وَهُمْ يَحْسَبُونَ أَنَّهُمْ يُحْسِنُونَ صُنْعًا. أُوْلَئِكَ الَّذِينَ كَفَرُوا بِآيَاتِ رَبِّهِمْ وَلِقَائِهِ فَحَبِطَتْ أَعْمَالُهُمْ فَلا نُقِيمُ لَهُمْ يَوْمَ الْقِيَامَةِ وَزْنًا. ذَلِكَ جَزَاؤُهُمْ جَهَنَّمُ بِمَا كَفَرُوا وَاتَّخَذُوا آيَاتِي وَرُسُلِي هُزُوًا.

*"(Kur të vijë caktimi i Zotit, ose kur të dalin Jexhuxh-Mexhuxhët) Ne bëjmë atë ditë që ata të përzihen si valët njëra me tjetrën. Dhe i fryhet Surit (për herën e dytë), e të gjithë ata i tubojmë. Atë ditë jobesimtarëve ua prezantojmë Xhehenemin me një prezantim të hapët (trishtues). Atyre që sytë i kishin të mbuluara ndaj argumenteve të Mia, dhe që nuk mund të dëgjonin (fjalët e Allahut). A mos menduan, ata që nuk besuan, se përkundër Meje mund të marrin zota (mbrojtës) robtë e Mi? Ne, për jobesimtarët, e kemi përgatitur Xhehenemin vendpritje. Thuaj: "A t'ju tregojmë për më të dëshpëruarit në veprat e tyre?" Ata janë aso që veprimi i tyre u asgjësua në jetën e kësaj bote, e megjithatë ata mendojnë se janë duke bërë mirë. Të tillët janë ata që nuk besuan argumentet e Zotit të tyre, as takimin (ringjalljen) e Tij, andaj veprat e tyre shkuan huq, dhe, në Ditën e Gjykimit atyre nuk do t'u japim kurrfarë vlere. Këtë, ngase shpërblimi i tyre është Xhehenemi, për shkak se nuk besuan, dhe argumentet e Mia e të Dërguarit e Mi i morën për tallje." – (El-Kehf, 99-106)*

***

### Lidhshmëria e këtyre ajeteve me ata paraprakë

Në ajetet e kaluara Allahu i Lartmadhërishëm na rrëfeu tregimin për mbretin e drejtë e të devotshëm-Dhulkarnejnin, për udhëtimet e tij në Lindje e në Perëndim të Tokës, duke mbjellë





drejtësi e barazi në mes popujve te të cilët përcillte mësimet e pastra të të Dërguarve të Allahut, e ajetet e fundit të rrëfimit të tij flasin për fiset barbare të Jexhuxhëve dhe Mexhuxhëve, të cilët Dhulkarnejni i bllokoi me ndërtimin e një pende gjigante nga hekuri. Këta dy fise nuk do të arrijnë ta kapërcejnë apo ta shpojnë këtë pendë deri pak para Kiametit, pas së cilës dalje në tokë do të bëjnë shkatërrime të papara.

Dalja e tyre, në njëfarë mënyre, është një paralajmërim dhe shenjë e afrimit të Ditës së Fundit, prandaj edhe ajetet në vazhdim fillojnë pikërisht me përshkrimin e këtyre çasteve të fundit të kësaj jete dhe fillimin e Ditës së Gjykimit. Në këtë ditë jobesimtarët do të ballafaqohen me veprat dhe amelet e tyre të shëmtuara.

**Koment**

*99. "(Kur të vijë caktimi i Zotit, ose kur të dalin Jexhuxh-Mexhuxhët) Ne bëjmë atë ditë që ata të përzihen si valët njëra me tjetrën. Dhe i fryhet Surit (për herën e dytë), e të gjithë ata i tubojmë."*

Ky ajet, është ajeti ndërlidhës në mes ngjarjes së Dhulkarnejnit dhe dhjetë ajeteve të fundit të sures "El-Kehf", për leximin e të cilëve jemi të porositur nga i Dërguari i Allahut s.a.v.s. Arsyeja e leximit të këtyre ajeteve, që transmetohet në disa rivajete, është ndikimi që ka për t'u mbrojtur nga fitnet e Dexhallit, në prag të Kiametit.

Në lidhje me këtë ajet ekzistojnë dy-tre mendime se kush janë ata që do të përzihen në mes vete, sikurse valët. Mendimi i parë është se këtu nënkuptohen Jexhuxhët dhe Mexhuxhët, të cilët në momentin e çarjes së pendës do të përzihen në mes vete, në përpjekje për të dalë sa më shpejt për të bërë çrregullime e gjakderdhje në tokë. Mendimi i dytë nënkupton përzierjen e tyre me njerëzit, në momentet e daljes së tyre nga penda. Kurse mendimi i tretë nënkupton njerëzit, të cilët në momentet e llahtarshme të Kiametit do të hutohen e do të çorientohen, duke u përzier mes vete sikurse të verbrit që nuk shohin. Allahu e di më së miri, por mendimi i tretë është mendim më i përafërt me të vërtetën, dhe të fle më shumë në zemër, e që nënkupton hutinë e njerëzve në momentet e Kiametit. Kjo sepse edhe vazhdimi i këtij ajeti sqaron se kjo ndodh pikërisht në momentet e ndodhisë së Kiametit, pas së cilës do të pasojë fryrja e dytë në "Sur", dhe njerëzit do të dalin nga varrezat e tyre për në vendin e Llogarisë.

Fryrja e Surit, e përmendur në pjesën e dytë të këtij ajeti, është fryrja e dytë nga meleku Israfil, dhe nënkupton momentin e fillimit të Ringjalljes dhe tubimin e njerëzve në "Mahsher", në pritje për t'u marrë në llogari nga Krijuesi.

Në lidhje me këtë fryrje të dytë jep shenjë edhe ajeti 68-të, i sures "Ez-Zumer": "Dhe i fryhet Surit, dhe bie i vdekur çka ka në qiej dhe në tokë, përveç atyre që do Allahu (të mos vdesin), pastaj i fryhet atij herën tjetër, kur ja, të gjithë ata të ngritur e duke pritur (urdhrin e Zotit)", si dhe shumë hadithe të Resulullahit s.a.v.s., sikurse ky që e transmeton Ebu Hurejra, se i Dërguari i Allahut ka thënë: "Nga qielli do të bjerë një shi dhe do të mbijnë (njerëzit) nga toka ashtu siç mbijnë bimët (perimet), ndërsa te njeriu çdo gjë do të zhduket përveç një ashti që quhet kocka bishtore (pjesa e fundit e boshtit kurrizor). Në Ditën e Kiametit prej tij do të fillojë krijimi."[1]

Nga ky hadith, kuptojmë se ringjallja jonë në shumë aspekte i ngjason rigjallërimit të tokës pas shiut, kur mbijnë e rriten bimët dhe barishtet e tjera. I Dërguari ynë na e konfirmoi një të vërtetë të madhe, të cilën vetëm në shekullin XX-të shkenca na e përafroi në formën e deshifrimit të pjesshëm të ADN-së. Dhe, pikërisht kjo ADN, e cila përmban shënimet e çdo njeriu, që prej Ademit a.s. e deri tek i fundit që do jetojë në këtë tokë, ruhet e paprekur nga shkatërrimi i dhëmbit

të kohës, në vendin e njohur si ashti i fundit i boshtit kurrizor-kërbishti. Pra, çdo asht i trupi tonë do të tretet e kalbet, përveç kësaj kocke të vogël bishtore të quajtur "axhbu dheneb", e cila në terminologjinë shkencore të anatomisë quhet "oss caudalis". Nga kjo pjesë kockore, me lejen dhe urdhrin e Allahut, do të rikrijohet njeriu dhe do rindërtohet trupi i tij, për të dhënë llogarinë në Ditën e Gjykimit.

*100. "Atë ditë jobesimtarëve ua prezantojmë Xhehenemin me një prezantim të hapët (trishtues)."*

Dita kur xhehenemlinjtë do të përballen me trishtimin më të madh të tyre është dita kur atyre u paraqiten pamjet e llahtarshme të Xhehenemit. Atë që e kishin mohuar me ngulm në këtë Dynja, duke qenë të "verbër" dhe duke e injoruar, tash do ta shohin para syve të tyre. Flakët e tij të zjarrta e gllabëruese do të djegin e përpijnë çdo gjë para vetes, pa kurrfarë mëshire. Abdullah Ibn Mes'udi përcjell një transmetim nga i Dërguari i Allahut, që ka thënë: "Do të sillet Xhehenemi atë ditë, dhe do të frenohet nga 70 mijë frerë, ndërsa në secilin fre do të jenë nga 70 mijë engjëj, duke e drejtuar atë."[2]

*101. "Atyre që sytë i kishin të mbuluara ndaj argumenteve të Mia, dhe që nuk mund të dëgjonin (fjalët e Allahut)."*

Tmerrin e Xhehenemit do ta përjetojnë ata që gjatë jetës së kësaj bote i mbulonin sytë ndaj të vërtetës. Ata nuk dëshiruan të kuptojnë se kjo jetë është shumë e shkurtër, por vrapuan pas mirësive të kësaj jete, lukseve e dëfrimeve të shfrenuara. Kur të Dërguarit e Allahut ua përcollën fjalët dhe porositë nga I Lartmadhërishmi, këta i mbyllnin veshët, dhe, madje edhe ngriheshin kundër tyre, herë duke i fyer e keqtrajtuar, e madje disa prej tyre edhe duke i vrarë.

Në lidhje me këtë injorim të tyre mjafton ta sjellim vetëm ajetin e 7-të të sures "Nuh", për të parë arrogancën e jobesimtarëve ndaj të vërtetës hyjnore në të cilën po i thërriste i Dërguari i Allahut-Nuhu a.s.: "Dhe sa herë që unë i thërrisja ata për t'ua falur Ti atyre mëkatet, ata i vendosnin gishtat e tyre në veshë dhe i mbulonin kokat me teshat e tyre, dhe vazhdonin në atë të tyren me një mendjemadhësi të fortë."



*102. "A mos menduan, ata që nuk besuan, se përkundër Meje mund të marrin zota (mbrojtës) robtë e Mi? Ne, për jobesimtarët, e kemi përgatitur Xhehenemin vendpritje."*

Jobesimtarët, ata që shtrembëruan besimin e pastër, po edhe ata që mohuan Ringjalljen dhe Ditën e Gjykimit, duke parë gjendjen e mjerueshme në të cilën tani gjenden, përballë Xhehenemit, do të përpiqen të kërkojnë ndihmë nga ata 'zota' të rremë e iluzore, të cilëve ua kishin falur e kushtuar jetët e tyre, kot së koti. Të gjithë ata që kishin besuar se Uzejri a.s. është "djalë i Zotit", ata që kishin besuar se Mesihu-Isai a.s. është "djalë i Zotit", apo "vetë Zoti", por i personifikuar në trup njeriu që të sakrifikohej për mëkatet e njerëzimit, ata që besuan idhujt e gdhendur, statujat dhe totemët e ndryshëm nëpër shekuj, tash do të kërkojnë ndihmë nga ata që i besuan, por nuk do të marrin dot asnjë përgjigje. Si Uzejri, si Isai a.s., si engjëjt e Allahut, janë robër të Allahut. Janë krijesa të Tij që iu bindën të Lartmadhërishmit, dhe me besnikërinë e dashurinë më të madhe i përfunduan misionet e tyre me të cilët ishin ngarkuar nga i Madhi Zot xh.sh.

Dëshpërimi do të kaplojë fytyrat e këtyre kriminelëve, të cilët pastërtinë dhe kthjelltësinë e besimit e ndërruan me ndyrësinë e kufrit, duke pasuar edhe intrigat e Iblisit-shejtanit të mallkuar. Ajetet në vazhdim pasqyrojnë më së miri realitetin e këtyre turmave të dëshpëruara në Ditën e Llogarisë së Madhe

*103. "Thuaj: A t'ju tregojmë për më të dëshpëruarit në veprat e tyre?"*

*104. "Ata janë aso që veprimi i tyre u asgjësua në jetën e*

*kësaj bote, e megjithatë ata mendojnë se janë duke bërë mirë."*

Prej fitneve më të rënda, të cilat edhe lënë gjurmë të thella për keq, është fitneja e epsheve dhe e pasioneve të ulëta, pra kur njerëzit e ligj e të këqij janë të kënaqur me veprat e tyre të mbrapshta. Madje, ata shumëherë për të arritur qëllimet e tyre të ndyra i shtrembërojnë edhe të vërteta fetare, duke plasuar shpifje e të pavërteta.

Sipas Ibn Arebiut, nën termin "më të dëshpëruarit në veprat e tyre" përfshihen tri kategori njerëzish:

1. Jobesimtarët - që mohojnë Allahun, Ditën e Gjykimit, të Dërguarit e Allahut dhe ngarkesën me obligime;
2. Ata që përpiqen t'i komentojnë gjërat me argumente të paqëndrueshme e të çoroditura. Për këtë grup Allahu xh.sh. flet në ajetin 7 të kaptinës "Ali Imran": "E ata, që në zemrat e tyre kanë anim nga e shtrembëta, ata gjurmojnë atë që nuk është krejt e qartë për të shkaktuar huti, e kinse kërkojnë komentin e tyre."

Në këtë grup hyjnë edhe të gjithë ata njerëz të ditëve të sotme, që fenë e komentojnë sipas qejfeve dhe tekeve të tyre, pa kurrfarë argumenti, dhe;

3. Ata njerëz që i kanë shkatërruar veprat e tyre me syefaqësi dhe mendjemadhësi, duke u pëlqyer vetëm veprat e tyre. Në këtë grup hyjnë të gjithë ata mjeranë që kohën e gjatë të kësaj bote e kaluan në kërkim të kotësive[3]

Nga tërë kjo mund të konstatojmë se ajeti në fjalë është shumë më gjithëpërfshirës sesa këto tri kategori, dhe përfshin të gjithë ata që e besojnë Zotin në mënyrë jo të drejtë, por duke llogaritur se e kanë mirë, por që në fakt janë në lajthitje. Prandaj edhe çdo punë e tyre është e pa vlerë.

*105. "Të tillët janë ata që nuk besuan argumentet e Zotit të tyre, as takimin (ringjalljen) e Tij, andaj veprat e tyre shkuan huq, dhe, në Ditën e Gjykimit atyre nuk do t'u japim kurrfarë vlere."*

Këta njerëz të humbur, të cilët përshkruhen në ajetet paraprake, nuk do të kenë kurrfarë vlere e as pozite tek Allahu xh.sh. Këta, dëlirësinë e besimit e ngatërruan dhe e përlyen me ndyrësitë e kufrit, prandaj edhe e meritojnë dënimin dhe përbuzjen në Ditën kur do të vlerësohen veprat e secilit, pra në Ditën e Gjykimit.

Në të dy Sahihët është transmetuar nga Ebu Hurejre r.a., e ky nga i Dërguari i Allahut, se ky i fundit ka thënë: "Në Ditën e Gjykimit, do të vijë njeriu, i gjatë nga trupi dhe i rëndë në peshë, por tek Allahu nuk do të peshojë as sa një krah i mushkonjës, dhe lexoi ajetin: "...dhe në Ditën e Gjykimit atyre nuk do t'u japim kurrfarë vlere."[4]

Veprat e këtyre të devijuarve do të jenë të pavlera, sepse nuk i kishin bërë për të arritur kënaqësinë e Allahut por për të shuar e kënaqur egot dhe pasionet e tyre të sëmura. Për të tillët Allahu xh.sh. në suren "El-Furkan", ajeti i 23-të thotë: "E Ne i kthehemi ndonjë vepre që e bënë ata, dhe atë e bëjmë hi e pluhur."

*106. "Këtë, ngase shpërblimi i tyre është Xhehenemi, për shkak se nuk besuan, dhe argumentet e Mia e të Dërguarit e Mi i morën për tallje."*

Ata që argumentet hyjnore i morën me tallje, ironi e përbuzje, në Ditën e Gjykimit vetë do të jenë objekt talljeje e nënçmimi. Ky është vetëm fillimi i nënçmimit, sepse pas pak për ta do të pasojë ndëshkimi i përjetshëm në skëterrat e Xhehenemit, duke u përpëlitur në zjarrin që përcëllon e djeg. Shkak i këtij ndëshkimi kaq të tmerrshëm është fakti se në jetën e kësaj bote këta njerëz nuk pranuan dritën e udhëzimit, por pasuan epshet e veta e u bënë pre e djallit të mallkuar, me të cilin bashkërisht dhe përjetësisht do të ndëshkohen në Xhehenem.

**Porosia e këtyre ajeteve**

- Edhe njëherë vërtetohet e dëshmohet Ringjallja pas vdekjes së gjithë krijesave, kohë kur të gjithë njerëzit dhe xhindët do të dalin para Madhërisë së Allahut Fuqiplotë për të dhënë llogarinë e veprave të kësaj bote.
- Në këtë ditë të tmerrshme e të frikshme për jobesimtarët, Xhehenemi do të shfaqet shumë qartë dhe haptazi para mohuesve të Allahut të Gjithëpushtetshëm. Ata në këtë ditë do të jenë të "privuar" të dëgjojnë edhe fjalët e Allahut xh.sh. Ky privim në një mënyrë nënkupton një ndëshkim të dhimbshëm shpirtëror dhe fizik, sepse janë të vetëdijshëm se çfarë tmerri do t'i presë në zjarrin e Xhehenemit.
- Jobesimtarët i kanë bërë gabim llogaritë e tyre kur kanë menduar se do të gjejnë ndihmën dhe përkrahjen e atyre që i kanë adhuruar në vend të Allahut, siç janë Isai a.s., Uzejri a.s. apo engjëjt (melekët) e pastër.
- Ndëshkimi i këtyre të humburve nesër në Ahiret është tre llojesh: Veprat e tyre konsiderohen të asgjësuara e të pavlera; nderi dhe fisnikëria e tyre është e përdhosur, dhe; i pret përbuzja e përbotshme që kulmon me ndëshkimin në Zjarr.
- Ata që tallen me dispozitat dhe fenë e Allahut në këtë botë, do të jenë në vuajtje e mjerim të përjetshëm nesër në Ahiret. *(Vijon)*

(1) Transmetojnë Buhariu, hadithi nr. (4536); dhe Muslimi, hadithi, nr. 141-(2955). (2) Sahihu Muslim, hadithi nr. 29 - (2842). (3) Ahkamul Kuran nga Ibn Arabiu, v.5 f. 358. (4) Sahihul Buhari, hadithi nr. (9274); Sahhu Muslim, hadithi nr. (2227).



Prof. Ass. Dr. Musa Vila

# Zotimet

## Ndalimi i zotimit dhe vendimi i tij

عَنْ ابْنِ عُمَرَ عَنْ النَّبِيِّ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ أَنَّهُ نَهَى عَنْ النَّذْرِ وَقَالَ إِنَّهُ لَا يَأْتِي بِخَيْرٍ وَإِنَّمَا يُسْتَخْرَجُ بِهِ مِنْ الْبَخِيلِ

*Transmetohet nga Abdilah bin Omeri r.a. se vërtet Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar zotimin dhe ka thënë: "Zotimi nuk sjell të mira, por, pa dyshim se me të (zotim) nxirret pasuria nga koprraci."*[1]

Fjala: "*en-nudhuru*" - "zotimet", është shumësi i emrit: *nedhrun* - "zotim", detyrim, njoftim, frikë, shpallje, etj. Thuhet "*fenedhere ala nefsihi*" d.m.th. "*evxhebe ala nefsihi*" – "e ka bërë veten borxhli" (e futi në detyrim) "*en-nedhrul vaxhibu*". Këtu fjala *nedhër* nënkupton detyrimin. Kjo fjalë del edhe në këtë formë: "*nedhere ve endhere*" d.m.th. "*alime ve ea'leme*", "e ka të ditur", "e ka të njohur"; "*havvefe – endhere*" "e ka frikësuar", "ia ka tërhequr vërejtjen". Mirëpo ka hyrë dhe përdoret edhe me kuptim të informimit, a të shpalljes. Në Kuran thuhet:

"Dhe paralajmëroji ata për Ditën e Kiametit!" (Gafir, 18). Pra, "*el-indharu*"-"*el-ia'lamu*" që domethënë paralajmërim. "*Tenadherul kavmu, ej, havvefe bea'duhum bea'dan*" – "E kanë frikësuar njëri-tjetrin."[2]

Zotimi ka të bëjë me atë që njeriu e jep për Zotin. Pra, ai lidhet me përkushtimin për të mirën ose për të keqen.

Me fjalën zotim, në terminologjinë fetare, nënkuptohet: "Të përmbajturit e një individi të moshës madhore në zotimin që nuk është detyrim por është kushtëzuar me ndonjë ndodhi rasti, ose me ndonjë ndodhi të përgjithshme të papërcaktuar."

"Ajo që besimtari e merr si detyrim të vetin, nga sadakaja (lëmosha), adhurimi ose diçka tjetër e ngjashme me këto."

Shembull i zotimit të përcaktuar për diçka jetësore është edhe thënia: "Nëse Allahu e shëron të sëmurin tim, unë do t`ua jap të varfërve pesëdhjetë euro sadaka!" Shembull i "zotimit të përgjithshëm", si thënia: "Unë, për Allahun xh.sh., do t`i fal katër rekate namaz nafile, ose do t`u jap të varfërve tridhjetë euro!" Zotimi i përmendur më lart nuk lidhet me ndonjë rast a ndodhi, por pa marrë parasysh nëse ndodh apo nuk ndodh diçka, prapë zotimi duhet të përmbushet.

### Rrugët e hadithit

Ky hadith është transmetuar nëpër disa rrugë, por të gjitha këto rrugë burojnë nga Ibn Omeri r.a., ashtu siç e kanë transmetuar edhe Ebu Davudi, En-Nesaiju, Ibn Maxhe, ndërsa Tirmidhiu për këtë hadith vetëm sinjalizon.[3]

Të ngjashëm me këtë hadith nga Ebu Hurejra ka transmetuar edhe imam Muslimi. Po si ky hadith është edhe hadithi përkrahës, dëshmues, i transmetuar nga Ebu Hurejra r.a., se vërtet Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Mos u zotoni, megjithëse zotimi nuk ju largon aspak nga përcaktimi i (Allahut xh.sh.), pa dyshim se me



zotim (vetëm) nxirret pasuria nga koprraci."[4]

Për këtë hadith, si përkrahës i tij, Muslimi ka transmetuar edhe dy versione nga Ebu Hurejra r.a., se vërtet Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë:

"Me të vërtetë zotimi nuk do të ofronte asgjë për njeriun nëse Allahu nuk do ta kishte caktuar për të, mirëpo zotimi përputhet me përcaktimin, saqë edhe nga koprraci nxirret diçka, ngase koprracit kurrë nuk do t`i dalë dore ajo pasuri."[5]

**Dispozitat e hadithit dhe mendimet e dijetarëve**

1. Teksti i hadithit tregon se zotimi është i ndaluar, por këtë e dëshmon edhe më tepër transmetimi i Ebu Hurejres: "Mos u zotoni!" Kjo ndalesë është kategorike dhe strikte (haram).

2. Hadithi tregon se zotimi nuk e largon të keqen e as nuk e sjell të mirën.

3. Hadithi tregon se me zotim merret pak pasuri edhe nga koprraci, pra kur ky përputhet me zotimin përcaktues edhe koprraci e realizon premtimin që do ta ketë dhënë. Pejgamberi s.a.v.s. e ka kundërshtuar zotimin që vjen nga koprraci, ngase të tjerët synimet e veta i përmbushin ashtu siç janë përkushtuar, pra për Allahun xh.sh., pa i ndërlidhur fare me zotim.

E para: Sa i përket ndalesës së zotimit në tekst të hadithit shohim se edhe Allahu xh.sh. i lavdëron besimtarët që i përmbushin zotimet.

"Ata janë të tillë që zotimet e veta i përmbushin, sepse i frikësohen ditës kur dëmi i saj ka përmasa të mëdha." (El Insan, 7).

Pejgamberi s.a.v.s. thotë: "Kush zotohet me përkushtim (nënshtrim) ndaj Allahut, le t`i përkushtohet Atij, por kush zotohet për mëkat ndaj Allahut, mos të bëjë mëkat ndaj Tij". 6

Këtu shihet se Allahu xh.sh. dhe i Dërguari i Tij japin udhëzime që të përmbushet premtimi. Atëherë ndalimi kategorik në hadith a mund të konsiderohet haram, apo ky ndalim në tekstet e hadithit edhe mund të komentohet?

Disa dijetarë u mbështetën në tekstin e hadithit dhe e konsideruan të ndaluar (haram), kurse disa të tjerë tekstet e ndalimit i kanë komentuar duke u mbështetur në argumentet që kërkojnë të përmbushet zotimi. Këtë do ta shpjegojmë sipas mendimeve të dijetarëve:

Ibn Ethiri thotë: Ndalimi i zotimit është përsëritur në hadithet e Pejgamberit s.a.v.s., prandaj kjo është përforcim dhe vërtetim i urdhrit të Tij, por edhe kërcënim për të mos e vënë në lojë zotimin. Por, sikur me të të kishte qëllim vetëm frikësimin e ndokujt që të mos shpërdorohej zotimi, do të ishte me vend edhe refuzimi i dispozitës së tij, që do ta hidhte poshtë detyrimin për përmbushjen e tij. Me ndalim zotimi do të trajtohej si mëkat, dhe do të kërkohej të mos zbatohej fare. Por, hadithi thotë se ai (Pejgamberi s.a.v.s.) i bëri me dije se zotimi nuk ishte çështje që shpejtonte dobinë, por as që do ta largonte dënimin. Muhamedi s.a.v.s. thotë: "Mos bëni zotime", d.m.th. mos mendoni se me zotim arrihet diçka që Allahu nuk e ka caktuar për ju, prandaj zotimin mos e merrni si bindje, por realizojeni atë që keni premtuar dhe jeni zotuar se është e domosdoshme."[7]

El Kurtubiju thotë: Ky ndalim i përket atij që thotë, p.sh.: "Nëse Allahu e shëron të sëmurin tim, unë do të jap lëmoshë këtë dhe këtë..." Domethënia e mekruhit te zotimi i sipërpërmendur është se, një njeri pasi e ndërpren veprën e theksuar për qëllim të caktuar, në këtë rast nuk ka për qëllim afrimin tek Allahu xh.sh., ngase ndalet dhe nuk e përmbush zotimin, dhe pason rrugën që çon vetëm në shpagim. Kjo shihet qartë se, sikur Allahu të mos e shëronte të sëmurin e tij, ky njeri nuk do ta shpenzonte shumën për të cilën ishte zotuar ta shpenzonte po të shërohej ai.



Kjo është pasqyrë e gjendjes së një dorështrënguari që nuk jep asgjë pa shpagim. Këtë domethënie e trajton edhe hadithi: "Pa dyshim (se me zotim) nxirret pasuri nga dorështrenjti, të cilën (pasuri) nuk e ka pasur ndërmend ta lëshonte dore ai (koprraci)."

Këtu mund të hyjë bindja e injorantit se me zotim arrihet gjithsesi realizimi i qëllimit, ose Allahu xh.sh. do t`ia realizojë atë kërkesë për hir të zotimit. Me këto dy gjendje lidhet fjala e Pejgamberit s.a.v.s.: "Se vërtet zotimi nuk kthen asgjë në përcaktimin e Allahut xh.sh."

Vërejtja e parë është se: u afrua në pabesim (kufër); kurse e dyta është: bëri gabim trashanik.8

El Kurtubij transmeton mendimin e dijetarëve që këtë ndalim në hadithe e trajtonin mekruh (të urryer – të papëlqyer), dhe thotë: "Mendimi mbizotërues tek unë është se ndalimi ka të bëjë me haramin, për atë që ka frikë nga ajo bindje devijuese (shkatërruese)."

"Prandaj për atë që zotohet, ky zotim i tij është haram, ndërsa mekruh është për atë që nuk e ka bindjen e devijuar."

Ibn Haxheri thotë: "Ky është një shtjellim dhe sqarim i mirë, që e përforcon edhe më shumë tregimi i Ibni Omerit, që në këtë rast është edhe vetë transmetues. Prandaj, në këtë tregim trajtohet ndalimi për zotim, që është i lidhur me këmbënguljen për efektshmëri që duhet ta ketë çështja për të cilën është bërë zotimi. Ky lloj zotimi quhet "nedhrul mexhezatu" - "zotim i lejueshëm". P.sh.: si të thuash: "Nëse kjo çështje do të ishte e suksesshme, do të jepja shumë lëmoshë!" Por zotim edhe më i lartë se ky është "nedhrul teberreri el-mehaddi" - "zotimi krejtësisht i pastër". Ky nuk lidhet me realizimin e synimit, p.sh.: si të thuash: "Për Allahun do të jap lëmoshë këtë dhe këtë!" Por është edhe një lloj i tretë i zotimit, që njihet si "nedhrul galaki" - "zotim nga hidhërimi", si p.sh.: po të thuash: "Nëse i flet filanit do të t`i jap njëzet euro!".[9]

Transmeton Et-Taberij, me sened autentik nga Katade, lidhur me fjalën e Allahut xh.sh.: "Ata janë që zotimet e tyre i përmbushin", pra ai thotë: "Ata zotoheshin për çështje që janë përkushtim ndaj Allahut, si në namaz, agjërim, zeqat, haxh, umre dhe farze, e të tjera." Për këtë arsye Allahu xh.sh. i ka quajtur "el-ebrar" - "bamirës", ku thotë: "Me të vërtetë bamirësit do të pinë nga gota (në Xhennet) pije të përziera me kamfur (kafura)." (El Insan, 5).

**Kjo është e qartë se ata këtë lavdërim nuk e morën për zotim të lejuar.[10]**

El Maziriu dhe El Malikij thonë: "Disa dijetarë mendojnë se qëllimi me hadithin bazë është kujdesi për zotim, por edhe nxitja për ta përmbushur atë. Ky mendim tek unë është larg domethënies së tekstit të hadithit, por ka mundësi që domethënia e hadithit të jetë ajo se vërtet zotuesi duhet të afrohet tek Allahu nëpërmjet zotimit, me shumë vështirësi. Ka të ngjarë që shkaku (i hadithit) të jetë se i zotuari nuk angazhohej për afërsi tek Allahu, përveçse për atë që atij t`i realizohej ajo që donte. Kjo është bërë sikur shpagimi pa e marrë pëlqimin për nijetin e atij që do afërsi tek Allahu. Këtë sqarim e vë në pah thënia e Pejgamberit s.a.v.s. në këtë tekst: "Ai nuk sjell ndonjë të mirë". Edhe citati tjetër: "Me të vërtetë zotimi për njeriun nuk afron asgjë, nëse Allahu nuk e ka përcaktuar për të."

Ky sqarim sikur të ishte i njëjti tekst me hadithin që edhe më parë u potencua.[11]

Është transmetuar nga disa dijetarë se zotimi është i pëlqyeshëm (mustehab), ngase Allahu xh.sh. i lavdëronte ata që i përmbushnin zotimet, prandaj ky ishte mjet që çonte në afërsi me Allahun. dhe me përkushtimin ndaj Tij.

Ibn Errefa Esh-Shafij thotë: "Ka mundësi të ndërmjetësohet dhe të thuhet se ajo që tregon se zotimi është mekruh (i urryer) ka të bëjë me "zotim të lejuar", ndërsa "zotimi i pastër" (i arsyeshëm) është afërsi (ibadet) e pastër, sepse për besimtarin ekziston qëllimi i vërtetë; shpërblimi që merr është i shkallës së vaxhibit, që është më i lartë se shpërblimi me vullnet."[12]

Disa të tjerë zotimin e konsideruan ndalim, por vetëm për ata që kishin krijuar bindje të mos e përmbushnin atë që kërkohej nga ata, sipas zotimit.[13]

Nga kjo konkludohet se ndalimi ka të bëjë me zotimin e lejuar, të papërmbushur, e jo me zotim të pastër (arsyeshëm), sepse ky është ibadet i pastër. Zotimi i lejuar është i lidhur kryekëput me realizimin e interesit. Ky zotim është mekruh për disa shkaqe:

1. Vërtet i zotuari nuk do ta përmbushë zotimin e vet sikur të mos i realizohet qëllimi.
2. Nga frika se disa njerëz do të supozonin se me zotim realizohet qëllimi, ose se Allahu xh.sh. vërtet do të vepronte ashtu siç dëshiron i zotuari, kështu që krijohet bindja se i zotuari sjell dobi ose e pengon të keqen.
3. Ndalimi për të ka ardhur nga frika se njerëzit nuk e përmbushin zotimin, ose pse u vjen vështirë ajo që e ka paraparë, dhe kështu me atë zotim fitohet vetëm mëkati.[14]

Nga kjo kuptohet se mosrealizimi i zotimit është mëkat i rëndë.

Përputhja e ajeteve dhe e haditheve që flasin për shtyrje për nxitje për ta realizuar zotimin, dhe hadithit të Ibn Omerit, me të cilin ndalohet zotimi, bëhet duke e trajtuar ndalimin si zotim të lejuar. Kjo është më mirë sesa të veprohet me disa argumente, kurse disa të tjerë të mos shqyrtohen fare. Me këtë mënjanohet çdo kundërthënie ndërmjet ajeteve dhe hadítheve që nxitin të përmbushet çdo kërkesë, dhe hadithit të Ibn

Omerit që e ndalon zotimin.

Imam El Buhari hadithin e Ibn Omerit e ka futur në kapitullin "Përmbushja e zotimit", dhe thënia e Allahut xh.sh.: "Ata janë që zotimet e tyre i përmbushin", e me këtë sikur ai (të) sinjalizon në përputhje me ajetet dhe me hadithet, ashtu siç thoshte edhe Ibn Haxheri.[15]

E dyta: Pasi i shtjelluam mendimet e dijetarëve lidhur me ndalimin e zotimit sipas tekstit të hadithit, patjetër duhet të ndalemi dhe ta sqarojmë vendimin, (dispozitën) e zotimit te dijetarët.

Imam Et-Tirmidhij transmeton nga disa dijetarë se sahabët e Pejgamberit s.a.v.s. zotimin e kanë konsideruar mekruh.

Abdullah bin Mubarek thotë: "Zotimi është mekruh, si në përkushtim ashtu edhe në mëkate." Nëse njeriu zotohet t`i përkushtohet Allahut dhe nëse e përmbush atë premtim, për të ka shpërblim, mirëpo zotimi i tij është mekruh.[16]

Nga malikinjtë, shafiinjtë, hanbelinjtë është transmetuar se zotimi është mekruh, ngase ekziston ndalimi për të. Për argument kanë se zotimi nuk është përkushtim i pastër ndaj Allahut, dhe me të nuk ka qëllim të pastër, por qëllim ka dobinë personale ose largimin nga ai të së keqës që ka bërë.[17]

Ibn Kudame El Makdesij El Hanbelij thoshte: "Zotimi nuk është i pëlqyeshëm (mustehab)." Ibn Omeri transmeton nga Pejgamberi s.a.v.s. se e kishte ndaluar zotimin, dhe ka thënë: "Ai nuk sjell ndonjë të mirë, por pa dyshim me të (zotim) nxirret pasuri edhe nga dorështrenjti." Ky është ndalim i shkallës mekruh, e jo i shkallës haram, se sikur të ishte haram Allahu xh.sh. nuk do t`i lavdëronte ata që e përmbushin zotimin, sepse mëkati i tyre kur ia mësyjnë haramit është më i rëndë sesa përkushtimi ndaj Allahut për realizimin e tij, dhe, sikur zotimi të ishte i pëlqyeshëm, do ta bënte Pejgamberi s.a.v.s., do ta bënin edhe sahabët e tij.[18] Ai gjithashtu, tha: "Të gjithë myslimanët janë të një mendjeje se zotimi në përgjithësi është i vlefshëm, dhe po të realizohet si duhet do të ishte për-kushtim."

El Kadi Ijjad thotë: Drejtimi i Malikut mendon se zotimi është "lejuar (mubah)", përveç nëse është i vazhdueshëm dhe nëse përsëritet kohë pas kohe. I vështirë është realizimi i tij, nëse veprimin e kryen sipas rregullit dhe pa nijet (qëllim) të mirëfilltë, pra atëherë është mekruh (e urryer).[19]

Te drejtimi hanefi, si përfundim, zotimi me përkushtim për Allahun xh.sh. është "i lejuar (mubah)", duke marrë parasysh nëse është zotim i përgjithshëm apo i lidhur me kushtëzim, por mu aty ku caktohet kushti përmbushja është vaxhib. Për mbështetje merret Kurani, Syneti, Ixhmai dhe Analo-gjia.[20]

Ibn Hazmi thotë: "Zotimi, në përgjithësi, është i ndaluar, por nëse bëhet duhet të çohet në vend".[21]

Ibn El Arebiju thotë: "Zotimi i përngjan lutjes, por nuk e kthen përcaktimin mirëpo është me të. Lutja është e lejuar, kurse zotimi është i ndaluar. Ngase lutja është ibadet i ngutshëm me të cilin njeriu shpreh orientim, nënshtrim dhe modesti para Allahut xh.sh., ndërsa zotimi e vonon ibadetin (adhurimin) derisa të arrihet dhe, lihet puna për aq kohë sa të bëhet e domosdoshme.[22]

Es-Sananij ka thënë: "Të thuash se zotimi është haram, këtë e mbështet hadithi. Por ky pohim edhe më tepër përforcohet me atë se ai nuk sjell asgjë të mirë." Me zotim nga pasuria e koprracit ndahet një pjesë që konsiderohet humbje e pasurisë, por humbja e pasurisë është haram. Zotimi me pasuri është haram, sipas tekstit të hadithit: "Pa dyshim me zotim nxirret pasuria e koprracit."

Por, sa i përket zotimit për namaz, për agjërim, zekat, haxh, umre, etj., këto detyrime nuk i nënshtrohen ndalimit. Këtë e vërteton hadithi që e transmeton Et-Taberani, me sened autentik nga Katade, lidhur me ajetin e Kuranit: "Ata janë të atillë që i përmbushin zotimet e veta", dhe thotë: "Ata zotoheshin për namaz, për agjërim dhe për të gjitha farzet e tjera."[23]

Themi: Ndarja për zotim të pasurisë dhe për zotim me ibadet nuk është e ndaluar, por zotimi lidhur me pasurinë është i ndaluar, dhe kjo sipas hadithit: "Pa dyshim me zotim nxirret pasuria e koprracit."

Pa dyshim kjo është ndarje e përshtatshme me orientim të thelluar, po përse të mos cilësohet koprrac edhe ai që është përtac në detyrime. Këtë e gjejmë në hadithin e njohur:

"Koprrac është ai tek i cili përmendem unë, por që nuk më përmend mua me salavat."[24]

Këtë e ka transmetuar En-Nesaiu, kurse Ibn Hibani e verifikoi si të vërtetë. *(Vijon)*

(1) Sahihu Muslim, v. 3 f. 1261. Fet`hul Bari, v. 14, f. 389. (2) Lisanul areb, v. 7, f. 54. En-Nihaje, v. 5, f. 39. (3) Sunen Nesaij, v. 7, f. 16. Tuhfetul Ahvedhij, v. 5, f. 140. (4) Sahihu Muslim, v. 3, f. 1261. Sunen En-Nesaij, v. 5, f. 16. (5) Fet`hul Bari, v. 14, 390. Sahihu Muslim , v. 3, f. 1262. (6) Fet'hul Bari, v. 14, f. 392. Tuhfetl ahvedhij, v. 5 f. 123. (7) Ibn Ethir, En-nihaje , v. 5 f. 39. (8) Fet`hul Bari, v. 14, f. 389. (9) Po aty, El mugnij, v. 9, f. 2. (10)Po aty, (11) Fet`hul Bari, v. 14, f. 387.(12) Po aty. (13) Po aty. (14)Ez-zevaxhir an iktirabil kebair, v. 2, f. 175. 15Fethul Bari, v. 14, f. 389.(16)Tuhfetul ahvedhi, v. 5 f. 140. (17) El mugnij, v. 9 f. 2. (18) Fet`hul Bari, v. 13 f. 388. (19) Fet`hul Bari, v. 13 f. 388. (20)Bedaiu sanaiu, v. 5 f. 90. (21) El Mehala, v. 8 f. 2 El Mesele: 1114. (22) Subulu selam, v. 4 f. 111. (23) Po aty (24) Fet`hul Bari, v. 14 f. 389.



Mr. Ekrem Maqedonci

# Israja dhe Miraxhi

"I lartësuar është Allahu, që i mundësoi robit të vet (Muhamedit a.s.) që brenda një nate të udhëtojë nga Mexhidul-Harami (Qabeja) deri te Mesxhidul-Aksaja (Kudsi), rrethinën e së cilës e kemi bekuar, në mënyrë që njerëzve t'u tregojmë disa nga argumentet tona. Vërtet Allahu dëgjon dhe sheh çdo gjë" (El Isra, 1).

Ajo çka është interesante nga jeta e Pejgamberit a.s është fakti se ajo është e stërmbushur me ndodhi, ngjarje dhe mësime. Prej fëmijërisë e deri te vdekja e tij dijetarët kanë vërejtur urtësitë dhe dobitë e ndodhive të jetës së tij, e sidomos pas shpalljes. Këtë na e tregoi edhe Allahu në Kuranin famëlartë, ku tha: "Vërtet ju keni shembull të mirë të Dërguarin e Zotit..." Prandaj, edhe ndodhia e Israsë dhe Miraxhit ishte e tillë, sepse nga kjo ngjarje lindën mësime e obligime që myslimanët me to do jetojnë deri në Ditën e Gjykimit.

### Domethënia e fjalës Isra dhe Miraxh

Fjala Isra në aspektin gjuhësor do të thotë "ecje natën", ndërsa në terminologjinë fetare me këtë fjalë kemi për qëllim udhëtimin tokësor të Pejgamberit a.s. brenda natës, nga Meka (Qabeja) deri në Palestinë (Mesxhidul-Aksa).

Ndërsa, fjala "Miraxh" në aspektin gjuhësor do të thotë "ngjitje lart", e në terminologjinë fetare me fjalën miraxh kuptojmë udhëtimin (ngritjen lart) e Pejgamberit a.s. nga toka (saktësisht nga Mesxhidul-Aksa) drejt horizontit qiellor, deri në Sidretul-Munteha, atje ku Zoti i Madhërishëm nuk ia mundësoi arritjen askujt tjetër përveç robit të Tij, Muhamedit a.s. Pra, Israja dhe Miraxhi është udhëtimi i Muhamedit a.s. nga Meka në Kuds, dhe nga aty në horizontet qiellore, me ndihmën e Allahut të Madhërishëm.

### Ndodhia e Israsë dhe Miraxhit

Kjo ndodhi, sipas shumicës së historianëve, kishte ndodhur në vitin e 12-të të pejgamberisë, në natën e 27-të të muajit Rexhep, një vit para se Muhamedi të shpërngulej prej Mekës për në Medinë.[1] Historianët kanë vërejturse kjo ngjarje kishte ndodhur në një kohë shumë delikate, në një kohë që kur Muhamedi a.s. u sprovua më shumë se çdoherë. Para kësaj kishte ndodhur vdekja e dy personave të dashur të Pejgamberit a.s., prej të cilëve ai gjente mbrojtje dhe përkrahje shumë të madhe. I kishte vdekur Ebu Talibi dhe Hatixheja r.a. Para kësaj ngjarje ndodhi edhe bojkoti i tij nga







mushrikët e asaj kohe, të cilët vendosën që në asnjë mënyrë të mos bashkëpunohet apo bashkëjetohet me Muhamedin a.s. Pikërisht atëherë pengohej respektimi i fesë, pengohej namazi në Qabe, ndodhnin tortura dhe persekutime ndaj Muhamedit a.s dhe pasuesve të tij. Pas gjithë këtyre sprovave që Pejgamberi a.s. ballafaqohej, erdhi udhëtimi i Israsë dhe Miraxhit, si një ngjarje, ndodhi, ndihmë e jashtëzakonshme për Muhamedin a.s. Ai u ftua për një vizitë të jashtëzakonshme te Krijuesi i Gjithësisë. Aty do takohej me pejgamberët e mëhershëm, të cilët do ta përkrahin dhe mbështesin në rrugën e Tij të pejgamberllëkut. Aty, me sytë e tij, Muhamedi a.s. do ta shihte Xhenetin, Xhehenemin, e shumë gjëra tjera që për ne janë të njohura vetëm përmes shpalljes.

### Mësimet që burojnë nga ndodhia e Israsë dhe Miraxhit

*Israja dhe Miraxhi, ndodhi e rëndësishme për myslimanët.*

Allahu Fuqiplotë, rëndësinë e kësaj ngjarjeje jo vetëm që e regjistroi në Kuranin famëlartë, por edhe një kaptinë të tërë e emërtoi me këtë emër, dhe kjo për t'i bërë besimtarët të kuptojnë se Allahu Fuqiplotë ndodhitë e tilla e të jashtëzakonshme i bëri vetëm për të Dërguarit e Tij. Dijetarët islamë këtë ngjarje e konsiderojnë si muxhize (mrekulli) që iu dha Muhamedit a.s. në kohërat më të vështira të Tij.[2]

*Përforcimi i Muhamedit a.s. në rrugën e pejgamberllëkut të tij.*

Siç e përmendëm edhe më lart, ndodhia e Israsë dhe Miraxhit ndodhi atëherë kur Muhamedi a.s. kaloi kohërat më të vështira të jetës së Tij. Prandaj, ajo që kishte parë dhe kishte përjetuar me rastin e Miraxhit vërtet ishte një përforcim dhe inkurajim i vazhdimit të misionit të tij drejt udhëzimit të njerëzimit. Ai edhe pse ishte i paluhatur në këtë rrugë, por ky rast e qetësoi dhe e rifreskoi për t'i tejkaluar të gjitha vështirësitë dhe pengesat që përballet me to. Kjo për arsye se e kuptoi që ndihma e Zotit është afër tij në çdo moment.

### Trimëria e Muhamedit a.s.

Nuk ishte lehtë për Muhamedin a.s. për ta kumtuar atë udhëtim dhe atë që kishte parë në Miraxh, sidomos kur dihet fakti se popullata në atë kohë nuk dinin që ta pranonin "Zotin Një" e lëre më pranimin a atyre gjërave që kishte përjetuar dhe kishte parë Muhamedi a.s., e të cilat mendja e njeriut nuk mund t'i akceptojë (përveçse përmes shpalljes). Për këtë arsye disa dijetar kanë vënë në pah trimërinë e Muhamedit a.s. për t'u



ballafaquar me kurejshitët, dhe për t'ua sqaruar atyre këtë ndodhi mbinatyrore që i kishte ndodhur.

### Pas vështirësive vjen lehtësimi.

Disa nga dijetarët konkludojnë se Zoti xh.sh. pas çdo vështirësie çon lehtësime. Muhamedi a.s. kaloi në etapa të vështirësive, sprova të rënda, bojkote e tortura të ndryshme, mirëpo në fund Zoti e nderoi me ftesën që ia bëri për vizitën e tij në qiell, në ato sfera qiellore ku nuk kishte arritur asnjë njëri. Sikur Zoti dëshiroi t'ia konfirmojë ndihmën e Tij të pakontestueshme për misionin e tij.

### Dallimi i besimtarëve të vërtetë nga ata të luhatshmit.

Israja dhe Miraxhi ishte ndodhi që mendja e njeriut nuk mund ta akceptonte lehtë, sepse ishte prej çështjeve enigmatike për mendjen e njeriut. Prandaj, për ata besimtarë që zemrat e tyre ishin të stërmbushura me iman, ky nuk ishte problem për ta besuar atë, ndërsa ata që nuk ishin besimtarë të vërtetë, ata filluan ta shfaqnin dyshimin dhe skepticizmin e tyre. Ebu Bekri r.a., me të dëgjuar për këtë rast, para parisë së kurejshitëve deklaroi: "Nëse këtë e ka thënë i Dërguari i



Allahut, atëherë ai e ka thënë të vërtetën, dhe kjo është e vërtetë."[3] Prandaj, Muhamedi a.s. pas kësaj ndodhie me lehtësi dalloi besimtarët e vërtetë nga të dyshimtit, dhe filloi përgatitjet e tij për hixhret, si dhe formimin e shtetit. Ai vazhdoi misionin e tij me njerëz të sinqertë, stoikë dhe të paluhatshëm në rrugën e tyre drejt përhapjes së fjalës së Allahut xh.sh.

**Rëndësia e namazit.**

Zoti i Madhërishëm me urtësinë e Tij ka zgjedhur kohën e duhur dhe vendin e përshtatshëm për obligueshmërinë e të gjitha normave që konsiderohen të rëndësishme. Prandaj, edhe rëndësia e namazit, si shtyllë e fesë, kuptohet nga mënyra e obligueshmërisë së tij.[4] Për të gjitha normat tjera Allahu ka zbritur ajete kuranore në tokë, ndërsa për obligueshmërine e namazit Allahu Fuqiplotë e ka marrë Pejgamberin a.s. dhe e ka ngritur në sferat dhe horizontet qiellore, dhe më pas ia ka obliguar atë, atij dhe Ymetit të tij. Për këtë arsye dijetarët islamë theksojnë se namazi është i vetmi ibadet që është obliguar në sferat qiellore, për të sinjalizuar lidhjen e besimtarit me Zotin xh.sh, si dhe ngritjen shpirtërore para Zotit.

**Rëndësia e luftimit të dukurive negative.**

Pejgamberi a.s. në Miraxhin e tij, sa ishte në vizitë në sferat e larta qiellore, pa disa njerëz që vuanin dënimet e tyre, e që ishin për vepruesit e dukurive negative si p.sh.: amoralitet, kamatë, ngrënie të pasurisë së jetimit, etj. Dijetarët islamë theksuan se Zoti i Madhërishëm dëshiroi që Muhamedin a.s. për së afërmi ta njoftojë për rëndësinë e luftimit të këtyre dukurive, të cilat shkatërrojnë shoqërinë, ose, në të kundërtën, çdo veprues i këtyre dukurive do ta marrë shpërblimin meritor para Zotit xh.sh.[5]

**Rëndësia dhe vlera e Mesxhidul-Aksasë te myslimanët.**

Edhe zgjedhja e Mesxhidul-Aksasë për Miraxh në vete ka një mesazh shumë domethënës. Dr. Muhamed Ali Es-Salabi thotë: "Nga kjo ndodhi kuptohet rëndësia e Mesxhidul-Aksasë për myslimanët, dhe kjo nga fakti se ishte vendudhëtim, dhe aderim i Pejgamberit a.s për Miraxhin. Gjithashtu, ajo ishte kibla e myslimanëve për periudhën mekase. Dhe, ky ishte një sinjal dhe indikacion për myslimanët që ta donë Mesxhidul-Aksanë, sepse ajo është e shenjtë dhe e bekuar fetarisht."[6]

**Unifikimi i qëllimeve të legjislacioneve hyjnore.**

Misioni i Muhamedit a.s. ishte i ngjashëm me misionet e Pejgamberëve të mëhershëm, sepse të gjithë Pejgamberët e Zotit thirrnin në besimin në Zotin Një, dhe adhurimin e Tij. Prandaj, takimi i Muhamedit a.s. me Pejgamberët e tjerë gjatë udhëtimit të tij në horizontet qiellore, siç ishin: Ademi a.s, Isai a.s, Jahajai a.s, Jusufi a.s, Idrisi a.s, Haruni a.s, Musai a.s, dhe Ibrahimi a.s., ishte një mbështetje dhe konfirmim prej tyre për mesazhin dhe pejgamberllëkun e Muhamedit a.s.

Në fund, theksojmë se nga e gjithë ajo që u tha më lart mund të kuptojmë se historia e Muhamedit a.s. duhet të mësohet me përpikëri, dhe duhet kuptuar se ndodhitë që kanë ndodhur në jetën e tij nuk janë vetëm ngjarje historike, por ato janë ndodhi që në vete ngërthejnë dobi dhe mesazhe të shumta për shoqërinë dhe Ymetin islam në përgjithësi.

(1) Es-siretu Nebevije fi Davil-Kurani ve Suneti (1/417-418) Muhamed bin Muhamed Ebu Shehbeh. (2) Es-siretu Nebevije fi Dav El mesadir El aslijeh (1/281), pr.dr. Mehdi Rizkullah Ahmed. (3) Transmeton Hakimi në Mustedrek (3/62-63). (4) Sepse namazi është bërë obligim sa Pejgamberi a.s. ishte në Miraxh. (5) Es-siretu Nebevije f. (220-236) Muhamed Muteveli Esh-sharavi. (6) Es-siretu Nebevijeh- Ard vekai ve tahlil Ahdath (1/390) Dr. Alij Muhamed Es-Salabi.



Isa Tërshani

# Përkujtimi i Israsë dhe Miraxhit

"Ai (Muhammedi) vërtet pa disa nga shenjat më të mëdha të Zotit të vet." (En Nexhm,18).

Në jetën e kësaj bote pati shumë ngjarje e ndodhi të ndryshme. Përkujtimi ndaj disave përfundoi me vetë përfundimin e tyre, ose pas një kohe. U harruan sikur të mos kishin qenë fare, për arsye se në to nuk gjendeshin elemente të nevojshme për një përkujtim të përhershëm. Nuk ishin aq të rëndësishme dhe nuk zgjonin ndonjë interesim të madh, ose patën të bëjnë me ndonjë person të parëndësishëm.

Një ndër përkujtimet më madhështore në historinë islame, dhe më të gëzuara për myslimanët anekënd botës, pa dyshim se është përkujtimi i "Natës së Israsë dhe Miraxhit", kur Allahu xh.sh. e ngriti, e nderoi dhe e respektoi robin e Vet, Muhamedin a.s., përmes të cilit Allahu xh,sh. u dhuroi robërve të Tij shumë të mira dhe begati që askujt tjetër para tij nuk i kishte dhënë.

Gjatë kësaj nate madhështore myslimanët e tërë botës tubohen nëpër xhami e amfiteatro, dhe aty përkujtojnë detajet e kësaj ngjarjeje të jashtëzakonshme e të papërsëritur në historinë e njerëzimit. Kujtojnë këtë ngjarje që i ka ndodhur të Dërguarit të Zotit para 14 shekujsh, dhe nxjerrin këshilla e shembuj, sjellin ndërmend kujdesin e Allahut xh.sh. ndaj të Dërguarit të Tij fisnik, dhe janë të vendosur se do të largohen nga çdo amoralitet, do të pasurohen me sjellje të lavdëruara, si dhe do të përtërijnë betimin e tyre para Zotit të Lartmadhërishëm, sinqeritetin ndaj të Dërguarit të Tij dhe qëndrimin në fenë e Allahut.

Israja dhe Miraxhi, pas Kuranit, është një nga muxhizet më të dalluara të Pejgamberit të Allahut, Muhamedit a.s., e cila e ngacmon logjikën e njeriut normal dhe e bën të meditojë më tepër rreth Krijuesit të Gjithësisë dhe fuqisë së Tij të pakufishme. Ndërsa, për besimtarin paraqet stimulim për forcimin e besimit dhe ngritjen e shkallës së vetëdijes së tij fetare.

Allahu xh.sh. e ndihmoi dhe e përkrahu të Dërguarin e Tij, Muhamedin a.s., me shumë muxhize-mrekulli. Disa nga ato mrekulli kanë qenë në formë materiale e konkrete, të cilat i panë edhe njerëzit kur ato ndodhën, siç qenë p.sh.: rrjedhja e ujit nga gishtat e bekuar të tij, vranësira që i bënte hije pa u ndarë nga ai, çarja e Hënës për hir të tij, si dhe shumë mrekulli të tjera. Mirëpo, Muhamedi a.s. pati edhe një mrekulli të madhe, të cilën njerëzve nuk iu dha mundësia ta shohin kur ajo ndodhi, siç qe p.sh.: arritja e tij në Sidretu-Munteha, për të parë argumentet e Allahut në qiej. Pejgamberi a.s. arriti në vendin më të lartë, madje edhe se vetë meleku më i afërt tek Allahu xh.sh., Xhibrili a.s. Te Sidretu-Muntehaja, Xhibrili a.s. qe ndalur, kurse Pejgamberi a.s. pati vazhduar më tutje.

Pasi jemi duke folur për këtë mrekulli të madhe, Isranë dhe Miraxhin, duhet thënë se Allahu xh.sh. e veçoi vetëm të Dërguarin e tij, Muhamedin a.s. me këtë veçori, sepse nuk pati asnjë të dërguar tjetër përveç tij që u ngjit në qiell e arriti deri te sferat më të larta, e që u kthye prej andej në të njejtën natë, për të vazhduar prapë jetën në tokë.[1]

### Ç'është Israja dhe Miraxhi?

Isra quhet udhëtimi i Muhamedit a.s. në një pjesë të natës prej Mesxhidi-Haramit (Qabesë) në Mekë, deri në Mesxhidi-Aksa, në Kudsi Sherif-Palestinë.

Ndërsa Miraxh quhet ngjitja e të Dërguarit të Allahut prej Mesxhidi-Aksasë në sferat e larta qiellore.

### Kur ndodhi Israja dhe Miraxhi?

Ekzistojnë shumë mendime për atë se kur ka ndodhur Israja dhe Miraxhi, por ajo që dihet mirë është se Israja dhe Miraxhi kanë ndodhur para shpërnguljes së të Dërguarit të Allahut për në Medine. Sipas historianit të njohur Ibn Sa'd, kjo ka qenë diku tetëmbëdhjet muaj para shpërnguljes së Muhamedit a.s., në muajin Rexheb.

### Si ndodhi Israja dhe Miraxhi?

"Pa të meta është Lartmadhëria e Atij që robin e Vet e kaloi në një pjesë të natës prej Mesxhidi-Haramit (prej Qabesë) gjer në Mesxhidi-Aksa (Bejti Mukaddes), rrethinën e të cilës Ne e kemi bekuar, (ia bëmë këtë



udhëtim) për t'ia treguar atij disa nga argumentet Tona. Vërtet, Ai është Dëgjuesi (i fjalëve të Muhamedit), Pamësi (i punëve të Muhamedit)." (El Isra, 1).

Në këtë citat të Kuranit përmendet edhe qëllimi i këtij udhëtimi, që siç thuhet ishte që Muhamedit a.s. t'i bëhej e mundshme t'i kuptonte dhe t'i përjetonte disa nga argumentet e Krijuesit Fuqiplotë, të shikonte gjëra e ngjarje të çuditshme, nëpërmjet të cilave manifestohet fuqia e Allahut xh.sh.

Ka shumë transmetime që e përshkruajnë këtë ndodhi: Pasi iu pastrua zemra të Dërguarit të Allahut në Mekë, ai u nis për në Bejtul-Makdis-Palestinë, me Burakun (mjet udhëtimi) e në përcjellje të Xhibrilit. Pas arritjes në këtë vend, ai e lidh Burakun për hallken e derës së xhamisë, dhe aty fal namaz bashkë me pejgamberët tjerë, ku bëhet edhe imam i atyre.

Sipas disa dijetarëve, këtë namaz Muhamedi a.s. e ka falur bashkë me pejgamberët, por pasi ka zbritur prej Miraxhi.

Megjithatë, pas faljes, bashkë me Xhibrilin a.s. niset për në sferat e larta qiellore, dhe në qiej takohet me pejgamberët e mëparshëm, të cilët i përshëndet, e edhe ata ia kthejnë përshëndetjen, si dhe i dëshirojnë mirëseardhje dhe e rikonfirmojnë besimin në pejgamberinë e tij. Ai u takua me Ademin a.s., Jahjanë, Isain, Harunin, Musain a.s., dhe në qiellin e shtatë edhe me Ibrahimin a.s. Pastaj ngrihet në Sidretu-Munteha, pikën më të lartë, e pastaj në horizontet tjera të Allahut xh.sh.[2]

**Çka pa Pejgamberi a.s. gjatë këtij udhëtimi?**

Gjatë këtij udhëtimi Muhamedit a.s. iu treguan disa forma të denimit të mëkatarëve, si p.sh.: ngrënësit e pasurisë së jetimëve dënoheshin me ngrënien e gurit të zjarrtë, e që u dilte poshtë, nga porta e trupit, pastaj pa se si zinaqarët – lavirët kishin para tyre mish të majmë e të mirë dhe të pastër dhe mish të ligë e të qelbur, e megjithatë ata zgjedhnin mishin e qelbur e të ligë, kurse s'merrnin nga mishi i mirë. I çuditur nga ajo që pa, Pejgamberi a.s. e pyeti Xhibrilin a.s. se kush ishin këta njerëz. Xhibrili a.s. iu përgjigj se ata ishin kurorëshkelësit, që lanë mishin e mirë dhe hallall, dhe morën mishin e qelbur e haram."[3]

Nga gjërat tjera që pa janë edhe njerëzit me thonj prej bakri, me të cilët çirrnin fytyrat dhe krahërorët e tyre. Kur e pyeti Xhibrilin a.s. se kush ishin këta, ai tha: "Këta janë ata që përgojojnë të tjerët, dhe që flasin mbi nderin e grave".

Pastaj, Pejgamberi a.s. thotë: "Kaluam pranë një grupi njerëzish që e coptonin mishin nga pjesët e trupit të tyre, dhe e përtypnin, e edhe u thuhej: "Hani, ashtu si e keni ngrënë mishin e vëllaut tuaj!" E pyeta Xhibrilin kush janë këta, e ai më tha: "Këta janë përgojuesit."

Ai kishte parë disa njerëz që me gërshërë i prisnin gjuhët dhe buzët e tyre, e saherë që i prisnin ato riktheheshin ashtu siç kishin qenë më parë. "E pyeta Xhibrilin kush janë këta. Ai tha: "Këta janë njerëzit që bëjnë përçarje në popull dhe janë të vetëdijshëm për të."

Pamje tjetër ishte: "Nga një shkëmb i vogël doli një dem i madh. Ai dëshironte të kthehej atje nga kishte

dalë, por nuk kishte mundësi. “Ç'është kjo, o Xhibril?”, e pyeta, e Ai më tha: “Ky është njeriu që flet një fjalë të rëndë, pastaj pendohet për atë që ka thënë por nuk ka mundësi ta kthejë prapa.[4]

Të gjitha këto thënie të Pejgamberit a.s. e thërrasin njeriun që ta thotë të vërtetën, dhe fjalës t'ia ruaj shejntërinë e saj, e që Allahu i Lartmadhërishëm po këtë e ka dashur nga secili, pra që ta ruajë fjalën, nderin, moralin, dhe pozitën e lartë që e ka.

Sa e sa shembuj kemi në shoqërinë tonë, njerëz të cilët flasin nevojë e pa nevojë, pastaj njerëz të atillë që përgojojnë njerëzit e vyeshëm dhe të mirë. Sepse ai që ia bën gropën vëllait të vet, vetë do të jetë viktima, e pas zgjimit të ndërgjegjes mundohet ta mohojë dhe të pendohet për atë që e ka thënë, por atëherë nuk ka mundësi ta bëjë.

Muhamedi a.s. kishte parë edhe një grup njerëzish që mbillnin, dhe në të njëjtën ditë korrnin. Posa e korrnin, kthehej (mbjellja) siç ishte. “Ç'është kjo kështu, o Xhibril?”, kishte pyetur Pejgamberi a.s.? “Këta janë luftëtarët në rrugën e Allahut xh.sh. - vepra e mirë shpërblehet shtatëqind herë. Çdo gjë që kanë sakrifikuar ose kanë bërë, i shoqëron. Ndërsa Allahu është kujdestari më i mirë.”, i qe përgjigjur Xhibrili a.s.

Pastaj kishte ardhur në një luginë, ku ishte një erë e freskët dhe e këndshme, erë myshku, e aty dëgjoheshin edhe zëra. “Ç'është kjo, o Xhibril, pyeta.”, e ai u përgjigj: “Ky është zëri i Xhenetit, që thotë: “O Allah, më jep atë që më ke premtuar, të plota janë dhomat e mia, drita ime, mëndafshi im, vendqëndrimi im, margaritari im, gurët e mi të çmuar, argjendi dhe ari im, gotat e mia, toka dhe gurët e mi, mjalti im, uji im, qumështi im, pijet e mija, shërbëtorët e mi janë të shumtë, prandaj më dhuro, o Zot, atë që më ke premtuar!” E Allahu i Madhëruar i thotë: “Yti është secili mysliman e myslimane, secili besimtar e besimtare, secili nga ata që kanë besuar pejgamberët e Mi, ka punuar mirë dhe nuk më ka bërë shok ose rival. Kush frikësohet prej Meje, ai është i sigurt, ai që më lutet, atij do t'i pranohet lutja. Kush më huazon diçka, unë do t'ia kthej, e kush mbështetet në Mua, Unë i mjaftoj. Unë jam Zoti. Hyjni tjetër nuk ka, dhe unë nuk e shkel premtimin Tim. Të shpëtuar janë besimtarët e vërtetë, ndërsa i Lavdëruar është Allahu, Krijuesi më i mirë”. “I kënaqur jam”, tha Xheneti. [5].

### Në Miraxh u bënë farz pesë kohë namaz

Këtë natë Pejgamberit a.s. i jepet dhurata shumë e çmuar për popullin e vet, ashtu që edhe ata të kenë rast ta përjetojnë Miraxhin, pra iu bë obligim namazi. Obligimi i tij u desh të bëhet drejtpërsëdrejti nga qielli, e jo si obligimet tjera. Vetë fakti që këtë obligim Pejgamberi a.s. e mori në këtë shkallë kaq të lartë, flet për rëndësinë që ka ai për Ymetin e tij. Falja e tij përfaqëson obligimin bazë në Islam, menjëher pas dëshmisë se: “Nuk ka zot tjetër pos Allahut, dhe se Muhamedi është i Dërguari i Tij.”

Pasi Pejgamberi a.s. u kthye prej këtij udhëtimi, të nesërmen për këtë i lajmëroi edhe mekasit. Me këtë rast disa besimtarë të luhatshëm, që ende nuk u ishte thelluar imani në zemrat e tyre, nuk e besuan, ndërsa pabesimtarët filluan të talleshin edhe më tepër, duke e nënçmuar Pejgamberin a.s. për një gënjeshtër të çuditshme. Ata filluan luftën e tyre psikologjike kundër tij dhe besimtarëve, duke thënë se një rrugë që ne e kalojmë për disa javë, ky pretendon ta ketë kaluar brenda një pjese të natës.

Përkujtimi i kësaj ndodhie ka dobi të shumta, edhe pse ne përmendëm shumë pak gjëra që kishte parë Pejgamberi a.s. gjatë këtij udhëtimi të papërsëritshëm. Ky përkujtim i kësaj nate mbeti në kujtesën e njerëzve deri në ditët e sotme, e do të mbetet deri në Ditën e Kiametit, sepse Zoti xh.sh. jo vetëm që e përmendi në Kuranin famëlartë, por edhe një kaptinë të tërë e titulloi me këtë emër, “El Isra”.

Në jetën e kësaj bote pati shumë ngjarje e ndodhi të ndryshme. Përkujtimi ndaj disave përfundoi me vetë përfundimin e tyre, ose pas një kohe. U harruan sikur të mos kishin qenë fare, për arsye se në to nuk gjendeshin elemente të nevojshme për një përkujtim të përhershëm. Nuk ishin aq të rëndësishme dhe nuk zgjonin ndonjë interesim të madh, ose patën të bëjnë me ndonjë person të parëndësishëm. Kur mësojmë për pesonalitetet e kësaj ngjarjeje, e që ishin: Muhamedi a.s.- i Dërguar i Zotit për të gjithë njerëzinë; Xhibrili a.s.- bartësi i të gjitha shpalljeve te të gjithë pejgamberët, mandej skena në të cilën ndodhi dhe u zhvillua ngjarja si: Meka dhe Qabeja, Jerusalemi dhe Mesxhidi-Aksaja, pastaj edhe qiejt e lartë deri në Sidretu Munteha, domosdo se ndikojnë në madhështinë dhe respektin e kësaj ngjarjeje, që të mbetet kujtim i përhershëm në zemrat dhe mendjet e njerëzve.[6]

(1) Muhamed Muteveli Esh-Sha'ravi, Mrekullia e madhe Israja dhe Miraxhi, Shtëpia bobtuse “Dituria Islame” Përktheu: Resul Rexhepi, Sadik Mehmeti, 2005, f. 7. (2) Bashkim Aliu. Mozaiku Islam, Furkan 2014, Shkup, f. 117. (3) Vehbi Sulejman Gavoçi, Pejgamberi Muhamed a.s. -Jeta dhe vepra-Furkan Shkup, 1994, f. 114. (4) Amër Halid, Gjurmëve të të Dashurit tonë, Shkup, 2006, f. 171. (5) Kështu fliste Muhamedi a.s. 1.Përktheu Jahir ef. Beqiri, Prishtinë, 1994, f. 45. (5) Sherif Ahmeti, Komente dhe mendime Islame, Prishtinë, 1995, f. 152.

Mr. Ejup Haziri

# Deri ku ngrihen duart? (III)



## (Argumentet e hanefinjve për ngritjen e duarve deri te veshët)

Jemi dëshmitar se vitet e fundit, gjegjësisht dy dekadat e fundit, është zhvilluar një propagandë e fuqishme, me qëllime të caktuara, si futja dhe mbjellja e dyshimeve ndaj disa veprimeve të myslimanëve, që përgjatë gjithë historisë islame kishin vepruar asisoj, gjithmonë duke u bazuar në argumente të qarta e autentike. Njëra ndër pikat që lirisht mund të themi se ishte betejë apo arenë përleshjeje ishte edhe çështja e ngritjes së duarve deri te veshët. Ajo akoma mbetet e tillë, dhe kjo vetëm për shkak se ndokush ka mendim tjetër, apo se ideologjia në të cilën është ai nuk përkon me ngritjen e duarve deri te veshët.

Në temën paraprake kam shtjelluar opinionin e parë për ngritjen e duarve, e që kishte të bënte me ngritjen e duarve deri te supet. Tematika e këtij punimi do të jetë opinioni i dytë, që ka të bëjë me ngritjen e duarve deri te veshët. Madje, jo vetëm ky punim, por edhe ai i radhës ka të bëjë me ngritjen e duarve deri te veshët.

Janë mbajtur ligjërata të shumta dhe janë shkruar libra me pretekstin se ngritja e duarve deri te veshët nuk është e bazuar në argumente. Kjo frymë e ardhur te ne, kryesisht viteve të fundit, ka ndikuar që të ketë ndarje mes dy shtresave të shoqërisë; të moshuarve dhe rinisë. Te të moshuarit është futur dyshimi se veprimi i tyre është plotësisht gabim, ndërsa te rinia është ngulitur mendimi se ngritja e duarve deri te veshët është plotësisht e pabazë. Mungesa e dijes për t'i kuptur gjërat drejt ka krijuar kaos e rrëmujë në mesin e shoqërisë, dhe në skenë janë shfaqur pikëpamje dhe qëndrime pragmatike.

Prandaj, është më së e nevojshme që kjo çështje të sqarohet dhe të shpjegohet me argumente e fakte, në mënyrë që masa e gjerë të kuptojë drejt se ngritja e duarve deri te veshët është çështje e argumentuar, e praktikuar nga pjesa dërmuese e myslimanëve përgjatë gjithë historisë së tyre.

### Opinioni i dytë: Ngritja e duarve deri te veshët

Për ngritjen e duarve deri te veshët gjatë tekbirit fillestar mendojnë një pjesë jashtëzakonisht e madhe e dijetarëve, dhe mund të themi plejada e tyre, si për shembull: Ibrahim Nehaiu, Ibën Ebi Lejla, Alkame ibën Kajs, Esved ibën Jezid, Amir Esh-Shabiu, Ebu Ishak Es-Sebiij, Sufjan Eth-Thevriu, Ebu Hanife, Ebu Jusufi, Muhamed ibën El-Hasen, Zufer ibën El-Hudhejl, Hajtheme, Kajsi, Mugire, Vekiu, Asim ibën Kulejbi, Maliku, e në njërin prej transmetimeve, Ibën El-Kasimi dhe shumica e malikinjve, dhe po ashtu e tërë Kufa.[1] I këtij mendimi, se duart gjatë tekbirit fillestar duhet të ngrihen deri te veshët, gjegjësisht deri te pjesa e sipërme e veshëve, është edhe Ibën Kajim El-Xhevziu, nga shkolla hanbelite, nxënësi më i dalluar i Ibën Tejmijes, por pa përjashtuar as mendimet tjera.[2]

Shkolla hanefite është e mendimit se ngritja e duarve gjatë tekbirit fillestar duhet të jetë deri te veshët.[3] Vlen të përmendet se këtë mendim e kanë edhe shumica e juristëve nga shkolla malakite, të cilët kanë vepruar në bazë të praktikës medinase, si dhe Ahmedi sipas njërit transmetim.[4]

Sipas shkollës hanefite, gjatë ngritjes së duarve në tekbirin fillestar, duart ose ngrihen në drejtim të veshëve,[5] që i bie të jenë paralel me veshët, ose më konkretisht gishti i madh të prek të butët e veshit (pjesën e poshtme të veshit).[6] Ibën Humami, në kryeveprën e tij "Fethu-l Kadir", thotë: "...derisa me gishtat e mëdhenj të prek të butët e veshëve, gjegjësisht me majat e gishtërinjve pjesën e poshtme të veshëve."[7]

Kur ngrihen duart gishtërinjtë duhet të jenë jo të bashkuar a të ngjitur për njëri-tjetrin, por të ndarë nga njëri-tjetri. Thjesht, duhet të mbahen në gjendje normale dhe të zakonshme. Pjesa e brendshme e duarve, gjegjësisht e shuplakës së duarve, duhet të jetë karshi pozicionit të kibles.

Juristi i mirënjohur hanefi, Samerkandiu, thotë: "Gjatë ngritjes së duarve, synet është që gishtat të jenë të hapur, e shuplaka e dorës të jetë në drejtim të kibles. Por, jo të jenë krejtësisht të hapur.[8] Të këtij mendimi janë thuajse gjithë juristët hanefinj.[9] Këta bazohen në tekstet profetike



që kanë ardhur në lidhje me mënyrën e ngritjes së duarve, sikurse në hadithin e transmetuar nga Ebu Hurejre, i cili është në koleksionin e Tirmidhiut:

Na ka treguar Kutejbeh dhe Ebu Seid El-Eshexhxhu, të cilët kanë thënë: "Na ka treguar Jahja ibën El-Jeman, nga ibën Ebi Dhi'bi, e ky nga Seid ibën Sim'ani, e ky nga Ebu Hurejre, i cili thotë: "Kur i Dërguari i Allahut shqiptonte tekbirin për namaz (fjala është edhe për ngritjen e duarve), gishtat e duarve i linte hapur (i shtrinte)."[10]

Pra, meshkujt ngrisin duart deri te veshët, ndërsa femrat deri te krahërori i tyre, sepse kjo për femrat është mbrojtje ndaj pjesëve të trupit ku kërkohet mbulimi i tyre.[11]

Praktika e ngritjes së duarve deri te veshët nuk është një praktikë e re e futur nga disa njerëz të shkollës hanefite, e as që është një praktikë e panjohur për gjeneratat e hershme, por është një praktikë që bazohet në praktikën e sahabëve dhe në transmetimet e tyre prej të Dërguarit të Allahut.

### Argumentet për ngritjen e duarve deri tek veshët

S'ka dyshim se veprimi i hanefinjve për ngritjen e duarve deri te veshët është veprim i bazuar në hadithet e Pejgamberit dhe në transmetimet e shokëve të tij. Ka shumë hadithe që flasin për ngritjen e duarve deri te veshët, sikurse që janë transmetimet e njohura të sahabëve si: Vail ibën Huxhri, Malik ibën El-Huvejrith, Berra ibën Azib dhe Enes ibën Malik.

Transmetimi i Vail ibën Huxhrit është në koleksionin e Muslimit, si dhe në koleksionet e tjera, e teksti i mëposhtëm është i Muslimit:

"Na ka treguar Zuhejr ibën Harb, na ka treguar Affani, na ka treguar Hemmami, na ka treguar Muhamed ibën Xhuhadeh, më ka treguar AbdulXhebbar ibën Vail, e ky nga Alkame ibën Vail, e ky nga babai i tij, Vail ibën Huxhri, i cili e kishte parë të Dërguarin e Allahut, i cili kishte ngritur duart kur hyri në namaz, dhe kishte shqiptuar tekbirin, e Hemmami (njëri nga transmetuesit) e kishte përshkruar (ngritjen e duarve) në drejtim të veshëve, e më pas pështolli rrobën e tij dhe e vendosi dorën e djathtë mbi të majtën..." (Muslimi në Sahih, nr. 608).

Ky hadith gjendet në koleksionin e Muslimit dhe është autentik-sahih, si nga ana e transmetimit (senedit) ashtu edhe nga ana e tekstit (metnit), dhe se për këtë kanë dëshmuar edhe dijetarët me vlerësimet e tyre. Hadithi në fjalë përcillet kryesisht përmes dy rrugëve të transmetimit, ku që të dyja rrugët e transmetimit janë autentike. Këtë e potencon edhe Albani, i cili hadithin në fjalë e vlerëson se është në gradën më të lartë të autencitetit (sahih).[12]

### Rruga e parë e transmetimit të këtij hadithi është kjo:

Na ka treguar Ebu Bekrete, na ka treguar Muemmel, na ka treguar Sufjani, ky nga Asim ibën Kulejb-i, ky nga babai i tij, e ai nga Vail ibën Huxhri, i cili thotë: "E kam parë të Dërguarin e Allahut kur mori tekbir për namaz, duart i ngriti deri te veshët e tij." (Tahaviu në Sher Meani-l Athar, nr.1166).

Hadithin në fjalë e transmeton Taberani, thuajse me përmbajtje të njëjtë:

Na ka treguar Sufjani, na ka treguar Asim ibën Kulej bel-Xhermij, ky nga babai i tij, e ky nga Vail ibën Huxhri, i cili thotë: "E kam parë të Dërguarin e Allahun kur merrte tekbirin fillestar, i ngriste duart derisa ato ishin paralel me veshët e tij..." (Taberaniu në Mu'xhemu-l Kebir, nr. 17553). Me përmbajtje të njëjtë e transmeton edhe Darekutniu në Sunen.[13] Në koleksionin e Ebu Davudit ky hadith transmetohet me një përshkrim që tregon për kureshtjen e madhe që kishte sahabiu Vail ibën Huxhri për të mësuar mënyrën e faljes së namazit të Pejgamberit a.s.:

Na ka treguar Museddedi, na ka treguar Bishr ibën El-Mufeddal nga Asim ibën Kulejbi, ky nga babai i tij, e ky nga Vail ibën Huxhri, i cili ka thënë: "Thashë: Do ta shikoj namazin e Pejgamberit a.s. se si do të falet ai. U ngrit (Pejgamberi a.s.), u drejtua kah kibla, mori tekbir dhe i ngriti duart e tij gjersa ato ishin afër veshëve të tij..."[14] Hadithin në fjalë e transmeton edhe Nesaiu në koleksionin e tij, e ajo që vlen të potencohet është fakti se teksti i hadithit përputhet plotësisht me mënyrën e ngritjes së duarve deri te pozicioni i veshëve, po sipas shkollës hanefite. Sjellim hadithin e përmendur nga



koleksioni i Nesaiut:

"Na ka treguar Muhammed ibën Rafi, i cili tha: "Na ka informuar Muhammed ibën Bishr, i cili tha: "Na ka informuar Fitr ibën Halifeh nga Abdulxhebbar ibën Vail, e ky nga babai i tij, se e kishte parë të Dërguarin e Allahut a.s. që, kur ia fillonte namazit, i ngriste duart e tij gjersa gishtat e tij të mëdhenj thuajse kishin barazuar laprat e veshëve të tij." (Nesaiu, Sunen Es-Sugra, nr. 872).

### Rruga e dytë e transmetimit të hadithit në fjalë është kjo:

Na ka treguar Mikdam ibën Davud, na ka treguar Esed ibën Musa, na ka treguar Ebu-l Ahves, na ka treguar Asim ibën Kulejb, ky nga babai i tij, e babai i tij nga Vail ibën Huxhri, i cili ka thënë: "U fala pas të Dërguarit të Allahut dhe thashë: "Do ta mësoj namazin e Pejgamberit (do ta mbaj në mend si po falet). Kur hyri në namaz shqiptoi tekbirin dhe ngriti duart e tij derisa ato ishin te veshët e tij..." (Taberani në Mu'xhemu-l Kebir, nr. 17548).Tehaneviu në kryeveprën e tij "I'lau-s Sunen", rreth hadithit të transmetuar nga Vail ibën Huxhri, thotë: "Ngritja e duarve gjatë tekbirit fillestar deri te veshët është shenjë e qartë."[15] Pra, sipas tij, ky hadith sinjalizon se duart duhet të ngrihen deri te pozicioni i veshëve, sepse është shenjë e qartë nga Vail ibën Huxhri, i cili e kishte parë të Dërguarin e Allahut të vepronte ashtu, andaj edhe kishte transmetuar formën që e kishte parë nga i Dërguari i Allahut.Hadithi tjetër ku argumentohen hanefinjtë është në koleksionin e Muslimit dhe në koleksionet e tjera, i cili transmetohet nga Malik ibën El-Huvejrith:

Më ka treguar Ebu Kamil El-Xhahderij, na ka treguar Ebu Avanete nga Katade, e ky nga Nasr ibën Asim, e ky nga Malik ibën El-Huvejrithi, i cili thotë se, i Dërguari i Allahut kur shqiptonte tekbirin, i ngriste duart derisa ato ishin në nivelin e veshëve të tij..."[16]

Ky hadith transmetohet edhe në koleksionet tjera, me disa ndryshime të vogla, po përmbajtja është e njëjtë por me rrugë transmetimi të ndryshme. Edhe ky hadith, sikurse ai paraprak, është autentik (sahih). Albani në klasifikimin e këtij hadithi, pasi që tregon dy rrugët e transmetimit dhe sinjalizon për shumicën e koleksioneve që e transmetojnë atë, jep vlerësimin se hadithi në fjalë është i rangut sahih, që nënkupton për gradën më të lartë të vlerësimit.[17] Ky hadith në koleksionin e Ibën Maxhe-s përshkruan se duart e të Dërguarit të Allahut gjatë tekbirit fillestar ishin krejtësisht afër veshëve të tij:

Na ka treguar Humejd ibën Mes'adeh, na ka treguar Jezid ibën Zurej, na ka treguar Hishami nga Katadeh, e ky nga Nasr ibën Asim, e ky nga Malik ibën El-Huvejrithi, se i Dërguari i Allahut, kur shqiptonte tekbirin, ngriste duart derisa ato ishin shumë pranë veshëve të tij..."[18] *(Vijon)*

(1) Bedrudin El-Ajni, Nuhabu-l Efkar fi Tenkihi Mebani-l Ahbar, v. 5, f. 460. (2) Ibën Kajjim el-Xhevziu, Zadu-l Mead fi Hedji Hajri-l Ibad, me recenzurë nga Shuajb dhe Abdulkadër Arnauti, Muesesetu-rr Rrisaletu, Bejrut-Liban, 1407-1986, bot. 14, v. 1, f. 194. (3) Muhamed ibën El-Hasen Esh-Shejbani, Kitabu-l Asl (i njohur si el-Mebsut), me koment dhe recenzurë nga Ebu-l Vefa El-Afgani, bot.1-rë, 1401-1981, Daru-l Mearif En-Nu'manijetu, Lahore-Pakistan, v. 1, f. 6. (4) Bedrudin el-Ajni, Nuhabu-l Efkar fi Tenkihi Mebani-l Ahbar, v. 5, f. 460. (5) Ebu Bekër Err-Rrazi El-Xhessas, Sherh Muhtesar Et-Tahavij, bot. 2-të, 1431-2010, Darus –Serraxh, Medine, v. I, f. 574. (6) Shemsudin Ebu Bekër Muhamed Serahsij, El-Mebsut, v. 1, f. 16; AbdulGanij El-Gunejmij El-Mejdani, El-Lubab fi Sherhi-l kitab, me recenzurë nga Said Bekdash, v. 2, f. 143; Mahmud ibën Ahmed ibën Mazeh El-Buharij Ebu-l Mealij, El-Muhitu-l Burhanij fi-l Fikhi-n Nu'manij, v. 1, f. 332; Vizaretu-l Evkaf vesh-shuun el-Islamijetu, El-Mevsuatu-l Fikhijetu El-Kuvejtijetu, bot. II-të, Metabi' Daru-s Safvetu, Egjipt, v. 27, f. 84. (7) Ibën Humam, Fet'hu-l Kadir, v. 1, f. 282. (8) Alaudin Samerkandi, Tuhfetu-l Fukaha, Bot. II-të, Daru-l Kutub El-Ilmijetu, Bejrut-Liban, 1414-1994, v. 1 f. 126. (9) Ibën Humam, Fet'hu-l Kadir, v.1, f.282. (10) Tirmidhiu në Sunen, nr. i hadithit 239, dhe thotë se ky hadith është i rangut hasen (i mirë). (11) Xhemaludin ez-Zejlei, Nasbu-rr Rrajeh Liehadithi-l Hidajeh, v. 1, f. 427. (12) Albani, Irvau-l Galil fi tahrixh Ehadith Menaru-s Sebil, bot. 2-të, El-Mektebu-l Islamij, Bejrut-Liban, v. 2, f. 68, hadithi me numër 352. (13) Shih hadithin me numër 1132 në Sunenin e Darektniut. (14) Ebu Davudi në Sunen, nr. 624 dhe 820. Albani pasi që i vlerëson hadithet në Sunenin e Ebu Davudit, kur vjen tek hadithi në fjalë, jep këtë vlerësim: "Autentik (sahih)". Shih: Albani, Sahih ve Daif Sunen Ebi Davud, nr. i hadithit 726 dhe 957. (15) Tehanevi, I'lau-s Sunen, v. 2, f. 180. (16) Muslimi në Sahih, nr. 589; Taberaniu në Mu'xhemu-l Kebir, nr. 15982; Bejhekiu në Ma'rifetu-s Sunen ve-l Athar, nr. 826. (17) Albani, Irvau-l Galil fi tahrixh Ehadith Menaru-s Sebil, v. 2, f. 67, hadithi me numër 351. (18) Ibën Maxhe në Sunen, nr. 849. Albani gjatë verifikimit të këtij hadithi është i mendimit se hadithi në fjalë është i rangut më të lartë për nga besueshmëria dhe autenciteti i tij, ngase ai është autentik (sahih). Shih më tepër: Irvau-l Galil, v. 2, f. 67; Albani, Sahih ve Daif Sunen ebi Maxhe, nr. 859. Ky hadith është edhe në koleksionin e Taberanit në Mu'xhemu-l Kebir, nr. 15984.



Mr. Driton Arifi

# Martesa me qëllim të shkurorëzimit

Shumë prej sfidave me të cilat sot ballafaqohen shoqëritë bashkëkohore në sfondin familjaro-shoqëror duket se nuk janë edhe aq të reja sa duken në shikim të parë. Fenomenet që rrezikojnë qelizën e parë të shoqërisë-familjen, pothuajse një pjesë e tyre datojnë qysh nga kohët e hershme, mirëpo univerzaliteti i Sheriatit islam dhe gjithpërfshirshmëria e normave të tij kanë bërë që këto probleme në mos të evitohen në tërësi, por të reduktohen në masë tejet të madhe.

Në realitet, saherë që bashkëshortët, qoftë burri ose gruaja, me veprimet e tyre përpiqen që të anashkalojnë apo nëpërkëmbin dispozitat e Allahut, s'është larg mendësh që të tillët të përballën edhe me pasoja jo të këndshme. Mosmarrja në konsideratë e synimeve të Ligjvënësit në martesë, dhe natyrës së saj si lidhje e përhershme në mes çiftit, së paku ashtu siç duhet të imagjinohet në parim, bën që lidhja e tillë të pësojë plasaritje e të çara që doemos se shumë shpejt edhe mund t'i japin fund dhe ta shkatërrojnë në themel atë lidhje. Madje, thënë troç, synimi i një trajtese të tillë është më shumë i ndërlidhur me një fenomen jo edhe shumë të rrallë, të cilin edhe e favorizojnë bashkatëdhetarët tanë që jetojnë në vende perëndimore, ose gjetiu. Ata, në pamundësi të inkuadrimit në shoqëritë e atjeshme, ose të rregullimit të lejeqëndrimit, për vite të tëra, kanë zgjedhur martesën me femrat që kanë nënshtetësi të vendeve gjegjëse, si rrugë për t'i bërë vetes një vend në ato shoqëri. Martesat me femrat e tilla kanë shërbyer si mjet që ka hapur rrugë të legjitimimit të qëndrimit të tyre në ato shtete, edhe pse pak prej tyre janë preokupuar me pasojat e mundshme që do të përballen nga martesat e tilla. Fillimisht duhet theksuar fakti se martesa e myslimanit me një femër, Ithtare të Librit (të krishtere ose çifute) në parim është e lejuar, gjithmonë nëse martesa e tillë nuk ka pasoja negative të sigurta. Këtë lejesë e vë në pah një ajet kuranor, ku Zoti thotë:" ...(U janë lejuar për martesë). Gratë e ndershme



besimtare, dhe (gra) të ndershme nga ata të cilëve u është dhënë Libri para jush, kur atyre u jepni pjesën e caktuar të kurorës, por duke pasur për qëllim martesën, jo imoralitetin dhe jo si dashnore ilegale...”(El Maide, 5).

A është e qëlluar apo jo martesa e tillë, është një çështje që ka nevojë të studiohet në rrafshe dhe dimensione të ndryshme. Një gjë e tillë ka nevojë edhe për trajtesë të veçantë e më të zgjeruar, mirëpo ne këtu do të përkufizohemi vetëm në disa pika që kanë të bëjnë më formën e lidhjes së kontratave të tilla, si dhe dimensionet e legjitimimit të tyre në aspektin sheriatik islam.

Pikat esenciale të këtij trajtimi kanë të bëjnë me kushtëzimin që e bën ndonjëri bashkëshort në aktin e kurorëzimit, që të shkurorëzohet pas një periudhe kohore, ose, eventualisht, kur njëri prej tyre e fsheh në vete qëllimin e vet që e ka, pra për t’u ndarë nga tjetri, por këtë qëllim nuk ia bën publik partnerit/es gjatë aktit të kurorëzimit. Këtu synojmë të sqarojmë faktin se sa e lëndojnë aktin e kurorës këto kushtëzime ose qëllime të shkurorëzimit, dhe atë qysh në start.

### Kontrata e martesës ka natyrë të përhershme

Në rrethana normale, marrëveshja e kurorëzimit do të duhej të kishte natyrë të lidhjes së fuqishme, dhe si e tillë do të duhej të ruhej e të trajtohej nga të dy palët kontraktuese. Ngase edhe Allahu në Librin e Tij këtë kontratë e quajti si “besatim të fuqishëm”, duke thënë: ”Dhe si mund të merrni atë (mehrin nga ato pas ndarjes) kur njëri-tjetrit i jeni bashkuar (në një shtrat), dhe kur ato kanë marrë prej jush një besë të fortë?” (En Nisaë, 21).

Nga ky ajet është dhënë sinjal i fuqishëm se gratë nga bashkëshortët e tyre, në rastin e kurorëzimit – niqahit, kanë marrë një besatim dhe marrëveshtje të fuqishme, e cila nuk është mirë të thyhet apo të afatizohet për çfarëdo arsyetimi.

### Ndalimi i kontratës së përkohshme martesore

Për të qenë më të drejtpërdrejtë, duhet thënë qartazi se, nëse theksohet në aktin martesor që çifti bashkëshortor ka rënë dakord p.sh. për martesë që do të zgjasë me javë ose edhe me vite të caktuara ose të kufizuara (sikur nëse bihet dakord për martesë që do të zgjasë 2 muaj p.sh.), ose çfarëdo periudhe kohore qoftë ajo, më e gjatë ose më e shkurtër se kaq, martesa e tillë me koncenzus të dijetarëve nuk lejohet, dhe si e tillë është e paligjshme sepse i ngjan asaj që quhet “nikahul-mut’ah”- martesë e përkohshme me qëllim pasioni e dëfrimi, dhe një gjë e tillë është vetëm përpjekje që t’i vishet petku i ligjshmërisë një lidhjeje të pasionit, e cila qartazi është avantureske.[1] Një martesë e tillë, edhe pse për rrethana të jashtëzakonshme, u lejua në fillim të shpalljes, sepse si e tillë ishte evidente edhe para ardhjes së Muhamedit a.s. si pejgamber. Por ajo u anulua në mënyrë të prerë dhe përfundimtare nga vetë Muhamedi a.s., afërsisht tre vjet para vdekjes së tij. Transmeton Sebrete Ibn Ma’bed El-Xhuhenij, se e ka ndëgjuar të Dërguarin e Allahut a.s. duke thënë: “O ju njerëz, unë ua pata lejuar që ju të dëfreheni-me martesa të përkohshme me gratë, por dijeni se Allahu e ka ndaluar këtë deri në Ditën e Kiametit, e kush ka ndonjë grua të këtij lloji, le ta lëshojë atë e të mos marrë asgjë nga mehri-paja që i ka dhënë asaj!”[2]

E nëse ndonjëri prej bashkëshortëve kushtëzon shkurorëzimin, duke thënë se: “Pranoj të martohem me kusht që të ndahem prej teje pas kësaj periudhe kohore”, atëherë, sipas hanefinjve dhe një transmetimi të hanbelinjve, ky akt kurorëzimi është i vlefshëm në vetvete, mirëpo kushti i shkurorëzimit anulohet me automatizëm, e që do të thotë se konsiderohet sikur mos të ishte fare ekzistent, prandaj martesa vazhdohet.

Ndërsa, sipas Shafiinjve , malikinjve dhe hanbelinjve, në një transmetim ky akt i kurorëzimit, që kushtëzohet me shkurorëzim pas një periudhe të caktuar, në tërësi është jovalid, dhe si i tillë nuk vlen fare.[3]

Nga shfaqja e dy mendimeve të shkollave juridike islame lidhur me kushtëzimin e shkurorëzimit në aktin martesor mund të konstatojmë se një kusht i këtillë mund ta lëndojë në thelb aktin e martesës, në veçanti nëse nuk eliminohet kushtëzimi i shkurorëzimit, që, rrjedhimisht edhe mund të çojë deri te prishja e kurorës në mënyrë të domosdoshme.

### Martesa me nijet-qëllim të shkurorëzimit

Diskutimet e dijetarëve ishin më këmbëngulëse në rast se kushtëzohet shkurorëzimi qysh në start të martesës, sepse një gjë e tillë i jep karakter të përkohshëm martesës, ndërsa dihet se me martesë synohet jetëgjatësia e përjetësia e saj. Mirëpo, fenomeni që është evident në rastet më të shpeshta nga martesat me femra jomyslimane, sidomos në Perëndim nga bashkatëdhetarët tanë, është i tipit që ata, në shumicën e rasteve, e fshehin në vete synimin për ndarje nga ato femra, pas një periudhe kohore, e cila rëndom ndërlidhet me kohën që ata zgjedhin problemin e lejeqëndrimit në vendet gjegjëse. Prandaj, nëse personi pas pak synon ndarjen-shkurorëzimin, dijetarët islamë qysh në kohët e hershme kanë dhënë mendimet e tyre.

Mendimi i parë është i Imam Evzaiut, dhe një trans-



metim i Imam Ahmedit, që konsiderojnë se martesa që e bën personi dhe ka për qëllim shkurorëzimin pas një kohe është e pavlefshme, sikurse "nikhaul-mut'ah -martesa e përkohshme me qëlimm argëtimi", dhe si e tillë është jovalide. Këtë e kanë krahasuar edhe me rastin e sipërpërmendur, kur çifti pajtohet që të kushtëzojnë shkurorëzimin në akt të kurorës, por edhe si i tillë e bën aktin të konsiderohet i përkohshëm, e kësisoji ai është i ndaluar dhe i pavlefshëm.

Ndërsa Imam Ebu Hanifeja, Imam Maliku e Imam Shafiu, mendojnë se efekt në çështjen e kurorëzimit kanë shprehjet kontraktuese e jo qëllimet e cilësdo palë, e që në të vërtetë as që mund të zbulohen e të dihen në këtë fazë të krijimit të lidhjes bashkëshortore, ngase burri rëndom një qëllim të tillë nuk e bën fare publik në atë rast.[4]

Prandaj nëse plotësohen të gjitha kushtet e një kurore të ligjshme, dhe burri fsheh në vetvete nijetin-qëllimin e shkurorëzimit, kurora e tillë është valide, sepse nuk i mungon asnjë kusht i validitetit të saj nga ana juridike. Mirëpo, po thuasje shumica dijetarëve që e konsideruan një kurorëzim të tillë si të ligjshëm, këtë qëllim të fshehur e kanë konsideruar si shenjë të josinqeritetit dhe jokorrektësisë në raportet bashkëshortore, pavarësisht nëse femra e tillë është myslimane apo Ithtare e Librit. Prandaj, sipas shumicës së atyre që e lejojnë një kurorëzim të tillë me qëllim të shkurorëzimit, ky veprim është ose i ndaluar ose i urrejtur, ani pse nuk prek ligjshmërinë e aktit të tillë. Madje Muhamedi a.s., në Hytben Lamtumirëse pati vënë theksin në veçanti në mirësjelljen ndaj grave, duke thënë: "Ju këshilloj që të silleni mirë me gratë tuaja, sepse ato i patët marrë me emanet - besë të Zotit, dhe ju lejua intimiteti bashkëshortor në mes vete, me fjalën e Zotit (Niqahin-kurorëzimin)..."[5]

Prandaj, nëse e kuptojmë se bashkëshortet janë amanet prej Zotit në duart tona, atëherë sinqeriteti në raport me to dhe korrektësia kundruall tyre edhe më shumë do ta shprehin përkushtimin tonë që ta çojmë në vend amanetin e Zotit, ashtu siç është kërkuar. Për fund duhet thënë edhe diçka: se aktet e kurorëzimit që bëhen nga bashkatdhetarët tanë gjithandej nëpër botë, edhe nëse ngërthejnë në vete qëllimin për ndarje, nuk janë veprime të mira, sepse ky veprim nuk ua lejon atyre asnjëherë që t'i neglizhojnë të drejtat bashkëshortore ndaj grave të tilla. Sepse, me aktin e tillë secila e ka tretmanin e një bashkëshortjeje legjitime, dhe me të i ka fituar të gjitha të drejtat që ia ka dhënë Ligjdhënësi.

(1) Samerkandi, Tuhfetul-Fukaha (2\119), Darul-Kutub-El-ilmijje. Bejrut. Bot. i dytë. 1994. (2) Sahih Muslim (Nr. i hadithit 1406). (3) Ibn Kudame, El-Mugnij (7\179), Bot. El-Kitab-El-Arabij. (4) Po aty. (5) Suneni i Ebu Davudit (Nr. i hadithit, 1905).

Ajni Sinani

# Pejgamberi a.s. në marrëdhënie me të tjerët



Gjatë kohës së Pejgamberit a.s. në Gadishullin Arabik të paraishme ishin më shumë se një fe. Kishte të krishterë, hebrenj, zoroastrianë, politeistë, dhe të tjerë që nuk besonin fare. Nga leximi i burimeve historike konkludojmë se Pejgamberi i nderuar, në marrëdhëniet e tij me kundërshtarët, ishte tolerant, dhe mbi të gjitha përdorte dashurinë dhe miqësinë. Në këtë shkrim do të paraqes disa themele që i ka vendosur vetë Pejgamberi a.s. në marrëdhëniet e tij me njerëzit që i përkisnin feve të tjera, me shembuj praktik nga koha e jetës së tij, që janë dëshmi e tolerancës fetare ndaj njerëzve të besimeve të tjera.

Qëndrimin e Pejgamberit ndaj të tjerëve veç tjerash e përshkruan edhe ajeti nga Kurani fisnik: "Ju keni fenë tuaj, dhe unë kam fenë time." (El Kafirun, 6).

Pejgamberi a.s. i porosit myslimanët me tolerancë: "Ai që e shtyp një person, me të cilin është lidhur me një zotim, ose i cenon të drejtat e tij, ose ia imponon një detyrë mbi mundësitë e tij, ose ia merr me detyrim një gjë, në Ditën e Gjykimit mua do të më ketë kundërshtar."[1]

## Toleranaca

Tolerancë-a. f. (lat. tolerantia-durim) durim; aftësi për durim, të lëshuarit pe për dicka.[2] Tolerancë do të thotë: të durosh, të tolerosh, tolerancë për mendimin e dikuj tjetër etj. Sipas përkufizimit të UNESCO-s, toleranca është: "Respekti, pranimi dhe vlerësimi i pasurisë së diversitetit. Bazohet në dije, transparencë, komunikim dhe liri të mendimit, ndërgjegje e bindje, dhe është një harmoni në diversitet."

## Islami dhe bashkëjetesa

Islami e pranon ekzistencën e diversitetit dhe na mëson se kjo është e bazuar në vullnetin e Allahut. Vetë urtësia hyjnore ka dashur që njerëzit të jetojnë pranë njëri-tjetrit dhe me njëri-tjetrin, me të gjitha dallimet e tyre. Kjo sepse: "Sikur të kishte dashur Zoti yt, të gjithë njerëzit do t'i bashkonte në një bashkësi të vetme…" (Hud, 118).

Toleranca e vërtetë mund të sjellë vetëm paqe dhe mirëqenie në botë, nëse zbatohet sipas linjave të përshkruara në Kuran: "Nuk barazohet e mira me të keqen! Të keqen ktheje me të mirë, e atëherë armiku yt do të bëhet menjëherë mik i ngushtë." (Fussilet, 34).

Parulla islame është: ''rahmeten lil alemine-mëshirë për gjithë botët'', prandaj jomyslimanët kanë jetuar në shtetin mysliman qetë dhe në siguri.

## Karta e Medinës, shembulli më i mirë i tolerancës

I Dërguari, kur erdhi në Medinë, mbolli farën e tolerancës ndërjmet myslimanëve dhe të tjerëve. Shembulli më i mirë i tolerancës së Pejgamberit ndaj feve të tjera mund të jetë kushtetuta e miratuar, e cila sipas historianëve të hershëm është quajtur "Sahifah".

Kur Muhamedi a.s. u shpërngul në Medinë, krahas rolit të tij fetar ishte edhe udhëheqës politik i një shteti të bazuar në parimet islame, të cilat kërkonin ligje të qarta të qeverisjes, e që janë të nevojshme për të siguruar harmoninë dhe stabilitetin në një shoqëri që ishte tronditur nga lufta dhjetëvjeçare, dhe që gjithashtu kishte nevojë për të siguruar bashkëjetesën paqësore mes myslimanëve, çifuteve, të krishterëve dhe idhujtarëve.

Pejgamberi a.s. bëri marrëveshje me çifutët, ku veç tjerash theksohet toleranca, falja, bashkëpunimi për në mirësi dhe dobia e ndërsjellë. Prandaj, Pejgamberi solli "kushtetutën", në të cilën ai ka përcaktuar përgjegjësitë e të gjitha palëve që kanë jetuar në Medinë, detyrimet e tyre ndaj njëri-tjetrit, si dhe nivelin e caktuar të kufizimeve që kishin të bënin me gjithë ata. Të gjitha palët kanë qenë të obliguara të respektojnë atë që është deklaruar, dhe të mos cenojnë atë ngase do të konsiderohej shkelje e ligjit. Prandaj, dokumenti i parë i shkruar në historinë e Islamit, i cili bën fjalë për respektimin e të drejtave të njeriut, tolerancës dhe bashkëjetesës, është e ashtuquajtura "Karta e Medinës". Rëndësia e kushtetutës së Medinës është aq e madhe, sa shumë historianë e kanë vendosur në librat mbi historinë e njerëzimit. Ky dokument paraqet jo vetëm



konstituimin e Shtetit të parë mysliman, por edhe kushetutën e parë të shkruar të një shteti në botë. Dokumenti përbëhet nga dy pjesë kryesore me përmbajtje të veçanta: ku përfshin nene që kanë të bëjnë me myslimanët dhe me hebrenjtë.[3] Respekti i veçantë me të cilin Islami vlerëson judaizmin dhe krishterizmin, themeluesit dhe shkrimet e tyre, nuk është thjesht shprehje mirësjelljeje, por është pranim i të vërtetës fetare. Islami i sheh ato në botë jo si "pikëpamje të tjera" që i duhet t'i tolerojë, por si të qëndrueshme de jure, si fe të zbuluara vërtet prej Zotit. Për më tepër, statusi i tyre i ligjshëm nuk është as sociopolitik, as kulturor apo qytetërues, po fetar. [4]

### Ymeti çifut

Krahas ymetit të myslimanëve qëndronte ymeti i çifutëve. Jeta e tyre do të ndërtohej rreth instuticioneve çifute, dhe do të qeverisej prej Torahut, ligjit të tyre të shpallur hyjnisht. Autoriteti politik iu mvesh kreut të rabinëve, ndërsa autoriteti juridik mbeti në sistemin e gjykatave rabine.[5]

Një shembull i tolerancës dhe bashkëjetesës është i pranishëm në masë të madhe në marrëdhëniet e Pejgamberit a.s. me njerëzit e Librit, qofshin ata hebrenj apo të krishterë. Pejgamberi a.s. i vizitonte ata dhe i priste e i pranonte me mirësjellje, pranonte dhe u jepte dhurata, i vizitonte të sëmurët e tyre, dhe sillej ndaj tyre në mënyrën më të mirë të mundshme. Duke vepruar kështu, Muhamedi a.s. tregonte se Islami është larg nga ajo që t'i urdhëronte myslimanët për t'i ndërprerë marrëdhëniet e tyre me bashkëqytetarët jomyslimanë.[6]

I Dërguari i Allahut i porosiste myslimanët të kujdesen për jomyslimanët që jetojnë në vende myslimane, t'u ofrojnë siguri, të kenë parasysh të drejtat e tyre, të jenë të drejtë me ta, të jenë bamirës dhe të mos i dëmtojnë. Abdullah b. Amër ibn Asi transmeton se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kush vret një dhimij nuk do të shijojë erën e Xhenetit. Era e Xhenetit ndihet dyzet vjet larg." (Buhariu).

Pejgamberi a.s. gjithashtu urdhëron që çifutëve dhe të krishterëve të mos u imponohet feja islame, sikurse shihet në letrën që ia dërgon guvernatorit të Jemenit:

"Mos e përdor dhunën për t'ia imponuar Islamin çifutëve dhe të krishterëve, nëse dëshirojnë të mbesin në fenë e tyre!".[7]

### Çifutët e qytetit të Tejma-së

Vetëm një vit më vonë nga paqja e Hudejbijes, Pejgamberi a.s. i siguroi çifutët e qytetit të Tejma-së me traktatin që atyre u jepte garanci të plotë dhe paqe të dëshmuar. Muhamed Hamidullahi na sjell tekstin e marrëveshjes me teimasit, një fakt ky që paraqet një shembull të bukur të një dokumenti diplomatik të asaj kohe:

"Me emrin e Zotit, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit! Është kjo një shkresë e Muhamedit, të dërguarit të



Zotit, për Benu Adijetë: këtyre u sigurohet mbrojtja, dhe u bie detyrimi i taksës për frymë. Pa dhunë e pa dëbime! Nata e zgjattë, e dita e forcoftë (rrjedhimin e tyre)! Shkruar nga Halid ibn Saidi."[8]

Ndërsa, përveç këtyre ai kishte shkëmbyer marrëveshje dhe traktate paqeje edhe me fisin e Xhuhejnit, me banorët e Ilijes (Aelia), me të krishterët arabë që jetonin në Nexhran të Jemenit, etj.[9]

### Diversiteti i feve

Islami, diversitetin e feve, bashkësive dhe ligjeve fetare, ngjyrave, racave, popujve, kulturave dhe qytetërimeve, e sheh si rend hyjnor dhe ligj të pandryshueshëm universal, sikurse thotë Allahu xh.sh.: "Sikur të kishte dashur Zoti yt, të gjithë njerëzit do t'i bashkonte në një bashkësi të vetme, por ata vazhdojnë të jenë të përçarë." (Hud, 118).

Bashkëjetesa, dialogu dhe mirëkuptimi midis kombeve dhe popujve është mënyra për të mbrojtur këtë pluralizëm, sikurse është edhe ndihma e ndërsjellë e të gjitha palëve në bazë të mirësisë dhe drejtësisë, dhe jo në bazë të mëkatimit dhe dhunës. Sepse i Gjithëmëshirshmi thotë: "O njerëz, në të vërtetë, Ne ju krijuam ju prej një mashkulli dhe një femre, dhe ju bëmë popuj e fise, për ta njohur njëri-tjetrin. Më i nderuari prej jush tek Allahu është ai që i frikësohet më shumë Atij..." (El Huxhurat, 13).

Në këtë ajet është theksuar se një larushi besimesh meriton më shumë se vetëm tolerancë. Meriton respekt të lartë, sepse secili ka domethënien e vet.

Bashkëjetesa e kombeve dhe popujve, dhe përparimi i njerëzimit, janë të lidhur me sundimin e një sistemi të vlerave dhe moralit të bazuar në fe. Dhe, veçanërisht në vlerat e drejtësisë, respektit për parimet e së drejtës ndërkombëtare, dhe autoritetit e institucioneve ndërkombëtare. Dhe jo siç është rasti me rendin aktual botëror, që injoron parimet e të drejtës ndërkombëtare, dhe e kthen botën në një xhungël, ku të fuqishmit skllavërojnë të dobëtit; situatë që i shtyn grupet e shtypura për të përdorur dhunën si përgjigje ndaj forcës shtypëse dhe arrogante.[10]

(1) Dr Ahmed Muhamed El Huli, Toleranca Islame, boton shtëpia botuese "Dituria Islame", Prishtinë, pa vit botimi, f. 17. (2) Mikel Ndreca, fjalor fjalësh e shprehjesh të huaja, Rilindja, Redaksia e botimeve, Prishtinë, 1986, shih: shkronjën T, f. 699. (3) Shih: Muhammed Hamidullah, Muhammed alejhisselam, Jeta 1, Shkup, Prishtinë, Tiranë, 2011, f. 163. (4) Ismail Faruki, Islami në djalogun ndërfetar, Tiranë, 2006, f. 15. (5) Ismail Faruki, po aty, f.37. (6) Dr Ahmed Muhamed El Huli, Toleranca Islame, boton shtëpia botuese "Dituria Islame", Prishtinë, pa vit botimi, f. 27. (7) Dr Ahmed Muhamed El Huli, po aty, f. 17. (8) Muhammed Hamidullah, Muhammed alejhisselam, Jeta 2, Shkup, Prishtinë, Tiranë, 2011, f. 487. (9), Dr. A. Hak Zahur, , gazeta "Drita Islame", sipas Genti Kruja, Toleranca ndërfetare në traditën profetike, shih: http://www.dritaislame.al/toleranca-nderfetare-ne-traditen-profetike/(10) Fikret Karcic, Serijatsko Pravo-Reformizam i izazovi modernosti hrestomatija tekstova i eseja, f. 149, shih: https://bosnamuslimmedia.files.wordpress.com/2009/08/06-dr-fikret-karcic.pdf.



Sedat Islami

# Përse në kohë krizash adhurimi është zgjedhja më e mirë?!



Pavarësisht pasojave që mund të kenë, Muhamedi a.s. ka përshkruar mënyrën se si i sfidojmë sprovat. Na ka mësuar, madje edhe gradualisht, si t'i trajtojmë ato, varësisht nga koha dhe rrethanat. Por, një nga këto mënyra e ka dalluar me diç që e bën më të rëndësishme dhe më me efekt. Fjala është për adhurimin. E ka paraparë këtë zgjedhje për kohën kur shtohen vrasjet dhe mbytjet, si dhe përmbysen botëkuptimet, vlerat dhe tiparet, gjë që mund të thuhet se janë të pranishme edhe në kohën tonë, ndonëse diku më shumë e diku më pak

Njeriu patjetër se do të sprovohet. Është ligj i Allahut, e veçmas për besimtarët. Sprovat janë të natyrave të ndryshme. Kjo i bën të dallojnë edhe në rreziqet që paraqesin, por edhe mënyrat se si trajtohen. Këtij elementit të fundit (trajtimit), për shkak të atij të parit (rreziqeve), duhet t'i kushtojmë rëndësi sidomos në kohën tonë dhe kohët që vijnë. Muhamedi a.s., duke përshkruar sprovat, thotë se: "Nuk ka kohë që vjen e që mos të jetë më me sprova dhe të liga se koha paraprake."[1]

Ky përshkrim i përgjithshëm i sprovave krijon hapësirën e mundshme për sprova të shumta dhe të ndryshme, imazhe prej të cilave ka ofruar vetë Muhamedi a.s., apo edhe ato që mund t'i përfshijë fjala 'më e ligë, më me të këqija' e përmendur në hadithin që cituam.

Thotë Muhamedi a.s.: "Adhurimi në kohë sprovash është sikurse migrimi tek unë."[2]

Pra, adhurimi qenka një zgjedhje shumë me rëndësi, dhe se efekti këshillues dhe drejtues i tij na qenkësh, deri diku, sikur efekti i dëgjimit të këshillave drejtpërdrejt nga Muhamedi a.s.

Atëherë, përse adhurimi ka këtë efekt në shpirtin e besimtarit?!

Cila është esenca dhe thelbi i adhurimit?

Çfarë e bën të dallojë atë nga zgjedhjet tjera?

Le ta bëjmë një përshkrim të përgjithshëm të adhurimit dhe rëndësisë së tij, që pastaj ta kuptojmë drejt çështjen e shtruar në këtë temë!

### Adhurimi

Adhurimi është qëllimi përse jemi krijuar. Në Kuran Allahu i Madhëruar na tregon për këtë qëllim: "Unë nuk i krijova xhindët dhe njerëzit për tjetër, pos që të më adhurojnë." (Edh Dharijat, 56).

Përderisa adhurimi është qëllimi kryesor për të cilin është krijuar njeriu, atëherë ai edhe luan rolin kryesor në jetën e njeriut, qoftë për të mirë – nëse praktikohet, qoftë për të keq – nëse anashkalohet apo mohohet fare. Allahu na ka urdhëruar që adhurimin ta marrim si mjet me të cilin sfidojmë problemet e jetës. "Kërkoni ndihmë (në të gjitha çështjet) me durim dhe me namaz, vërtet ajo është e madhe (vështirë), por jo edhe për ata që kanë frikë (Zotin)!" (El Bekare, 45).

Pejgamberi a.s. për problemet e tij ngushëllimin e gjente në namaz. Madje, jo vetëm ngushëllimin, sikur në raste të fatkeqësive e sprovave, por edhe gëzimin dhe kënaqësinë. Siç transmeton Enes ibn Malik r.a., Muhamedi a.s. ka thënë: "...dhe qetësia shpirtërore më është bërë në namaz!"[3]

Në anën tjetër, ata që nuk jetojnë për këtë qëllim bëjnë jetë të rëndë dhe të vështirë. Thotë Allahu: "E kush ia kthen shpinën udhëzimit Tim, do të ketë jetë të vështirë, dhe në Ditën e Kiametit do ta ringjall të verbër." (Ta Ha, 124).

Pra, adhurimi është determinues për mënyrën se si do të jetojë njeriu.

### Urtësitë adhurimit në kohë sprovash

Adhurimi tregon për lidhjen me Allahun. Në koment të hadithit është thënë se adhurimi në kohë sprovash është shenjë se zemra e besimtarit është e lidhur me Allahun.[4] Është ngushëllim i madh shpirtëror, sepse njerëzit e mirë dhe mbajtja e fesë do të jenë gjithnjë e më pak prezente në shoqëri. Munaviu, në krahasimin e adhurimit me hixhretin, përveç tjerash përmend edhe një çështje numerike: ashtu sikur që kanë qenë të paktë ata që kanë migruar, kështu janë të paktë ata që e adhurojnë Allahun.[5] Është koha kur – siç thotë Imam



Neveviu – për shkak të problemeve të shumta, njerëzit disi janë mospërfillës ndaj adhurimit, dhe se nuk i kushtojnë rëndësi atij vetëm se disa individë.[6] Kurtubiu, siç citohet nga Ibni Haxheri, kësaj kohe i kushton dhe një imazh tjetër: koha e angazhimit për Dynjanë dhe dhënia pas interesit personal - individualizëm.[7] Pra, kemi njerëz të mirë gjithnjë e më pak, e për pasojë edhe reflektim të tipareve të mira në shoqëri, dhe gjithnjë e më të zbehura. Solidariteti ka mbetur vetëm për reklama. Kështu, në këtë kohë kur nuk gjen njerëz me të cilët derton një hall, një brengë, një problem; në këtë kohë kur sheh një shthurje të madhe shpirtërore, ta gjesh veten në mesin e atyre që bëjnë ibadet është një shenjë e lidhjes me Allahun, të Cilit i ankohesh për padrejtësitë, për zullumin, për anashkalimin... Hafidh Ibni Rexhebi, duke bërë një përshkrim të kohës së sprovave, thotë: "...njerëzit i pasojnë epshet dhe nuk i kthehen fesë. Gjendja e tyre është e ngjashme me atë të injorancës. Kështu, nëse prej tyre veçohet dikush që mbahet për feje dhe e adhuron Zotin e tij, vepron sipas kënaqësisë së Tij dhe i shmanget hidhërimit të Tij, atëherë ai është sikur besimtari që ka ikur nga injorantët për tek i Dërguari i Allahut, si besimtar në të, si pasues – respektues i urdhëresave të tij dhe i larguar nga ndalesat e tij."[8] Pra, është një ngushëllim i madh shpirtëror dhe një forcë që sfidon problemet, ngase je në rrugën e Allahut, ende ke ruajtur fenë dhe ende kujdesesh për të. Pikërisht për këtë të fundit ka ardhur edhe krahasimi ndërmjet hixhretit dhe ibadetit, sepse, ashtu siç kanë ikur besimtarët nga Meka për në Medinë, për ta ruajtur besimin, po kështu iket edhe nga problemet dhe turbullirat, për ta adhuruar Allahun.[9] Kur njeriu vepron kështu, atëherë atij do t'i dalë në ndihmë Allahu. "A nuk i mjafton Allahu robit të Vet?!" (Ez Zumer, 36). Disa nga të parët kanë thënë: "Allahu di t'i mjaftojë robit të Tij, aq sa robi do të jetë i përkushtuar në adhurim".

### Adhurimi sjell shpërblimin

Nëse adhurimi në kohë sprovash i ngjason hixhretit, atëherë ai, siç kanë përmendur shumë dijetarë, i ngjason edhe në shpërblim.[10] Pra, ashtu sikur që muhaxhirët kanë pasur shpërblim dhe vlerësim me gradë, po kështu edhe besimtarët që migrojnë tek Allahu kanë shpërblim të madh. Duke folur për vlerën e besimtarëve që migruan për fe dhe që përjetuan mundime e torturime, Allahu thotë: "... por ata që u dëbuan prej shtëpive të tyre dhe migruan, u munduan vetëm pse ishin në rrugën Time, luftuan dhe u vranë, atyre patjetër do t'ua shlyej mëkatet e tyre dhe do t'i vë në



xhenete, në të cilët burojnë lumenj. Ai është shpërblim nga ana e Allahut, e më i miri i shpërblimeve është tek All-llahu." (Ali Imran, 195).

### Adhurimi, pasimi hap për hap i Muhamedit a.s.

Muhamedi a.s. ishte i kujdesshëm ndaj adhurimit në përgjithësi, pavarësisht rrethanave. Një nga arsyet pse e bënte këtë ishte edhe mospërfillja e disa adhurimeve koti që bënin njerëzit e kohës. Ai nuk dëshironte të ishte i tillë. Kur u pyet se përse agjëronte në muajin Sha'ban, dha këtë përgjigje: "(Ngase) Është një muaj ndaj (vlerës dhe rëndësisë së) të cilit janë të shkujdesur njerëzit." [11]

### Adhurimi, shpëtim nga sprovat

Sprovat janë të rrezikshme për shkak të pasojave të paparashikuara. Ato dinë të marrin më së shumti të pafajshmit. Për këtë Pejgamberi a.s. ka nxitur që myslimani t'i shmanget sprovave në çfarëdo mënyre. Adhurimi bëhet dhe më i rëndësishëm dhe më i nevojshëm veçmas në kohën kur sprovat ashpërsohen, dhe kur xhematit – kolektivit i humb kontrolli. Pejgamberi a.s. kishte këshilluar Hudhejfen që në këtë kohë, kur shoqëria myslimane vuante nga mungesa e një lideri, të izoloheshin tërësisht nga sprovat, madje, të iknin prej tyre qoftë edhe "duke u kapur me dhëmbë për rrënjë të pemës."[12] Është kjo koha e izolimit, kur duhet shmangur pjesëmarrjes në sprova, veçmas ata që kanë personalitet më të dobët. Adhurimi në këtë kohë është shpëtimi. Ibni Al-Arabiu, duke folur për hadithin e hixhretit në kohë të sprovave, thotë se kur të arrihet ky nivel i çrregullimit në shoqëri, atëherë distancimi, izolimi, vetmia, bëhen obligative.[13] Kjo mbase është edhe domethënia e haditheve që flasin për izolimin nga sprovat. Thotë Muhamedi a.s.: "Vërtet, do të ketë sprova në të cilat i uluri (mospjesëmarrësi) është më i mirë se ai që ec (përfshihet qoftë edhe pak), ai që ec është më i mirë se ai që nxiton (është aktiv) në to."[14] Po kështu thotë: "Ka gjasa që pasuria më e mirë e njeriut të jetë kopeja me dele, me të cilat ndjek bregoret dhe luginat, duke ikur nga sprovat me fenë e tij." [15] Ndonëse hadithet, në shikim të parë, lënë të kuptosh se bëhet fjalë për sprovat e kohës së fundit, megjithëkëtë, siç thotë Kadi Ijjadi, nuk përjashtohet mundësia që kjo të përfshijë të gjitha kohët.[16]

### Adhurimi është ngushëllimi i vetmisë, është zgjedhja më e mirë

Izolimi nga sprovat bëhet duke ikur fizikisht prej tyre. Kjo nënkupton se njeriu që nuk përfshihet në sprova, ai vetmohet në shtëpi. Vetmia nuk është zgjedhja. Është mjeti. Zgjedhja është adhurimi. Kalimi i kohës me Allahun, duke u falur, agjëruar, lexuar Kuran, përkujtuar – bërë dhikr, etj. Kështu, adhurimi luan dhe një rol shtesë, atë të luftimit të vetmisë dhe presionit të izolimit nga njerëzit. (Hadithin e transmeton Buhariu, nr. 7068).

(1) Transmeton Muslimi. (2) Hadithin e transmeton Nesaiu ndërsa Albani e vlerëson për autentik. (3) Ibn El-Xheuziij, Xhemaluddin Ebu-l-Ferexh AbduRrahman ibn Ali ibn Muhammed. (1997) Keshfu el-mushkil min hadithi-s-Sahihajn. Rijad: Dar el-vatan. 2/42. (4) El-Munavi, Zejnuddin Muhammed. (1356 h.) Fejdu-l-Kadir sherhu el-xhamii-s-sagir. Egjipt: El-mektebetu et-tixharijjetu el-kubra. 4/373. (5) En-Nevevi, Jahja ibn Sheref. (1392 h.) El-Minhaxh sherhu Sahihi Muslim ibn el-Haxh-xhaxh. Ed. 2. Bejrut: Dar et-turath el-arabijj. 18/89. (6) Ibni Haxher el-Askalani, Ahmed ibn Ali. (1379 h.) Fet'hu-l-Bari sherhu Sahihi-l-Buhari. Bejrut: Dar el-ma'rifeh. 13/75. (7) Tuvejxheri, Hamud ibn Abdullah ibn Hamud ibn AbduRrahman. (1414 h.) It'haful xhemaah bima xhae fi-l-fiten vel melahim ve eshrati-s-saah. Rijad: Dar Es-Sumejijj li-n-neshri ve-t-teuzië. 1/94. (8) El-Emir, Muhammed ibn Ismail ibn Salah ibn Muhammed El-Hasenijj. (2011) Et-tenviru sherhu el-xhamii-s-sagir. Rijad: Mektebetu Dar Es-Selam. 7/369. (9) Ibn El-Xheuziij. (1997) Keshfu el-mushkil min hadithi-s-Sahihajn. 2/42. (10) Hadithin e transmeton Nesaiu ndërsa Albani e vlerëson për autentik. (11) Hadithin e transmetojnë Buhariu nr. 3606 dhe Muslimi nr. 1847. (12) El-Emir. (2011) Et-tenviru sherhu el-xhamii-s-sagir. 7/369. (13) Hadithin e transmetojnë Buhariu nr. 3602 dhe Muslimi nr. 2886. (14) Hadithin e transmetojnë Buhariu nr. 19. 15 Ijjad, El-Kadi. (1998) Ikmalu el-mu'lim bi fevaidi Muslim. Egjipt: Dar el-Vefa li-t-tibaati ve-n-neshri ve-t-teuzië. 8/509.

Bashkim Mehani

# Themelet e personalitetit mysliman (3)

## (Morali i shëndoshë, dëshmi e besimit të vërtetë)



Me moralin e shëndoshë është për qëllim vlera e përsosur e njeriut, stabile dhe e vazhdueshme në çfarëdo situate a gjendje.

### Ç'vend zë morali në fenë islame?

Në Kuran dhe në traditën profetike morali zë një vend të posaçëm, sepse është një nga katër komponentet bazë të Islamit, bashkë me besimin, adhurimet dhe transaksionet.

Ka një lidhje të ngushtë në mes besimit dhe moralit, prandaj ai që ka humbur besimin, e ka humbur edhe moralin, dhe anasjelltas. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Besimi dhe morali janë krahas njëri-tjetrit, kur ngrihet njëri, ngrihet edhe tjetri, kur bie njëri, bie edhe tjetri", apo: "Besimtari me iman më të plotë është ai që ka moralin më të mirë".

Po ashtu, ky moral është më i shpërblyeri edhe në botën tjetër, siç thotë i Dërguari a.s.: "Nuk ka gjë që në Ditën e Gjykimit peshon më shumë sesa morali i mirë", si dhe: "Më së shumti që i fut njerëzit në Xhenet është devotshmëria dhe morali i mirë".

Edhe pse disa i japin përparësi kryerjes së namazeve dhe agjërimeve nafile, si mekanizëm për afrim tek Allahu xh.sh., në Islam, realisht, pas adhurimeve obligative, çmohet sjellja dhe morali i besimtarit, siç thotë edhe Pejgamberi a.s.: "Besimtari do të arrijë gradën e agjëruesit vullnetar dhe namazfalësit vullnetar (nafile) me një moral të mirë".

### Morali, qëllim i ardhjes së Muhamedit a.s.

Vetë ardhja e Tij s.a.v.s. kishte si mision këtë gjë: "Vërtet jam dërguar që t'i plotësoj vlerat e moralit", ndonëse edhe para mesazhit të tij në mesin e njerëzve ekzistonin morale, që ose respektoheshin nga tradita e pejgamberëve paraprakë, ose ishin formuar si të tilla nga nevojat njerëzore. Por, ato ishin të devijuar dhe cunguara, për çka duhej përsosur dhe vënë në binar të shëndoshë. Kurse, përditshmëria në jetën e Muhamedit a.s. plotësisht është e mbushur me shembuj të moralit të përsosur, e që buron nga edukimi hyjnor. Kur e pyeten Aishen r.a. për sjelljen e Pejgmaberit a.s., ajo tha: "Morali i tij është Kurani". I Dërguari ynë në Kuran nuk u lavdërua për namazin e tij të gjatë, e as për agjërimin e shpeshtë, por mbi të gjitha për moralin e tij: "Vërtet ti je në një shkallë të lartë të moralit!" (El Kalem, 4). Ai shpesh edhe lutej: "O Allah, më oriento drejt moralit të mirë, në të cilin nuk orienton askush pos Teje, dhe largoje prej meje moralin e keq, e nga i cili nuk largon kush pos Teje". Po ashtu, kur shikohej në pasqyrë, lutej: "O Zoti im, ashtu si më ke zbukuruar pamjen time të jashtem, m'a zbukuro edhe moralin tim!"

### Ibadetet në shërbim të moralit

Pa moral ibadeti mbetet vetëm si ritual dhe si lëvizje në të cilën nuk ka kurrfarë vlere, e as dobie.[1] Në fenë islame nuk ka mospërputhje mes adhurimeve dhe sjelljeve. Ato janë të lidhura shumë ngushtë mes vete,





prandaj vërejmë se ibadetet obligative në Islam marrin peshen e vet kur vihen në funksion të përsosjes së moralit të besimtarit. Farzet me të cilat Islami i obligoi pasuesit e tij, janë "ushtrime" sistematike për ta adoptuar njeriun në jetësimin e moralit të vërtetë, dhe të vazhdojë t'i qëndrojë këtij morali, pa marrë parasysh ndryshimet e rrethanava para tij.[2]

Allahu i Madhërishëm për namazin thotë: "...fale namazin, se vërtet namazi ndalon nga të shëmtuarat dhe të irrituarat" (El Ankebut, 45). Po ashtu, zekati është një prej formave më të mira të pastrimit të shpirtit nga egoizmi dhe dorështrëngimi: "Merr prej pasurisë së tyre (të atyre që pranuan gabimin) lëmoshë që t'i pastrosh me të dhe t'u shtosh (të mirat)!" (Et Tevbe, 103). Agjërimi nuk është thjesht një ritual i abstenimit nga ushqimi e pija. Ai synon që njeriu ta ngrejë në nivelin e koshiencës mbi veprimet e tij në skajshmëri: "Nëse dikush prej jush është agjërueshëm, mos të flasë fjalë të këqija. Nëse dikush të fyen apo të lufton thuaj: Unë jam agjërueshëm, unë jam agjërueshëm." Edhe haxhi, një nga obligimet madhore islame, që kryhet në një mjedis të dendur me besimtarë nga katër anët e botës, kulturash e nivelesh shoqërore të ndryshme, sfidon individin në ballafaqim me situata të paimagjinueshme në jetën e tij të përditshme, andaj edhe me kohë i është bërë vërejtje që, krahas respektimit të dispozitave të adhurimit, të ketë kujdes sjelljet e tij me njerëzit (Shih: El Bekare, 197).

### Rreziku i mospërputhjes mes adhurimit dhe moralit

Sa njerëz veten e konsiderojnë religjiozë, madje dhe predikojnë religjionin, kurse për nga sjellja e morali janë materialistë të përbetuar.[3] Ka prej besimtarëve që në të kuptuarit dhe zbatuarit e normave islame, sa i përket adhurimit dhe moralit, kanë një veprim të kundërt. Ndodh që të jetë shumë i përpiktë në namazin e tij në xhami, por jashtë saj është tërësisht tjetër. Ky ndryshim nuk është produkt i të kuptuarit të drejtë të Islamit, e me të as që përfaqësohet personaliteti i myslimanit.

Njerëzit në këtë çështje ndahen në dy grupe: 1. Adhurues, por me moral të dobët; dhe 2. Me moral të mirë, por jo adhurues. Që të dy tipat janë të papranueshëm. Muhamedi a.s. ka thënë: "Pasha Allahun, nuk ka besuar, pasha Allahun, nuk ka besuar, pasha Allahun, nuk ka besuar!" I thanë: "Kush, o i Dërguari i Allahut?" Ai tha: "Ai, prej të këqijave të të cilit nuk është i sigurt fqinji i tij."

Erdhën disa njerëz te i Dërguari i Allahut a.s. dhe i thanë: "Filanja përmendet për namazin, agjërimin dhe sadakanë e shumtë, përkundrazi që ajo i bën keq fqinjëve të saj." Ai tha: "Ajo është në zjarr." Pastaj e përmendën tjetrën, të njohur me pak namaz, agjërim e sadaka, por që nuk u bënte keq fqinjëve të saj. Ai tha: "Ajo është në Xhenet." Gjithashtu, i Dërguari ka thënë: "Njeriu me pozitën më të keqe në Ditën e Gjykimit është ai prej të cilit njerëzit largohen duke iu ruajtur sherrit të tij." Me një rast iu tha të pranishmëve: "E dini ju kush është i falimentuari?". I thanë: "Ai që nuk ka dirhem e asgjësend." Tha: "I falimentuar është ai që në Ditën e Gjykimit vjen me namaz, agjërim e zekatë, por që ka ofenduar këtë, e ka rrahur atë, ka derdhur gjakun e këtij, ka ngrënë pasurinë e atij. Ky ia merr të mirat e tij, derisa t'i përfundojnë ato, pastaj u merren të këqijat e tyre, i hedhen atij, dhe hedhet në zjarr bashkë me to".

### Shëmbëlltyra me moral, ftesa më e mirë për në Islam

Sa më shumë që shfaqen shembujt e myslimanit të

vërtetë, aq më shumë mbesin nën hije dhe pa ndikim shembujt e myslimanit jokorrekt, të tillëve siç i përmendëm më lart (adhurues, por me moral të keq). Sjellja dhe virtytet e larta janë një mekanizëm mjaft efikas në plasimin e Islamit te masat, ashtu siç ishte edhe shembulli i Pejgamberit tonë, i cili aq sa ftonte njerëzit në besim me fjalët e tij, po aq e shtrinte ndikimin tek ata me karakterin e lakmueshëm për miqtë dhe armiqtë sa nuk ngurronin të tregonin gjendjen e tyre para se ta takonin të Dërguarin a.s. që e mendonin si njeriun më të keq në ftyrë të tokës. Mirëpo, pas takimit me të ai iu dukej njeriu më i pranuar dhe më i dashur për ta. Disa madje shpreheshin: "E kemi parë Islamin në fytyrën e Tij a.s., para se të dëgjonim me fjalë nga goja e Tij a.s." Nga thirrësi islam kërkohet që ai, në radhë të parë, të llogaritë veten e tij para se t'i llogaritë të tjerët, të edukojë veten e tij para se të vihet në veprim për edukimin e të tjerëve...[4]

S'do mend se sot sjelljet jokorrekte të pjestarëve të kësaj feje, të cilat u kundërvihen parimeve bazë të saj, kanë bërë që opinioni joislam të ketë një bindje të gabuar ndaj vetë Islamit. Madje, disa vetëm me të dëgjuar fjalën "Islam", u vjen ndërmend: dhuna ndaj femrës dhe kufizimi i lirive të saj; vrasjet dhe terrori; prapambeturia, e kështu me radhë. Kjo si pasojë e propagandës mediatike të fokusuar në grupe të caktuara nga mesi i myslimanëve, të cilët edhe pse thirren në emër të Islamit janë shumë larg nga ai.

### Si mund ta përsosim moralin?

Meqë morali është një gjë që te njeriu ndryshon varësisht nga fuqia e besimit, pjekuria e tij intelektuale, edukata familjare dhe rrethi ku jeton, me ndryshimin e këtyre faktorëve edhe mund të vijmë te një standard i dëshiruar i moralit. Për këtë qëllim Allahu xh.sh. dërgoi Pejgamberët e shumtë, dhe atë në çdo popull, që të ndryshojnë dhe avancojnë për të mirë sjelljet e njerëzve. Rol të madh në këtë drejtim luan edhe këshilla, ligjërimi fetar, hytbet dhe tubimet edukative. Në shërbim të kësaj janë vendosura edhe ligjet shtetërore, sanksionet e ndëshkimet për sjelljet devijante, e po ashtu edhe institucionet korrektuese, në mënyrë që të arrihet te korrigjimi apo edhe izolimi i të keqes.

Nuk ka dyshim se ligji është më se i domosdoshëm për të rregulluar marrëdhëniet në shoqëri, vetëm se ai nuk mjafton për të formuar sjelljet e njeriut. Kjo ngaqë pushteti i tij është mbi të dukshmen, jo mbi të padukshmen, ndërsa efekti i tij ndihet në marrëdhëniet shoqërore e jo në interesat personale.[5]

Mbi të gjitha duhet vullnet dhe dëshirë që njeriu të ndryshojë veten e tij drejt një morali fisnik, siç ka thënë edhe Muhamedi a.s.: "Kush kërkon dëlirësinë, Allahu ia jep dëlirësinë. Kush kërkon pasurimin, Allahu ia jep pasurinë. Dhe kush kërkon durimin, Allahu ia jep durimin."

### Për korrigjimin dhe ngritjen e moralit individual do të ishin mjaft të rëndësishme edhe këto këshilla:

1. Njohja me parimet islame dhe rëndësinë që ka morali në besim. Leximi i Kuranit dhe komentit të tij, me qëllim që të kuptohen sa më thellë kërkesat kuranore për një moral që kërkohet nga myslimani;
2. Njohja me normat e moralit të kërkuar, siç është: drejtësia, sinqeriteti, besnikëria, mbajtja e fjalës së dhënë, mëshira, bujaria, ndihma dhe solidariteti, trimëria dhe guximi, vendosmëria, modestia, mbajtja e zemërimit, falja, etj.;
3. Njohja e rrezikut nga morali i keq, dhe largimi prej këtyre veprave si: padrejtësia, mendjemadhësia, rrena, shpifja, tradhtia, mashtrimi, frika, arroganca, koprracia, nënçmimi, përgojimi, përtacia, etj.;
4. Njohja me jetën e të Dërguarit a.s., me anën praktike dhe të sjelljes së tij në situata të ndryshme dhe me njerëz të ndryshëm, duke u munduar që ato sjellje të përvetësohen për aq sa ka mundësi: (Shih: El Ahzab, 21);
5. Leximi i jetës së sahabëve, që ishin ndjekësit më besnikë të Pejgamberit a.s. dhe shembujt më të mirë pas tij;
6. Dëgjimi i ligjëratave dhe i këshillave që trajtojnë vlerën e sjelljes së mirë dhe rrezikun nga devijmet morale;
7. Krijimi i atmosferës familjare, ku përkrahet dhe stimulohet morali i mirë, kurse gjykohet dhe sanksionohet rreptë e keqja;
8. Shoqërimi me njerëz që janë të stolisur me moral të lartë, për të përfituar nga praktika e tyre e përditshme dhe e natyrshme;
9. Vetëllogaria e kohëpaskohshme e sjelljes personale në raport me të tjerët, shpejtimi në ndryshimin e veprave të gabuara dhe avancimi i atyre që janë të mira;
10. Lutjet e vazhdueshme që Allahu të na stolisë me moral dhe edukatë të mirë, dhe të na mbrojë nga veset e liga që çojnë në uljen e karakterit.

(1) Fet'hi Jeken, Ç'do të thotë përkatësia ime në Islam, SHB "Furkan ISM", Shkup, 2005, f. 34. (2) Muhamed El Gazali, Hulukul muslim, Darul kalem, Damask, 1994, f. 7. (3) Alija Izetbegoviq, Islami ndërmjet lindjes e perëndimit, Përpjekja rinore, Prishtinë, 1999, f. 180. (4) Fet'hi Jeken, Barkat e shpëtimit në jetën e thirrësve, Forumi Rinor Islam, Shkup, f. 63. (5) Dr. Jusuf Kardavi, Besimi dhe Jeta, Furkan ISM, Shkup, 2010, f. 205.



Mr. Qemajl Morina

# Nga Pranvera arabe në shkatërrimin arab

### Kush po e shkatërron Lindjen e Mesme?!

Ashtu siç ndodhi përparimi në gjendjen e intelektualit dhe në pozitën e aktivistit, pastaj në pozitën e revolucionarit si përgatitje e asaj që u quajt "pranverë arabe", ndodhi evolucion tjetër ku shohim kthimin nga organizata islame në organizata terroriste, pastaj kthimin e tyre në shtete gjysmë terroriste si përgatitje e asaj që mund të quhet "shkatërrimi arab". Është për të ardhur keq se ky evolucion i rrezikshëm ndodhi nën mbikëqyrjen dhe financimin e shteteve të rajonit.

Ne kemi më shumë se dhjetë modele, që reflektojnë këtë evolucion të rrezikshëm. Hizbullahi u kthye në gjysmë shteti nën mbikëqyrje të plotë të Iranit, edhe pse ai mund të konsiderohet më i përkufizuar në qëllimet e tij sesa organizatat sunite të ngjashme me të. Mirëpo askush nuk mund ta mohojë evoloimin e tij prej një organizate në një forcë paramilitare të fuqishme, pastaj në gjysmë shteti, që sot ka një ndikim të fuqishëm në Liban.

### DAASH-i, nga organizata u kthye në shtet

E njëjta gjë ndodhi edhe me Hamasin, e cila u shndërrua nga një organizatë e rezistencës në një "milici", e cila ka qëllimet e saja jashtë çështjes së rezistencës. Pas një kohe ajo shndërrua në një parashtet që po e sundon Gazen në llogari të çështjes palestineze. Është e njohur se një numër i konsideruar i vendeve morën në mbrojtje Hamasin derisa arriti në këtë gjendje. Po përmendim disa prej këtyre vendeve, siç janë: Katari, Arabia Saudite, e përveç këtyre edhe organizatën ndërkombëtare të "Vëllezërve Myslimanë".




Shteti Islamik i Irakut dhe Sirisë (DAASH) është nisur me të njëjtën metodë nga një organizatë që pretendonte se po e luftonte invazionin amerikan në një forcë paramilitare terroriste të rrezikshme, pastaj u kthye në një gjysmështet, që mbizotëron pjesë të gjëra të territorit të Irakut dhe të Sirisë.

Fronti i Nusras, i cili mund të konsiderohet partner i DAASH-it dhe konkurrent i tij po e sundon pjesën më të madhe të Sirisë së sotme, që gëzon përkrahjen e vendeve sunite të rajonit.

Boko Harami është organizatë terroriste, e cila evoluoi në forcë paramilitare të rrezikshme, dhe ajo është në rrugën e saj për t'u bërë gjysmështeti, e mund të thuhet se i tërë financimi i saj vjen nga shtetet prodhuese arabe të naftës.

Grupi Xhemaati Ensarullahi, nga fisi Huthijin i Jemenit, është një organizatë tjetër, e cila u shndërrua në forcë paramilitare të rrezikshme, e pastaj në gjysmështet në Jemen. Këtë organizatë e ndihmon Irani, ish-presidenti i Jemenit, Ali Abdullah Salih, si dhe disa vende të njohura të Gjirit.

Po ashtu është i njohur edhe grupi tjetër me emrin "Munadh-dhamatu Ensaru Esh-sheriati" nga Libia, që kohëve të fundit u bë e njohur me emrin DAASH, apo "Vilajeti i Libisë". Kjo organizatë është kthyer në një forcë paramilitare të rrezikshme, me përkrahje nga shtetet e rajonit. Kjo organizatë përpiqet ta shtrijë ndikimin e saj në një sipërfaqe më të gjerë se Sirti, që të formojë një gjysmështet.

### Tepricat e terrorizmit të naftës

E njëjta gjë më parë kishte ndodhur me "Xhemaati Ensari Esh-shebab Es-sumali" (Grupin e ndihmësve të Rinisë somaleze), me financimin e prodhuesve të naftës.

E njëjta gjë ndodhi me Lëvizjen e talibanëve, e cila në një periudhë kohore u kthye në shtet nën mbikëqyrjen e plotë të dy shteteve: të Arabisë Saudite dhe të Pakistanit.

Sa i përket rastit të dhjetë, ka të bëjë me forcat para-



militare të quajtura "Ansaru Bejtil Makdis", që ka qenë i paraparë të formohet një gjysmështeti në Sinai, ku përfshiheshin edhe banorët e Gazës. Kjo organizatë është themeluar nën mbikëqyrjen e plotë të Hamasit, të Organizatës së "Vëllezërve Myslimanë", si dhe shteteve tjera. Emri i saj është zgjedhur me kujdes nga Hamasi, me qëllim që të shprehë kuptimin e saj, e ai është nën-shtrimi i Sinait në interes të Gazës.

Ekziston një vijë e qartë në tërë këtë zhvillim, e ajo është kultura e urrejtjes fetare dhe dollarët e naftës, apo ajo që mund të quhet "tepricat e terrorizmit të naftës".

Në anën tjetër, kemi një zhvillim tjetër të rrezikshëm në marrëdhëniet tregtare, të cilat filluan të ndryshojnë në mes Al-Kaides dhe DAASH-it, pas 11 shatorit të vitit 2001, ku u paraqiten disa organizata, që pretendojnë se janë degë të Al-Kaides, në ndërkohë që këto nuk kanë kurrfarë lidhje organizative me të, që është izoluar në xhepa të Pakistanit dhe të Afganistanit, mirëpo është përdor marka e saj tregtare për vrasje dhe shkatërrim. Këtë hap e përshëndeti Al-Kaida për t'i dhënë vetes së saj peshë botërore mbi atë që ajo e meriton.

Pastaj tema kalon te DAASH-i, e cila pretendon se një numër i caktuar i organizatave janë degë të tij, gjë që është kundër realitetit. Mirëpo, kjo shkon në interes të përdorimit të markës tregtare që lulëzon te DAASH-i, që ia tejkaloi Al-Kaides në brutalitet dhe barbarizëm, duke u bërë vend pëlqimi për terroristët në tërë botën, si dhe duke u bërë marka e saj tregtare edhe më joshëse dhe më e njohur.

**Çfarë rezultatesh sjell e tërë kjo?**

Rezultatet e vërteta nga i tërë ky zhvillim i rrezikshëm nuk kanë të bëjnë vetëm më përçarjen e Lindjes së Mesme në shtete kontradiktore, që nuk do të jenë të përfshirë vetëm në luftëra të vazhdueshme civile, apo në luftëra të medhhebeve fetare, që kanë të bëjnë me identitetin fetar, apo në luftëra që kanë të bëjnë me spastrimin etnik të pakicave jomyslimane, në veçanti të atyre të krishtera. Kjo nuk do të ndalet vetëm me rastin e vrasjes së njerëzve të pafajshmëve, por rezultat i patjetërsueshëm do të jetë shkatërrimi i Orientit dhe kthimi i tij në ferr dhe varreza për bijtë e tij.

Andaj, pyetjea të cilën e shtrojnë shumë analistë arabë ka të bëjë me atë se a po ndodh e tërë kjo me sponzorimin e plotë të Perëndimit?

Sipas analistit egjiptian, Mexhdi Halil, e tëra kjo është e pavërtetë. Të gjitha këto organizata dhe forca paramilitare i prodhuan, i financuan dhe i ushqyen me ideologjinë e urrejtjes fetare, shtete islamike nga vetë Lindja e Mesme, të cilën e prodhoi ideologjia ekstremiste, e cila mësohej në shumicën e instituteve fetare të botës islame të cilën e prodhuan qeveri tiranike duke keqpërdorur fenë për ta siguruar pushtetin mbi popujt e tyre.

Kështu, pra jemi dëshmitarë se Lindja e Mesme po rrokulliset për çdo ditë e më tepër kah shkatërrimi i plotë. Fatkeqësisht kjo po bëhet me duart e bijve të saj. Andaj nuk ka ngushëllim për paqësorët, të cilët po e paguajnë shtrenjtë tatimin e tepricës së naftës së terrorizmit, si dhe të Rilindjes së Shkatërrimit, e cila po quhet Rilindja Islame.



Dr. Jusuf Kardavi

# Modestia

Allahu xh.sh thotë në librin e Tij, i cili është rrëfyesi më i saktë: "E robërit e Allahut janë ata që ecin nëpër tokë qetë, e kur atyre u drejtohen me fjalë injorantët, ata thonë: paqe". (El Furkan, 63).

Ky është një prezantim kuranor, në të cilin përshkruhet personaliteti i robërve të Allahut xh.sh., I Cili i sqaroi virtytet dhe cilësitë e këtij grupi të zgjedhur prej njerëzve, të cilët i bëri mostër që duhet të pasohet dhe shembull që duhet ndjekur. Robërit e Zotit janë ata që i përkasin vetëm Allahut xh.sh. Nëse vërtet ekzistojnë robër të shejtanit, idhujve, epsheve apo të dinarit e dërhemit-e lidhur me këtë Muhamedi a.s. ka thënë: "Është zhgënjyer robi i dinarit, robi i dërhemit dhe i pasionuari pas veshjes luks. Nëse i jep diçka - ai kënaqet, nëse nuk i jep - hidhërohet, është zhgënjyer dhe është alivanosur, nëse goditet - nuk shpëton". Nëse ekzistojnë robër të gotës e dollisë, nëse ekzistojnë robër të alkoolit dhe drogës, nëse ekzistojnë robër të dhënë pas grave dhe epshit, atëherë ta dini se ekzistojnë edhe robër të Allahut xh.sh. Këta janë robër të Allahut xh.sh., te të cilët shejtani ka dështuar të depërtojë, edhe pse mundohet të depërtojë e me mashtrim t'i sundojë ata. "Ai tha: Pasha madhërinë tënde, kam për t'i shmangur prej rrugës së drejtë që të gjithë. Përveç atyre që janë të sinqertë prej robërve të Tu." (Sad, 82-83).

"Në të vërtetë ti nuk ke kurrfarë fuqie ndaj robërve të Mi. Mbrojtja e Zotit tënd është e mjaftueshme." (El Isra, 65). Përveç kësaj, ata janë robër të sinqertë dhe të zgjedhur. U treguan të sinqertë në fenë e tyre për Allahun, e Allahu i zgjodhi për të përfaqësuar fenë e Tij. A dëshiron të jesh prej robërve të Zotit? A dëshiron t'i përkasësh Allahut xh.sh.? A dëshiron të jesh ndonjëri prej tyre? A dëshiron të jesh anëtar në këtë xhemat- bashkësi, dhe të jesh rob prej robërve të vetëm të Allahut? Atëherë kuptoji meritat, veçoritë dhe cilësitë e tyre! Dije se kush janë robërit e Allahut, dhe mundohu të jesh njëri prej tyre! Kjo çështje nuk ka të bëjë vetëm me fjalë goje, çështja nuk është vetëm hipotezë. Sa hipoteza të shumta që ka e sa kuptime të mrekullueshme kemi! Ka shumë që thonë: Unë jam prej robërve të Allahut, por veprat e tij flasin dhe tregojnë ndryshe, dhe sikur i thonë atij: Ti je nga robërit e shejtanit, e nuk je prej robërve të Allahut. Kjo, sepse robërit e Allahut kanë virtyte, cilësi dhe veçori, të cilat i përmendi Allahu në këto ajete. E sa nevojë kemi ne të jetojmë në hijen e këtyre ajeteve tok së bashku. Veçori e parë e robërve të Allahut është se ata ecin ngadalë në tokë. Shiko se si e filloi Allahu xh.sh. përshkrimin e cilësive të robërve të Tij: ...që ecin në tokë ngadalë..."- A tërë kjo konsideratë vetëm në ecje?! Mënyra e ecjes, veçoria e ecjes, por që kanë vlerë tek Zoti xh.sh.

### Robërit e Zotit ecin qetë në tokë

Po për arsye se ecja tregon personalitetin, rrëfen atë që fshihet brenda prej ndjenjave dhe moralit. Mendjemëdhenjtë tiranë ecjen e tyre e kanë të veçantë, ndërsa besimtarët modestë e kanë ecjen e tyre që i karakterizon. Pra, çdonjëri ecën duke treguar atë që ka në personalitetin e tij.

Robërit e Zotit ecin qetë në tokë, ata janë modestë, të qetë e të lehtë, ecin me një qetësi dhe dinjitet. Ata nuk tregohen të dhunshëm e as mendjemëdhenj ndaj askujt, nuk ecin duke u lavdëruar sikurse vagabondët. Askush prej robërve të Allahut nuk ecën duke thënë: O, Tokë, zgjerohu, sepse nuk është askush si unë! Jo, ai ecën sikurse ai që e di se prej toke ka dalë, në të do të kthehet, sikurse thotë Zoti në Kuran: "Prej saj (tokës) Ne ju krijuam, në të do t'ju kthejmë dhe prapë prej saj do t'ju nxjerrim edhe një herë". (Ta Ha, 55).

Zoti i Madhëruar na porosit me porosi të urta në kaptinën "El Isra". Ndalimi nga ecja duke u lavdëruar, zgjeruar e nënçmuar njerëzit, është një nga këto porosi.

"...e ti nuk mund ta çash (tokës) sado që të rrapëllosh me këmbët tua (ti nuk mund t'i arrish lartësitë e kodrave), sado që ta zgjatësh qafën tënde e ta ngresh kokën tënde, nuk mund të arrish asgjë. Pra, ec me modesti,



nëse dëshiron që të të dojë Allahu, e gjithashtu edhe njerëzit. Kjo, sepse Allahu nuk e do atë që mburret e lavdërohet. Për këtë arsye Kurani famëlartë, në tre ajete na rrëfen porosinë e Lukmanit dhe këshillën e tij drejtuar djalit të tij, kur i thotë: "Dhe mos shtrembëro fytyrën tënde prej njerëzve, mos ec nëpër tokë kryelartë, se Allahu nuk e do asnjë mendjemadh e që lavdërohet shumë.Të jesh i matur në ecjen tënde, ule zërin tënd, se zëri më i egër është zëri i gomarit!" (Llukman, 18-19)

Mos shtrembëro fytyrën tënde ndaj njerëzve d.m.th. mos fol me njerëz duke e kthyer fytyrën në anën tjetër dhe mos i bëj njerëzit të të flasin ty duke qenë të kthyer në anën tjetër, po kthehu drejt tyre dhe fol me ta me fytyrë drejt tyre.

El-Muhtal - është ai person që shfaq mendjemadhësinë në veprat e tij, ndërsa El-Fehur - është ai që e shfaq mendjemadhësinë në fjalët e tij, duke thënë me mburrje, p.sh.: Unë jam filani, i biri i filanit, apo biri i filan familjes.

Allahu nuk e do as mburravecin dhe as mendjemadhin, veçse e do robin modest, i cili e respekton veten e tij dhe në asnjë moment nuk përbuz askënd prej njerëzve.

### "...ata të cilët ecin me qetësi në tokë..."

Ecje e qetë nuk do të thotë ecja sikur i rraskapitur a i sëmurë, siç bëjnë disa që i atribuojnë vetes mirësinë dhe takvallëkun, dhe të cilët shtiren duke ecur si të rraskapitur a të lodhur. Jo! kurrsesi, sepse as Pejgamberi a.s. e as shokët e tij r.a. nuk ishin të tillë.

Transmeton Aliu r.a. se Pejgamberi a.s., kur ecte dukej sikur po zbriste nga një vend i lartë teposhtë, e kjo është ecja e Pejgamberëve të vendosur, njerëzve seriozë dhe trima. Në një rast tjetër thotë Ibn Kajim nga Ebu Hurejre r.a.: "Nuk kam parë njeri më të bukur se Pejgamberin a.s., sikur dielli pasqyrohej në fytyrën e tij, dhe nuk kam parë dikë të ketë ecur më shpejt se ai a.s., sikur toka i hapej para tij, dhe ne shpejtonim e lodheshim që ta arrinim, ndërsa ai nuk ndiente lodhje."

Kështu, pra, Pejgamberi a.s. nuk ecte si i lodhur dhe as ngadalë, e shpejtësia nuk domethënë ajo që e humb dinjitetin, po ishte ecje mesatare, jo të ecur të shpejtë ekstrem, e as të ngadalësuar të mërzitshëm. Kjo është ecja e besimtarëve, ecje që tregon fuqi dhe në të njëjtën kohë modesti.

Omeri r.a. njëherë pa një djalosh duke ecur si i lodhur, dhe i tha: "A je i sëmurë?" Djaloshi tha: "Jo!" "Atëherë mos ec kështu", - i tha Omeri r.a., dhe e drejtoi me shkopin e tij. Pra e urdhëroi atë të bënte ecje të besimtarëve modestë. Njëra prej grave të ashabëve i pa disa djelmosha të rinj duke ecur si të lodhur e të rraskapitur dhe pyeti se kush ishin ata. I thanë se ata ishin robër që bënin ibadet, e ajo tha: "Pasha Allahun, Omeri, kur ecte, shpejtonte pak, kur fliste - dëgjohej, kur godiste - shkaktonte dhembje, e ai ishte vërtet rob që bënte ibadet.

Pra fjala (ecin qetë) nuk do të thotë se ata ecin si të lodhur. Jo, Islami nuk e do njeriun që ecën si i lodhur dhe i sëmurë. Omeri r.a. i pa disa njerëz duke u falur me devocion, të cilët shtireshin duke i lëkundur kokat e tyre, e drejtoi kokën e tij me shkop dhe u tha: "O Filan, ngrije kokën e mos na e vdis fenë tonë ta marrtë Allahu shpirtin, se devotshmëria është në zemra e nuk është në lëkundjen e qafës!"

Kjo është që duam ta tregojmë rreth kuptimit të fjalës ecje e ngadaltë.

(Ata të cilët ecin në tokë ngadalë e qetë..) d.m.th. ecin qetë me modesti dhe fuqishëm, dhe ecje mesatare në varësi nga mundësia e tyre.

Kujdesi i tërë është që njeriu të mos ecë në tokë me mburrje a mendjemadhësi. Pejgamberi a.s. tërhiqte vërejtjen për këtë cilësi të ligë: "Kush e shenjtëron veten e tij dhe kush ecën me mburrje e mendjemadhësi, e takon Allahun xh.sh. të hidhëruar ndaj tij". Gjithashtu lidhur me këtë ka thënë: "Para jush, përderisa një



njeri ishte duke ecur me mburrje, i veshur me rroba të bukura, saqë i pëlqeu vetja e tij, Allahu e fundosi në tokë, dhe ai valëvitet në të deri në Ditën e Kiametit." Pra, ecën i veshur me rroba me mburrje, i pëlqen vetja e tij, kokëlartë, reklamues i vetes, fytyrëvrenjtur. Allahu e fundosi në tokë, ashtu sikur e fundosi Karunin kur u paraqit para popullit të tij me mendjemadhësi për pasurinë e tij, e Allahu e fundosi.

"Po, Ne atë dhe pallatin e tij i shafuam në tokë. Veç Allahut nuk pati ndonjë që ta mbronte e as vetë nuk pati mundësi të mbrohej." (Kasas, 81).

Përse atëherë njerëzit tregohen mendjemëdhenj? Përse bëhen tiranë? Përse ngrihen mbi të tjerët? Sikur ta shikonin veten e tyre, atëherë ata do të vërenin atë që thoshte Imam Gazali – se Babai i tyre është uji, e Gjyshi i tyre dheu. Apo siç thotë Allahu xh.sh.: "... e krijimin e njeriut e filloi nga balta, pastaj bëri që pasardhësit e tij të rrjedhin prej një pike uji të dobët (ndyrë)..." (Sexhde, 7-8).

Ka thënë Hasani: "Çuditem për atë që pastrohet nga nevoja e madhe çdo ditë, e si i tregohet mendjemadh Krijuesit të gjithësisë".

Thotë një poet i devotshëm: "Mos ec në tokë vetëm se me modesti - se sa popuj janë nën ty që ishin më të zotët se ti. Nëse je në mirësi, pushtet e fuqi - sa njerëz vdiqën që ishin më të fortë se ti".

Mos ec në tokë me mburrje, njihe veten, o njeri, tregohu modest ndaj Allahut, sepse atë që tregohet modest për hir të Allahut, Allahu e ngre. Ai mendon se është i pavlerë, por te njerëzit është i respektuar. Ndërkaq, atë që tregohet mendjemadh, Allahu e ul. Ai mendon se është i madh, por te njerëzit është i urryer dhe i vockël.

Nëse njeriu mundohet që, me mendjemadhësi, mburrje dhe lavdërim të rritet para njerëzve, e kundërta është më se e mundur. Kjo, sepse kjo gjë vetëm sa e bën të pavlerë te njerëzit, dhe e bën që njerëzit ta urrejnë ashtu siç e urren edhe Allahu xh.sh. Për këtë arsye besimtari duhet të jetë modest, dhe ashtu si tha Aishja r.a: "Ibadeti më i mirë për besimtarët është modestia." Ashtu, siç ishte Muhamedi a.s. njeriu më modest, pavarësisht nga pozita e tij tek Allahu si dhe tek njerëzit, ashtu edhe besimtari duhet të mësojë modestinë dhe të ecë me maturi. Kjo është cilësia e parë e robërve të Allahut.

E lusim Allahun xh.sh. që të na bëjë prej robërve të Tij, "Të cilët i dëgjojnë fjalët dhe pasojnë atë më të mirën prej tyre. Të tillë janë që Allahu i udhëzoi në rrugën e drejtë, dhe të tillë janë ata të mençurit!" (Ez-Zumer, 18).

(Shqipëroi nga Gjuha arabe: Mr. Adnan Bërbatovci. Marrë nga libri – Hydbe të shejh Kardavit - nga Halid Sead, pj. 2).

Besnik Jaha

# Recension për librin "Të dërguarit e Allahut"



Libri "Të dërguarit e Allahut", i autorit Ahmed Behxhet, shqipëruar mjeshtërisht nga Sabri ef. Bajgora, është libri më i këndshëm i bërë gjer sot për profetët e Allahut, pavarësisht nëse lexohet nga studiuesit apo lexuesit e rëndomtë.

Në 700 faqet e këtij libri lexuesi shqipfolës ka mundësi të njihet me jetën dhe të bëmat e profetëve të Zotit, ndërsa freskia letrare: kreativiteti, ndërtimi stilistik e figurativ, përftesat e stilemat letrare, etj., lexuesin shpeshherë do ta përhumbin, sa do të harrojë nëse vërtet është duke lexuar ndonjë vepër letrare ose tjetër.

Një mendjendritur ka thënë se *sot nuk ka çka të shpiket, sepse është shpikur gjithçka*. Ky mendim, në planin letrar/të shkruar çon në idenë mbi të cilën mbështetet e tërë shkenca e Stilistikës, se nuk është e rëndësishme çfarë thuhet, por si thuhet. Sepse, edhe më e pavlera thënie e thënë bukur ka vlerë. Ndërsa, nëse edhe thuhet bukur, por edhe ka vlerë, këtu kemi të bëjmë me mrekullinë, shpikjen.

Libri i Ahmed Behxhetit, pavarësisht se autori e thotë se ai nuk është autori, Ahmend Behxhetin edhe një herë e ka dëshmuar si një njeri që di të krijojë diçka vërtet të bukur, të mrekullueshme, siç i ka thurur bukur edhe rrëfimet për të Dërguarit e Allahut. Ndërsa, po të mos ishte pena e Sabri Bajgorës, që këtë libër e nisi ta shqipërojë vetëm pasi i kishte fjetur thellë në shpirt, lexuesi shqipfolës asnjëherë nuk do ta përjetonte kënaqësinë e njohjes së historive të profetëve të Allahut si në këtë rast.

Megjithatë, kur ka folur për librin dhe metodën e ndjekur gjatë shkrimit të tij, autori Ahmed Behxhet ka thënë: *"...për hir të korrektësisë dëshiroj të pranoj, shumë sinqerisht, që unë nuk jam autori i këtij libri… Mund të them që e kam shkruar, por, të jesh autor do të thotë të krijosh apo të shpikësh diçka…"*, gjë kjo që na paralajmëron se për gjithçka që ka folur ky autor në këtë libër mund të ketë folur edhe kushdo tjetër, çdo autor. Por, nëse po me këtë vetëdije Behxhet ka pasur vullnet dhe ia ka nisur kësaj pune, është edhe një arsye më tepër që na nxit ta lexojmë këtë libër; për të parë se çfarë do të ketë thënë ky autor për ngjarjet më të (për) folura/përshkruara gjatë gjithë historisë njerëzore.

## Mbi 20 ribotime

Për këtë edhe vetë autori thotë se, para se të fillonte ta shkruate këtë libër, ishte ndalur dhe i kishte bëra vetes dy pyetje:

"Ç'të reja ke ndërmend të parashtrosh; dhe
Ç'metodë do të ndjekësh?"

"Duke qenë se *të Dërgarit e Allahut janë prijësit tanë shpirtërorë në tokë, ata edhe janë udhëheqësit tanë të vërtetë. Janë e ardhmja e jo e kaluara jonë, nëse e dëshirojmë shpëtimin*", thotë vetë autori në një nga parathëniet e botimeve të shumta të këtij libri, që deri sot ka kaluar mbi 20 botime.

Ky libër dallon nga librat tjerë që flasin për të Dërguarit e Allahut për këto arsye:

- Disa libra të tjerë i vendosin të vërtetat ngjitas me mitet dhe legjendat. Realiteti përzihet me atë që nuk ka lidhje me të vërtetën. Shembulli i këtyre autorëve u ngjet atyre njerëzve që kanë dalë të mbledhin fruta nëpër errësirën e natës, duke mos dalluar të pjekurat nga të papjekuarat, dhe kështu i përziejnë mes vete.
- Deri disa libra të tjerë janë të mbushur plot me tregime të shpifura e israilijate, e që fare nuk përkojnë me të vërtetën rreth pejgamberëve, ky libër në vazhdimësi shoqërohet me citatet kuranore dhe thëniet profetike, gjithmonë të besueshme.
- Ka edhe libra që ngjarjet e të Dërguarëve i paraqesin vetëm në kontekst të kontradiktave që janë ngritur rreth tyre, duke i mbushur fletët me mospajtime që mendjen e njeriut e shpërqendrojnë tërësisht nga esenca e ngjarjes, duke u zhytur atë në gjëra fare të pavlera e të panevojshme, dhe duke i humbur kuptimin edhe vetë ngjarjes. Ky libër nuk synon këtë, përkundrazi synon atë që nga Horaci u quajt Dulce et Utile (term ky me të cilin Horaci përcaktonte letërsinë), pra, kur diçka




është edhe e këndshme por edhe e dobishme.

- Në anën tjetër, ka edhe libra-tradicionalë e që janë shkruar sipas kritereve të thata shkencore, por të cilëve u mungon shpirti i dashurisë dhe i gjallërisë, ose anasjelltas, libra që janë shkruar me dashuri naive, por që u mungon kriteri shkencor. Ky libër ka të dy elementet: edhe shpirtin e dashurisë dhe gjallërisë; por edhe kriterin shkencor.

- Si veçori tjetër është edhe gjuha e kohës. Përveç gjithë këtyre veçorive, shkrimi i një libri me gjuhën e kohës, në këtë rast për të Dërguarit e Allahut, me gjuhë të lehtë e të kuptueshme, është sifida më e madhe e çdo autori. Realizimi me sukses i këtij elementi dhe ikja nga gabimet, mospajtimet dhe legjendat e pabaza, bëri që Ahmed Behxhet vërtet të ofrojë diçka të re për lexuesin.

Ky libër është i veçantë edhe për një arsye tjetër, pra për faktin se autori Ahmed Behxhet është ndër intelektualët më të njohur të botës islame, dhe ndër kritikët letrar më të njohur të asaj pjese të botës.

Në secilën faqe të këtij libri vërejmë një devotshmëri të autorit. Jo si shumë autorë, Behxhet del para lexuesve krejt i sinqertë, siç del njeriu para Zotit, dhe, duke e madhëruar Atë, ai edhe shprehet: "Allahu e mëshiroftë një njeri që njeh forcën dhe mundësinë e vetvetes!"

Ndërsa, kur tregon fillimin e shkrimit të librit, ai thotë: "*...e pranoj që para se ta hedh në letër shkronjën e parë në këtë libër, jam ndalur dhe kam pyetur veten: Si mund të kesh guxim t'i rrekesh shkrimit për të dërguarit e Allahut, që simbolizojnë pikën më kulmore të dëlirësisë dhe pastërtisë në fytyrë të Tokës, duke qenë i vetëdijshëm për mangësitë dhe dobësitë e tua njerëzore?!*"

Nëse Sokrati ka thënë: "Njihe vetveten", dhe: "E keqja vjen nga padija", pyetja retorike e autorit Ahmed Behxhet na jep të kuptojmë se kemi të bëjmë me një filozof të vërtetë, që njeh esencën e botës dhe njeriut: veten dhe Krijuesin e vetes.

Megjithëse kjo pyetje e kishte ndalur që për një kohë të gjatë të mos fillonte shkrimin e librit; që në filozofinë e krijimit njihet si provocatio (provokim), prapëseprapë thellësia e shpirtit i kishte folur vazhdimisht, duke u bërë kështu preokupatio (preokupim) jete. Provocatio kishte kaluar në preokupatio, që pashmangshëm kërkon një re-agim, një lindje, agim, dhe kështu edhe kishte shpërthyer/lindur shpirti krijues/libri, që fliste për të Dërguarit e Allahut. Për ata që ishin dërguar për ne, mëkatarët, sepse, po të ishin të gjithë njerëzit të dëlirë e të dëvotshëm, që e njohin Allahun dhe e përkujtojnë premtimin ndaj Tij, sigurisht se do të humbte kuptimi edhe urtësia e dërgimit të tyre.

Në fund, mendojmë se fjala e autorit të këtij libri të veçantë, Ahmed Behxhetit, është forma më e mirë e përmbylljes së këtij recensioni: "*Unë punoj në gazetari, në lëmin e kritikës letrare dhe të letërsisë. Dashuria e madhe ndaj Islamit më ka shtyrë të rishikoj tërë atë që kisha shkruar më parë, ashtu siç shikon njëriu në një re që lëviz e së shpejti zhdavaritet. Nga kjo kuptova që asgjë në këtë tokë nuk është e përjetshme. Përjetësia i takon vetëm Allahut xh.sh., vetëm Fjalëve të Tij.*"



Fitore Jaha - Ahmeti

# Aborti

Aborti është një krim i shëmtuar. Faktorët që ndikojnë më së shumti në vendimin për abort janë: mosha e re apo e vjetër e gruas, numri i madh i fëmijëve, aryetimi se fëmija është nga prostitucioni apo zinaja, të ardhurat e vogla ekonomike, frika nga varfëria, si dhe shumë faktorë të tjerë. Megjithatë, nëse aborti ndodh për arsyet e lartcekura, pa asnjë dyshim ai është krim.

Para se të fillojmë diskutimin për këtë çështje, mendoj se është e udhës që fillimisht t'i shpjegojmë kuptimet e abortit. Nëse hulumtojmë në Fjalorin e Gjuhës Shqipe, fjala abort na jep kuptimin e dështimit.[1] Ndërsa, në planin profesional apo terminologjik, aborti nënkupton: "Përfundimin e shtatzënisë para javës së 22-të." Pra, për abortin kemi një përcaktim kohor, ndërsa kalimi i kohës së përcaktuar nuk është abort.

Shtatzënia është një gjendje fiziologjike, e natyrshme, e cila nuk dëmton organizmin e gruas nëse tregohet kujdesi i duhur.[2] Ndërprerja e shtatzënisë para javës së 22-të quhet abort (dështim), ndërsa pas javës së 22-të quhet lindje.[3]

Sidoqoftë, lirisht mund të themi se aborti është një krim i shëmtuar. Faktorët që ndikojnë më së shumti në vendimin për abort janë: mosha e re apo e vjetër e gruas, numri i madh i fëmijëve, aryetimi se fëmija është nga prostitucioni apo zinaja, të ardhurat e vogla ekonomike, frika nga varfëria, si dhe shumë faktorë të tjerë. Megjithatë, nëse aborti ndodh për arsyet e lartcekura, pa asnjë dyshim ai është krim. Zoti xh.sh. në Kuranin fisnik thotë:

"Mos i mbytni fëmijët tuaj nga frika e varfërisë, se Ne sigurojmë furnizimin tuaj! E mbytja e tyre është mëkat i madh." (El Isra, 31).

### Llojet e aborteve

Rreth 15% e gjithë shtatzënive përfundojnë me abort. Një pjesë e tyre ndodhin aq herët saqë gruaja as që e kupton se aborton. Pjesa më e madhe e aborteve ndodh para javës së 12-të. Shkaku kryesor i dështimeve të shtatzënisë është moszhvillimi normal i fetusit. Kjo për arsye se dëmtohet struktura gjenetike e tij.[4]

Abortet klasifikohen në disa lloje, siç janë:

- Aborti spontan - ky lloj aborti ndodh pa dëshirën e pacientes. Është përshkruar si humbje e shtatzënisë para javës së 22-të, dhe fryti në këtë fazë nuk është i aftë për jetë jashtë mitrës. Fazat e këtij aborti janë: aborti kërcënues – kur shtatzënia mund të vazhdojë; aborti jokomplet – kur shtatzënia nuk mund të vazhdojë por ka nevojë për ndërhyrje kirurgjike; aborti komplet – kur shtatzënia nuk mund të vazhdojë dhe nuk ka nevojë për ndërhyrje kirurgjike; dhe aborti i paevitueshëm



– kur shtatzënia nuk mund të vazhdojë.

- Aborti i indukuar - është procedurë e ndërprerjes së shtatzënisë në mënyrë vullnetare. Ky lloj aborti bëhët me dëshirë apo kërkesë të gruas.

- Aborti i shkaktuar për çështje klinike apo shëndetësore - te ky lloj aborti ndikon gjendja shëndetësore e gruas.[5]

**Abortet mund t'i klasifikojmë edhe në aborte legale dhe ilegale.**

Babai i mjekësisë, Hipokrati, në betimin e tij të famshëm thotë: "Nuk do t'i jap leje gruas që të shkaktojë abortin." Por sot pak mjekë-gjinekologë mendojnë kështu, prandaj edhe pjesa më e madhe e tyre kryejnë aborte, ndoshta edhe për përfitime personale. Te gruaja, por edhe te partneri (bashkëshorti), aborti lë pasoja fizike, psikike dhe sociale.[6]

**Pasojat pas abortit**

Menjëherë pas abortit disa gra ndiejnë lehtësim dhe u duket se kanë shpëtuar nga një barrë, që sipas tyre mund të kishte pasoja në jetën familjare apo shoqërore. Pjesa tjetër e grave paraqesin ndjenjë faji, trishtimi dhe humbjeje. Një tjetër problem psikologjik që nuk mund të kalohet pa u marrë në konsideratë pa dyshim se është reagimi i partnerit/mashkull ndaj abortit. Meshkujt, fillimisht mund ta trajtojnë problemin me qetësi, duke e lënë zgjedhjen në dorë të gruas/partneres. Por ndryshe mund të ndodhë te disa të tjerë që kërkojnë me insistim ndërprerjen e shtatzënisë. Në të dy rastet, me kalimin e kohës, ndjenjat mund të ndryshojnë, dhe meshkujt nisin të përjetojnë ndjenja të ngjashme me ato të grave, si: faj, trishtim, deri edhe inat e zemërim.[7]

Pasojat psikologjike pas abortit janë:

- Depresioni, ndjenja e fajit, keqardhja;
- Pagjumësia dhe ëndrrat e frikshme;
- Frustracionet, humbja e vetërespektit, vetërrënimet psikike, ftohja emotive/pesimizmi;
- Rrënimin e marrëdhënieve familjare ose në çift;
- Simptomat e humbjes së kujtesës, psikoza;
- Vështirësitë në përqendrim;
- Humbja e interesave dhe dëshirës për të jetuar, shfaqja e veseve;
- Prirja për të qarë shpesh;
- Rënia e aftësive në punë, pengesat në komunikim, etj.

Çdo individ e përjeton traumën e abortit në mënyrë të veçantë, por askush nuk e kalon pa vuajtur. Çdoherë që kryhet një abort prindërit e foshnjës së vrarë e ndiejnë zbrazëtinë e madhe që lë humbja e fëmijës.



**Ndërsa, nga pasojat fizike të abortit mund të përmendim:**

- Dëmtimin e pakthyeshëm të mitrës;
- Vdekjen e gruas nga hemoragjia;
- Lëndimin e organeve të tjera (zorrëve, stomakut, tubave ovarial, etj.);
- Sterilitetin (pamundësinë për të pasur fëmijë);
- Helmimin e gjakut, tromboembolitë (mpiksjen e gjakut në vena);
- Prishjen e ciklit menstrual;
- Paraqitjen e shtatzënive jashtë mitrës;
- Shtimin e mundësive për aborte spontane;
- Rritjen për shfaqjen e kancerit të gjirit, etj.[8]

**Ç'thotë jurispodenca islame për abortin e fëmijës së krijuar, por që është i sëmurë?**

Kuvendi i organizatës së Fikhut Islam në Lidhjen e Botës Islame, gjatë mbledhjes së dymbëdhjetë, të mbajtur në Mekë më 11-18 shkurt 1990, diskutuan rreth abortit dhe, pas debatit nga komisioni i kuvendit dhe mjekëve specialistë, u vendosën disa çështje të rëndë-



sishme. Në këtë mbledhje u vendos që, nëse shtatzënia ka arritur periudhën prej njëqind e njëzet ditëve, nuk lejohet aborti edhe nëse kontrolli mjekësor konstaton se fëmija është i paaftë fizikisht apo psikikisht. Abortin pas njëqind e njëzet ditëve e kanë lejuar vetëm në ato raste kur është konstatuar se mbajtja e shtatzënisë rrezikon jetën e nënës. Në këto raste lejohet aborti edhe nëse vërtetohet se është shtatëzëni e shëndetshme, për të shmangur kështu një prej dëmeve të mëdha, humbjen e gruas. Por, aborti mund të lejohet edhe në ato raste kur shtatzënia nuk ka mbushur njëqind e njëzet ditë nga fillimi i shtatzënisë, dhe nga raporti mjekësor i mjekëve të besueshëm është konstatuar se fëmija është me të meta në krijim dhe nuk mund të shërohet. Nëse fëmija mbetet, ai do të ketë jetë të vështirë dhe të dhimbshme, dhe kjo do të jetë vështirë edhe për familjen e tij. Në këtë rast lejohet aborti me kërkesë të dy prindërve.[9]

Sipas mendimit të dijetarëve, aborti është i ndaluar edhe që në ditën e parë të krijimit të embrionit. Ndalimi i tij është edhe më i madh sa më shumë që kalojnë ditët, dhe në të gjitha rastet është obligim për njeriun që të pendohet për këtë krim. Këshilli evropian për studime dhe fetva ka thënë: "Nuk lejohet abortimi sipas rregullave të jurisprudencës islame, as në fillim të barrës e as më pas." Pesha e mëkatit është në varësi të kohës së barrës. Në fillim të barrës mëkati është më i lehtë dhe, sa më shumë të rritet fëmija në barkun e nënës aq më i madh është edhe mëkati i abortit të fëmijës. Dhe, pas 120 ditësh, aborti është rreptësisht i ndaluar, dhe konsiderohet prej llojeve të vrasjes që obligohet shpagimi i gjakut, me vlerë 213 gram flori. Kjo sasi i ndahet trashëgimtarëve që nuk kanë marrë pjesë në abortin e fëmijës. Një çështje që është diskutuar shumë po ashtu është edhe aborti i fëmijëve të paligjshëm, jashtë martese. Sipas Sheriatit islam esenca është që njerzit të lihen të gjallë të jetojnë. Pra, mëkati është i njëjtë si për fëmijët nga prindërit e martuar ashtu edhe për ata fëmijë jashtëmartesor. Dëshmi për këtë është edhe fjala e Allahut: "Për këtë (shkak të atij krimi) Ne u shpallëm (ligj) Beni-Israilëve se, kush mbyt një njeri (pa të drejtë ), pa pas mbytur ai ndonjë tjetër dhe pa pas bërë ai ndonjë shkatërrim në tokë, atëherë (krimi i tij) është si t'i kishte mbytur gjithë njerëzit. E kush e ngjall (bëhet shkak që të jetë ai gjallë) është si t'i kishte ngjallur (shpëtuar) të gjithë njerëzit. Atyre (Beni Israilëve) u erdhën të Dërguarit Tanë me argument, mandej edhe pas këtij vendimi shumë prej tyre e teprojnë (kalojnë kufirin në mbytje) në këtë tokë ." (Maide, 32).[10]

Këtë porosi të All-llahut Pejgamberi a.s, e zbatoi në vendimmarrje, kur një grua erdhi te Pejgamberi a.s. dhe i tregoi se kishte mbetur me barrë nga zinaja. Pejgamberi a.s. e urdhëroi të presë derisa të lindte, t'i jepte gji fëmijës së saj, e pastaj ta braktiste atë që të aprovohej dënimi i përcaktuar për të.[11]

(1) http://www.fjalori.shkenca.org/ 10.04.2015. (2) Dispozita fetare dhe Këshilla mjekësore për të posalindurin, Sabit Gashi, Gazmend Gjota, Botimi 1, Prishtinë: Lib Art. 2010, f. 89. (3) Menaxhimi i komplikimeve të shtatzënisë dhe lindjes. Matthews Mathai, Harshad Sanghvi, Richard J. Guidotti. World Health Organization, 2000. f. S-10. (4) http://sq.wikipedia.org/wiki/Aborti. Maj 2013 data: 16.04.2015 (5) Menaxhimi i komplikimeve të shtatzënisë dhe lindjes. Matthews Mathai, Harshad Sanghvi, Richard J. Guidotti. World Health Organization, 2000. f. S-10. (6) https://jonabodoj.wordpress.com/2010/05/02/debati-per-abortin-kur-kryhet-dhe-cilat-jane-pasojat/, Jona Bodoj Maj , 2010 data: 10.04.2015, (7) http://www.bebaime.com/perinatologjia/aborti-dhe-pasojat-e-tij, Obst-Gyn Mimoza Keta Tetor 2011.data:15.04.2015, 8 http://w.w.w.stetoskopi.com/node/583 Copyright © 2012 - 2014. stetoskopi.com. data:16.04.2015, (9) Çështjet bashkohore të fikhut, Përmbledhje nga grup autorësh, profesorë pranë universitetit të hapur në Kairo. Shtypshkronja "Aj Graf MATBAA" 2011, f. 284, 286 dhe 295. (11) Po aty, f. 296.



**Islam Osmani**

# Mulla Hasan Masurica Imami novator

"Të humbësh një ditë s' është gjë. Të mos humbësh kot ditët e jetës - është mençuri..."
Mulla Hasan Masurica

Në mesin e shumë hoxhallarëve, ulemave të fesë islame, në periudhën nga shekulli i XIX-të dhe në fillim të shekullit të XX-të, kemi pasur imamë dhe hoxhallarë me intelekt shumë të zhvilluar dhe novator. Me novacionet e tyre ata e kishin mahnitur botën e asaj kohe dhe kështu kishin mbetur mburrje për kombin shqiptar. Mjerisht, koha e ka bërë të veten, sikurse edhe varfëria, e pushtuesit e njëpasnjëshëm kanë ndikuar edhe te dijetarët. Ata nuk kanë mundur ta plasojnë e sendërtojnë shpikjen-novacionin e tyre në praktikë, por ato u kanë mbetur në skicime, në letër, e ndoshta as edhe në letër. Kështu, shumë skicime u janë humbur, djegur e përvetësuar nga regjimet e ndryshme pushtuese, që në trevat shqiptare ndërroheshin mjaft shpesh. Në kushte e rrethana të tilla, nën sundimin e Perandorisë Osmane, nën regjimin e mbretërisë serbosllave, jetoi dhe punoi edhe hoxha, imami i nderuar.


*Mulla Hasan Masurica*

### Origjina e Da Vinçit shqiptar

Hasan Islam Masurica, i njohur edhe si Leonardo da Vinçi shqiptar, siç e kishte quajtur Kadrush Sylejmani në shkrimin e tij, që në vitin 1975.[1]

Hasan Masurica ishte një burrë trupmadh, i ditur, dinjitoz e imam i shkëlqyer, i afërt me xhematin dhe popullin, dhe i gatshëm gjithherë për t'i ndihmuar ata që kishin nevojë.

### Po kush ishte Mulla Hasani, dhe përse e quajtën Leonardo da Vinçi shqiptar? Cila dhe nga ishte familja Masurica?

Familja e Mulla Hasanit, respektivisht gjyshi i tij, Bajrami me familje, diku rreth vitit 1860 ishin shpërngulur nga fshati Dllugajnicë e Masuricës, fshat që gjendej mes Vranjës dhe Leskovcit, dhe ishin vendosur në fshatin Krilevë të Dardanës (ish Kamenicë). Për një kohë familja e Mulla Hasanit kishte jetuar në Krilevë, pastaj në Gjilan, e besa një kohë kishte jetuar edhe në fshatin Dobërqan të Gjilanit, për t'u vendosur përfundimisht në Muçivërc të Dardanës.

Mulla Hasani u lind në fshatin Krilevë të Dardanës në vitin 1869. Meqë gjyshin, e edhe babain, e kishte hoxhë, ai mësimet e para dhe edukatën bazë fetare islame e mori nga gjyshi, Mulla Bajrami, dhe babai i tij, Mulla Islami. Ndërkaq, në vitin 1883, Hasani kreu shkollën fetare progjimnazin Ruzhdie (tetëvjeçaren) në Gjilan. Përkundër asaj që rrethanat e kohës nuk ia mundësuan të shkollohej më tutje, ai lexonte me ëndje pothuajse çdo libër që i binte në dorë. Por, interesimi i tij për të lexuar libra ishte i orientuar më shumë në literaturën shkencore të matematikës, fizikës, e sidomos astronomisë. Me literaturë të llojllojshme e furnizonte gjyshi, Mulla Bajrami, përkatësisht babai i tij Mulla Islami, i cili pos që ishte hoxhë - imam në Krilevë, merrej edhe me tregti, kështu që mjaft shpesh shkonte në Shkup, Selanik e Stamboll, prej nga gjithmonë përveç librave fetarë islam sillte edhe libra shkencorë të lëmive të ndryshme. Prandaj, Mulla Hasani u pajis me dituri të ndryshme, e veçanërisht ishte njohës i mirë i astronomisë.

Etja e madhe dhe dashuria për shkollim Mulla Hasanin nuk e lanë të qetë. Kështu, ai edhe pas një pauze disavjeçare regjistrohet në shkollën e lartë të mësuesisë "Darul Mualim", dhe, me sukses të shkëlqyer e kreu në vitin 1907.



*Aeroplani që e konstruktoi Mulla Hasan Masurica –Hoxhë novator*

**Shpikës i madh për kohën**

Këtë detyrë ai e kreu në xhamitë e fshtrave Zarbicë, Dobërçan dhe Muçivërc. Gjatë kryerjes së profesionit të imamit vaizin e tij gjithmonë e mbante në gjuhën shqipe, përkundër asaj që ato ishin të domenit fetar islam, pra dëshironte që te xhemati të ngjallë dëshirën për të mësuar në gjuhën amtare.

Derisa shërbente imam në xhaminë e Zarbicës (imamati i tij përfshinte edhe xhematin e fshatrave Suharnë, Novosellë dhe Priboc), nga xhamia ishte kthyer vonë në shtëpi. Gruaja e kishte pyetur; "Hoxhë ku e ke shallin, a mos je ngatrrua diku me dikend, apo mos e ke humbur a harru diku?" Hoxha i ishte përgjigjur se në njërin nga fshatrat e përmendur kishte vdekur një njeri, dhe në mungesë të qefinit - pasi që atëherë kishte qenë varfëri e madhe - hoxha e kishte hequr shallin dhe ia kishte bërë qefin të vdekurit. (Ngjarje të tilla hoxhës i kishin ndodhur edhe herë të tjera) Prandaj, që nga ai rast, hoxha gjithmonë shallin në kapelën e tij e mbante aq metra të gjatë sa për ta përdorur atë edhe për qefin, në rast nevoje.[2] Gjithë atë dituri të marrë nga librat Mulla Hasani filloi ta përcjell edhe në letër. Skicoi dhe projektoi modelin e aeroplanit (ballonit siç e quanin populli në këtë anë) gjë që e kishte ëndërr që nga fëmijëria. Njëherë, kur babai i tij kthehej nga tregtia, ky e kishte pyetur: "Përse nuk fluturojnë edhe njerëzit sikur shpezët?"

Projektin e skicuar filloi menjëherë ta sendërtonte në praktikë, dhe ndërtimi i projektit nuk zgjati shumë kohë, duke e përfunduar diku në pranverë të vitit 1899.

Në aeroplanin e ndërtuar me dërrasa plepi në kodrën e Zarbicës së pari e hypi djalin e tij Muharremin dhe vet e kapi litarin me të cilin e kishte lidhur aeroplanin, dhe kur një erë e lehtë e mori atë, fluturakja nisi të lëvizë dhe vazhdimisht e rriste shpejtësinë. Pas pak ai filloi të ngritej bashkë me të dhe, edhe këmbët e Mulla Hasanit herë pas here nuk e preknin tokën. Mirëpo, në një moment ai padashtas e lëshon litarin, dhe fluturakja bashkë me Muharremin fluturoi diku rreth 50 deri në 70 metra lartësi, duke përshkuar tërë fshatin e Zarbicës, duke kaluar një distancë prej rreth 4 apo 4 kilometra e gjysmë. Aeroplani u përplas në majat e lisave të ahut, në kodrat përtej fshatit Zarbicë, tek vendi i quajtur "Mulla Rekë", sipër fshatit Muhoc, dhe lëshoi një zhurmë të madhe. Për këtë tregon djali i Mulla Hasanit, Hamidi (i vetmi fëmijë që jeton nga të 11-të sa kishte Mulla Hasani), përndryshe veteran i arsimit. Tërë këtë ngjarje e përcollën shumë barinj, fshatarë zarbicas, të cilët ruanin bagëtinë apo ishin duke punuar në arat e tyre. Djali i tij Muharremi kishte thyer këmbën, por, sidoqoftë duket të ishte piloti i parë në botë, ngase, sipas shënimeve, ky duhej të ishte fluturimi i parë në

histori. Ky fluturim i aeroplanit të konstruktuar dhe ndërtuar nga Mulla Hasan Masurica ishte katër vjet para vëllezërve amerikanë Wilbur dhe Orvill Wright, të cilët kishin kosntruktuar dhe me sukses kishin fluturuar me aeroplan më 17 dhjetor të vitit 1903.

### Më 1905, merr ftesën nga vet Sulltan Hamidi

Mulla Hasani vazhdoi me punën e tij shkencore duke projektuar dhe ndërtuar pushkën me një, pastaj me pesë, dhe së fundi me njëzet e pesë fishekë. Për këtë i kishte shkuar zëri deri në Stamboll, deri tek Sulltan Abdylhamidi, i cili Mulla Hasanin e ftoi atje. Ishte ky viti 1905, kur Mulla Hasani merr ftesën nga vet Sulltan Hamidi, për të shkuar në Stamboll si mysafir i tij. Mulla Hasani shkon në Stamboll, në pallatin mbretëror "Dollma Bahçe" ku u prit me nderime në audiencë të Sulltanit, dhe që në takimin e parë me të Mulla Hasani zbulimin e tij ia demonstroi në praktikë, pra pushkën me një, pesë dhe 25 fishekë.

Në audiencë të Sulltan Abdylhamidit ishin të pranishëm edhe truprojat personale të tij, që kishin origjinë shqiptare; Azem, Sherif dhe Osman Sedllari nga fshati Sedllar, atëherë në kuadër të rrethit të Gjilanit.

Mirëpo Azemi, Sherifi dhe Osman Sedllari ishin të informuar mirë për vlimet në Turqi, e sidomos për përgatitjen e kryengritjes së popujve të robëruar të Ballkanit, pra edhe të shqiptarëve, kundër Perandorisë Osmane. Prandaj, pas bisedës së fshehtë me Hasan Masuricën, me propozimin e tyre, një natë Mulla Hasani hodhi armët në det dhe, i ndihmuar nga bashkëvendasit e tij, arratiset nga "Dollma Bahçe", dhe i veshur si një dervish plak arrin të kalojë kufirin në Edrene, për t'u kthyer pastaj në Kosovë. Gjatë rrugëtimit nëpër Bullgari, Mulla Hasani burgoset nga bullgarët apo rusët, ngase ardhja e tij dhe nami për armët ishte i njohur edhe në këtë shtet. Pas disa ditësh qëndrimi në burg, përkatësisht në ambasadën ruse në Bullgari, ai përpunon skicat; se në çfarë mënyre nuk dihet saktësisht, por pas tre apo katër muajsh qëndrimi, kthehet në Kosovë. Pushka automatike e konstruktuar nga Mulla Hasani është shumë e ngjashme me automatikun Kallashnjikov të sotëm, të cilin e konstruktoi një shpikës rus me të njëjtin emër, diku në prag apo pas Luftës së Dytë Botërore.

Gjatë qëndrimit në Stamboll ai kishte kërkuar një libër të veçantë, të cilin ia kishte preferuar profesori i tij nga shkollimi në shkollën e lartë të mësuesisë në Shkup, myderrizi Kamber Krasniqi, me të cilin kishte afërsi dhe bashkëpunonte ngushtë. E kishte gjetur librarinë dhe, kur pronarit ia kishte kërkuar librin që kishte përmbajtje të shkencës së astronomisë, shkruar në gjuhën arabe, pronari e kishte pyetur Mulla Hasanin se a e kuptonte atë libër dhe, nëse po, a do ta përkthente së paku një fjali nga ai libër në këmbim të krejt librit. Përveç librit që do ta fitonte falas, pronari i kishte premtuar se do ta shpërblente edhe me një lirë të kuqe turke. Pasi Mulla Hasani lexoi dhe përktheu diçka nga libri, pronari i librarisë ia fali librin dhe i dhuroi një lirë të kuqe. Pasi ishte njohur me prejardhjen e Mulla Hasanit, pronari i librarisë, i cili ishte i shtyrë në moshë, (kishte mbi 80 vjet) ishte mahnitur me zgjuarsinë dhe aftësitë e Mulla Hasanit. "Këtë libër"- i thotë ai Mulla Hasanit -"nuk e ka kërkuar askush deri më tash, edhe pse unë që nga fëmijëria ime punoj në këtë dyqan librash. Pra, ky libër gjendet aty në dollap (raft) që nga koha kur punonte babai im i ndjerë."



*Skica e mullirit me ujë dhe me erë në Zarbicë*

### Ndërtimi i mullirit me ujë dhe me erë

Në fshatin Zarbicë Mulla Hasani ndërtoi një mulli me ujë dhe një me erë, i cili mund të bluante shumë më tepër drith sesa një mulli i zakonshëm. Kështu, mulliri i ndërtuar nga Mulla Hasani bluante edhe me anë të erës, kur nuk kishte ujë të mjaftueshëm, ndërsa brenda një dite mund të bluante deri në 1 mijë kilogram drith.

Një mulli të ngjashëm e ndërtoi edhe në fshatin Muçivërc të Dardanës."Kështu, unë me fëmijët e fshatit"- tregon Hamidi – "duke lozur përreth tij e duke dashur të luhateshim në të, ai filloi të sillej, e ne shkonim sa lart e sa poshtë, ndërsa poshtë në mulli guri



*Vula e Mulla Hasanit, ku shkruan; "Zoti Hasan Masurica - mësues në Zarbicë", e bëri në Sofje, më 1905.*

i mullirit kishte nisur të sillej, e kishim vu në lëvizje pa dashje, vetë ne fëmijët, duke lozur."

Pas kthimit nga Stambolli Mulla Hasani vazhdoi punën e tij novative, duke bërë shpikje të reja. Kështu, ai bëri kalendarin e bazuar në pozitën e planeteve në gjithësi, prej vitit 52 e deri në vitin 1952 të erës sonë.

Pastaj vazhdon novacionet me një vizatim mjaft interesant në formë të rrathëve koncentrikë, që prehen me mijëra vija të shënuara me shkronja e numra arabë, në një madhësi prej 30 centimetrash katrorë, e në të cilën është përfshirë e tërë përmbajtja e Kuranit, që është një enigmë e vërtetë sikur edhe kalendari për pozitën e planeteve. Duhet theksuar se deri më tani ende nuk janë deshifruar rrathët koncentrikë që mbërthejnë tërë përmbajtjen e Kuranit. [3]

Mulla Hasani e ka bërë skicën e projektit për ndërtimin e helikopterit pa helikë, mandej skicën – projektin e karrocës së blinduar, të cilën nuk ka arritur ta ndërtojë për shkak të mungesës së veglave dhe mjeteve materiale.

Mulla Hasani ka shpikur dhe ndërtuar triçikletën, pastaj mullirin për bluarjen e kafesë, peshoren shumë precize, vulën personale, me të cilën vuloste dëftesat e nxënësve, të cilët i mësonte vet Mulla Hasani.[4]

**Kontribues për dijen, librin dhe shkollën**

Mulla Hasani ishte gjithmonë adhurues i shkollës dhe dijes, që nga fëmijëria kur interesimi i tij për librin ishte i jashtëzakonshëm. Ai ishte gjithmonë ithtar i përhapjes së librit dhe dijes te bashkëkombësit e tij. Kështu, në vitin 1909, ishte ndër të parët që i bashkohet shumë patriotëve të shquar të Gjilanit me rrethinë për hapjen e shkollave shqipe në Gjilan dhe në fshatrat përreth. Patriotizmin e tij ai e shprehu në Luftën Ballkanike, ku mori pjesë aktive kundër ushtrisë bullgare në fshatrat e komunave të sotme të Vrajës e Bujanocit, me ç'rast qe plagosur në fytyrë, më 1916, kur bullgarët e dogjën fshatin Zarbicë, ku shërbente si imam xhamie, mësues i fesë islame dhe merrej me punë novative. Atëbotë bullgarët ia kishin djegur shtëpinë dhe bibliotekën e pasur me shumë libra të shkencave të ndryshme, me rreth 400 ekzemplarë, si dhe me shumë krijime të tij e punime dore. Mulla Hasan Masurica ishte jo vetëm imam i mirë, mësues i aftë i fesë islame, por ishte edhe novator dhe vizionar i madh. Rreth vitit 1900 ai kishte thënë:"Njeriu brenda disa dekadave do të fluturojë dhe do të arrijë në planetet e tjera, dhe se njeriu do të flasë nga një kontinent tjetër e do ta shohim e dëgjojmë në dhomë. Njerëzimi do të zbulojë armë, që do të jenë në gjendje brenda disa minutash të shkatërrojnë gjallesat e bimët në planetin tonë. Dituria e njeriut do të arrijë deri në atë shkallë sa që njeriu nuk do të jetë në gjendje ta zotërojë atë, dhe mund të ndodhë që një ditë të keqpërdoret, dhe e tëra të kthehet kundër njerëzimit dhe t'i hakmerret vetë njeriut..."

Mulla Hasan Masurica, ishte imam i rregullt në xhami, mësues i shkëlqyeshëm i fesë islame, por edhe dijetar e novator i madh i kohës. Ai ishte njeri i urtë dhe shumë i sjellshëm me fshatarët. Posedonte njohuri të gjerë nga feja islame dhe shpjegonte me orë të tëra pa u lodhur aspak. Njëherit ai mësonte rininë shkollore edhe për jetën e gjallë. Kishte njohuri solide nga lëndët shoqërore dhe ekzakte. Për këtë, ai si personalitet poliedrik, gjeni i kohës, ishte i njohur jo vetëm në tërë Kosovën por edhe më gjerë dhe, është dhe mbetet mburrje për kombin tonë.

Mulla Hasan Masurica ndërroi jetë në vitin 1942, dhe u varros me nderime në oborrin e xhamisë në fshatin Muçivërc. Ai, pasi vdiç, la 11 fëmijë, nga tri martesat e tij. Ndërsa sot, nga të gjithë ata jeton vetëm djali më i vogël i tij, Hamidi, veteran i arsimit.

(1) Kadrush Sylejmani: "Hasan Masurica-Leonardo da Vinçi shqiptar"-Monografi Prishtinë 1975. (2) Disa nga të dhënat për Mulla Hasan Masuricën na i tregoi djali i tij Hamid Masurica-Gjilan. (3) Disa nga të dhënat janë marrë nga libri i Kadrush Sylejmanit: "Hasan Masurica, Hoxhë novator", Prishtinë, 1993. (4) Fotot e vulave janë origjinale, të bëra nga vet autori, dhe janë fotot e para të publikuar në kuadër të një shkrimi për të.



Vehbi Shatri

# Myderriz Musa ef. Gashi (1906-1980)

Në radhën e gjatë të myderrizëve të shquar të Pejës, që jetuan e vepruan në shekullin XX dhe që lanë gjurmë jo vetëm në vendlindjen e tyre por edhe më gjerë, pa dyshim se bën pjesë edhe hoxha, alimi e myderrizi Musa ef. Gashi.

I cilësuar nga kolegët e tij si "Hoxha i Sheriatit", për shkak të njohjes së mirë të së drejtës së Sheriatit, dhe nga bashkëvendësit dhe xhematlinjt si "Një hoxhë që s'do të ketë tjetër si ai në vendin e tyre", Myderriz Musa ef. Gashi, u lind në fshatin Dubovë të Pejës, në një familje atdhetare, patriotike, kombëtare e fetare dhe arsimdashëse.



*Myderriz Musa ef. Gashi*

Mulla Musa që në fëmijëri mbeti jetim. Ai u rrit pa nënën e tij, Gjyke Zogajn, kurse në moshën 6 vjeçare ai humbi edhe babain, Mehmetin, i cili u ekzekutua nga malazezët, në vitin 1912. Po atë ditë, përveç babait Mehmetit, Mulla Musa humbi edhe xhaxhain Ramën dhe kushëririn Ferizin, që po ashtu u ekzekutuan nga malazezët. Kështu, mbikëqyrja e familjes do t'u mbetet katër djemve të Mehmetit[1]:

Haxhiut - i cili shërbeu si myezin xhamie dhe vdiq në moshën 94 vjeçare; Kadriut - i cili i vazhdoi studimet në Gjakovë, por nuk i përfundoi sepse vdiq nga sëmundja e kolerës; Sadriut - i cili kreu Medresenë në Pejë dhe shërbeu si imam Ramazani në fshatin Ozdrim; dhe Musait - i cili kreu Medresenë "Atik" në Pejë, ku edhe punoi si edukator për një kohë, për shkak të gjendjes jo aq të mirë ekonomike që e kishte. Ky i fundit studimet i vazhdoi në "Medresenë e Madhe" në Gjakovë, të cilën e kreu me sukses dhe mori ixhazetnamenë/diplomën te myderrizi i shquar Fahri ef. Ilajzi.[2]

Mulal Musa, sa ishte talebe në medrese shërbeu si imam i Ramazanit në disa fshatra të komunës së Istogut. Më vonë ai u martua me Rabie Kastratin nga Baica, me të cilën patën katër fëmijë: Abdullahun, Sabrijen. Jusufin dhe Subien.

Ndërsa, kur ai mbaroi studimet në Gjakovë, punoi tetë vjet me radhë si imam në Krushë të Madhe të Rahovecit.

Në vitin 1954 Mulla Musa emërohet imam në fshatin Vrellë të Istogut, fshat në të cilin më parë kishte shërbyer si imam Mulla Jashar ef. Gogaj.[3]

Në detyrën e imamit në xhaminë e fshatit Vrellë, Myderriz Musa ef. Gashi shërbeu deri në pension. Gjatë kësaj kohe, ai u shqua për përkushtimin e tij për xhaminë dhe xhematin e Vrrellës dhe jo vetëm, gjë që atë e bëri të dashur, të respektuar dhe të nderuar nga të gjithë. Mirëpo, puna dhe suksesi i Mulla Musës jo se i pëlqeu edhe pushtetarëve të asaj kohe, dhe për këtë ai nuk u prit mirë nga ata. Kjo bëri që imami i nderuar gajtë punës së tij të përballej me vështirësi e keqtrajtime nga regjimi i asaj kohe, sikurse shumica e imamëve që e patën fatin e njëjtë.

Kështu, gjatë viteve 1949-1950 Mulla Musën e dërgojnë në komitet për shkak të mbuleses së femrave myslimane, dhe i drejtohen në këtë mënyrë: "Hoxhallarët e Prizrenit na kanë thënë se: "Nëse Mulla Musa thotë me hek ferexhenë, atëherë edhe ne themi, po."

Mulla Musa kishte nxjerrë një qitap dhe si përgjigje u kishte thënë atyre të Komitetit: "Unë tregoj/them vetëm atë çfarë thotë ky qitap". Kjo përgjigje nuk i kishte kënaqur pushtetarët e kohës, për se edhe e kishin burgosur.

Mirëpo, për fat të mirë të Hoxhës dhe të gjithë shqiptarëve, atë natë kur u burgos Hoxha, po atë natë ra edhe pushteti i Rankoviqit. Në vendin ku edhe ishte i

*Mulla Musa ef. Gashi pas diplomimit në "Medresenë e Madhe" të Gjakovës, në vitin 1940.*



*Mulla Musa në vitet e fundit të jetës*

burgosur Hoxha shkon një polic shqiptar duke i thënë: "Qou e dil, o Hoxhë, se atë që të ka burgosi ty po i burgosin".

Hoxha u burgos përsëri, në vitin 1972, mirëpo për shkak se iu keqësua gjendja e tij shëndetësore ai qëndroi disa ditë në burg, dhe më pas u dërgua për në spital.[4]

Shkaku i burgosjes ishte me pretekstin se kishte bërë agjitacion dhe propagandë kundër shtetit. Në fshatin Vrellë, në një dasmë, pasi që këngëtarët kishin kënduar një këngë, Hoxha kishte thënë: "Vëllezër, ka ardh koha me mësue në shkollë, se a po e shihni serbin çka po na bën!?" Ishte një këngë për famëkeqin Savë Bataren, i cili kishte bërë kërdi dhe kishte kryer krime mbi shqiptarët.[5]

Myderriz Musa ef. Gashi, ishte njohës i mirë i gjuhës arabe, perse dhe turke. Ai kishte një bibliotekë të pasur me libra, pjesën më të madhe të së cilës më vonë ia dhuroi Mulla Musa ef. Avdiut.

Mulla Musa ef. Gashi vdiq në moshën 74 vjeçare, më 1980. Allahu e shpërbleftë me Xhenet Hoxhën tonë!

(1) Nga arkivi i pasardhësve të Mulla Musës; Bisedë me nipin e Mulla Musës, z. Nijazi Jusuf Gashin nga Peja. Biseda është bërë në Pejë, më 15 shkurt 2015. (2) Bisedë me nipin e Mulla Musës, Nijazi Jusuf Gashin nga Peja. Biseda është bërë në Pejë, më 15 shkurt 2015. (3) Po aty. (4) Po aty. (5) Bisedë me djalin e axhës së Mulla Musës, z. Mehmet Gashin (85 vjeç) nga fshati Dubovë, bërë më 27 shkurt 2015, në Pejë.



**Ali Vezaj**

# Skena Miraxhi

"Ai (Muhamedi) vërtet pa disa nga shenjat më të mëdha të Zotit të vet."
(En Nexhm, 18)

## Skena e parë

*Janë bërë bashkë miqtë e Hirasë, dhe u nisën drejt qiellit*
*Do të shohin muxhize, yjet, Hënën dhe dritën e Diellit*

*Me emër të të Madhit Zot, u hapën dyert e qiellit të parë*
*Tash përjetime të këndshme do të ketë për këta dy udhëtarë*

*Më hap derën po i thotë Xhibrili melekut fisnik*
*Po kush, je që po më thërret, o më i dashuri mik*

*Unë jam kryemeleku Xhibril, po i thotë me shumë dashuri*
*Po a nuk do të më japësh haber edhe kush është me ty?*

*Me mua është Muhamedi, o ti zotëri që je i nderuar*
*A do të ketë ardhur Pejgamberi, që është drita më e uruar*

*Po, i tha Ruhul Kudusi[1], e dyert u hapën krah më krah*
*Ja tani edhe mejdani i muxhizeve, Allah, o Allah*

*Tani po e sheh Pejgamberi një burrë i këndshëm për sy*
*Në të dy krahët po i rrinin të gjithë pasardhësit e tij*

*Ata që i rrinin në të djathtën anë dhe vend kishin zënë*
*Kur i shihte Profeti, qeshej dhe fytyra i shkelqente si Hënë*

*Kur i pa Resulullahi ata që në të majtë këtij burri i rinin*
*Uli kokën dhe tha, ndëshkim dhe jetë do ta kenë sixh-xhinin*

*Dhe tani HATEMI[2] deshi të dijë nga meleku Xhibril*
*Shumë kam qejf të marrë vesh kush është ky burrë i mirë*

*Ky burrë që s`e ka shoqin, dhe nuri i tij që po shkëlqen*
*Është më i pari i kësaj toke, është veç babai yt Adem*

*Dhe tash do të flasë hazreti Ademi, duke i thënë mikut të tij*
*Merhaba, merhaba o i miri Pejgamber, o Resul o Nebij.*

*Edhe më me sevda hazreti Mustafaja Ademit i dha selam*
*E tani është kohë e muxhizeve, uh sa të shumta janë.*

## Skena e dytë

*Këtu do të shohë Profeti shumë sofra të shtruara*
*Me mish të pjekur, me kulm të mbuluara*

*Por po çuditej fort se njeri s`afrohej për të ngrënë*
*Një kureshtje e madhe Resulin e kishte zënë*

*E në sofrat tjera të shtruara krejt me mish të prishur*
*Në to suleshin njerëzit të grishur dhe të pagrishur*

*Kush janë këta njerëz po pyeste Resulullahi përsëri*
*Dhe shumë shpejt meleku Xhibril dha përgjegjen e tij*

*O i dashur Mustafa, këta janë njerëz nga ymeti yt*
*Që e braktisën hallallin, e haramin e morën ngrykë.*

## Skena e tretë

*Më tutje po i sheh ca njerëz me gojë të shtrembëruar*
*Mu si gungat e devesë, hiç s`kish parë më të trishtuar*

*Disave po ua hapnin gojët dhe u futnin qelbësira*
*E në barqet e tyre mishi bëhej zjarr, sa çaste të vështira*

*Nga askush s`u vinte ndihmë, të mbuluar me frikë e tmerr*
*Bile edhe përfundi zjarri, si rrufeja flakë u merr*

*Po kush janë këta të mjerë, që e kanë këtë siklet*
*Po i thoshte Pejgamberi bashkudhëtarit të vet*

*Po, o i dashuri im, o Nebij, këta janë ca zullumqarë*
*Këta hakun e jetimëve pa frikë me dhunë e kanë marrë*

*Dhe në barqet e tyre zjarrin e kanë futur shumë thellë*
*Kështu do të digjen, po e korrin atë që kanë mbjellë.*

**Skena e katërt**

*Tanimë u doli përpara një udhë shumë e gjatë*
*Ishte plot zjarr, dhe Faraoni me familje po digjej ditë e natë*

*Panë edhe milete me barqe si shtëpi të mëdha*
*Të mërzitur dhe surratngrysur, s`kish si ata*

*Sa ngriteshin në këmbët e veta, ata rrëzoheshin përsëri*
*Dhe thoshin o Zot, shtyje Ditën e Gjyqit, mos ta shohim me sy*

*Një egërsirë të paparë, familja e Faraonit i shkilte me këmbë*
*Uh, sa përjetime të trishta, a ka gjë më të rëndë*

*Nuk po ngurronte Mustafaja të dijë për këta nga meleku i tij*
*Ç`është halli me këta njerëz, o Xhibril më thuaj ti*

*O i dashur i gjithë enbijave, fajdexhinjtë, ky azab i ka zënë*
*Që shtuan zullumin mbi ymetin, fajdën duke e ngrënë.*

**Skena e pestë**

*Nuk po sosin muxhizet që i pa me sy vetë Pejgamberi*
*E këta që po e prenin me thikë trupin e vet, po i pe të zë tmerri*

*Atij që po i pritej një copë mish, i thuhej haje vetë*
*Siç e ke ngrënë të vëllait tënd kur ishe i gjallë në atë jetë*

*E kush janë këta njerëz, o miku im më i dëlirë*
*Kurrë s`kam parë këso mynxyre, e as të tillë*

*Po, këta janë përgojuesit e ymetit tënd*
*Që fytyrën dhe nderin e njerëzve ua morën nëpër këmbë*

*Përpallën rrena, shpifje dhe shumë të pavërteta*
*Kështu bënin gjynahe, kështu u shkoi e gjithë jeta*

*Nuk i shkruan lapsi dhe as letra nuk do t`i zë*
*Për muxhizet e të Madhit Allah do të shkruhet gjithnjë.*

(1). Meleku Xhibril a.s. (2). Muhamed Mustafaja a.s.

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Pejë**
*Shpall:*

# KONKURS

Për plotësimin e vendit të lirë të punës:

**1. Imam, hatib dhe mualim**
**në xhaminë e fshatit Dubovë e madhe.**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:
1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia);
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre, nëse paraprakisht kanë qenë në punë;
6. Të kenë vetiniciativë dhe kreativitet në punë.
7. Të praktikojnë medhhebin hanefi dhe islamin tradicional të trojeve tona.

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklaratë me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;
(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!)
*Dokumenti i identifikimit (fotokopje).

**Vërejtje:**

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Të ardhurat personale realizohen sipas marrëveshjes mes imamit dhe xhematit të xhamisë (xhamia – xhemati nuk janë në sistemin e centralizimit të anëtarësisë). Xhamia ka shtëpinë për banim të imamit.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".



Prof. Dr. Esilda Luku

# Pasqyrimi i demonstratave të vitit 1981 në Kosovë, në tekstet shkollore të historisë në Shqipëri (2)

Për t'i dhënë fund padrejtësive historike, shqiptarët e Kosovës sintetizuan kërkesat e tyre të drejta dhe legjitime në parullat e demonstratave, edhe të marsit-prillit 1981, si: "Jemi shqiptarë e jo jugosllavë", "Mjaft më me shfrytëzimin e Trepçës e të Obiliqit", "Trepça punon. Beogradi ndërton", "Kosova-kosovarëve", ku dominonte parrulla "Kosova-Republikë".[25] Kjo e fundit përfaqësonte zgjidhjen më të arsyeshme për statusin e shqiptarëve të Kosovës brenda Federatës Jugosllave, dhe jo republikë të pavarur apo bashkim me Shqipërinë, si alternativën që nuk krijonte ndërlikime ndërkombëtare lidhur me kufijtë shtetërorë.[26] Por udhëheqësit serbë e shihnin të ardhmen e Federatës Jugosllave jo tek federalizmi i mëtejshëm i saj, jo tek liria e barazia e popujve e qytetarëve të saj, por tek dora e fortë e Serbisë e tek centralizmi. Sipas udhëheqësve serbë "Republika e Kosovës jo vetëm do të reduktonte kufijtë e Serbisë, por do të bëhej qendër tërheqjeje edhe për pjesët e tjera të Jugosllavisë të banuara nga shqiptarë, gjë që do të sillte çrregullime në ndarjet e brendshme të republikave jugosllave".[27]

Nisur nga kjo pikëpamje, lëvizjet popullore dhe demokratike të shqiptarëve, të vitit 1981, në Krahinën Autonome të Kosovës, iu nënshtruan regjimit ushtarak të autoriteteve jugosllave, që zbatuan "një inkuizicion të vërtetë juridik dhe policor".[28] "Ndjekjet e shqiptarëve, arrestimet, dënimet, burgosjet etj., u vunë në rendin e ditës. Në një hark kohor 3-4 vjeçar, rreth 4 mijë persona, shumica të rinj, studentë dhe punonjës të arsimit, u dënuan nga gjyqe të posaçme me afate të gjata burgimi. Brenda 10 vjetëve, rreth 700 mijë shqiptarë kishin kaluar nëpër duart e organeve të policisë, mbi 100 mijë u dënuan për kundërvajtje politike, mbi 3500 morën dënime që shkonin në disa vjet burg, kurse 183 persona, ndër të cilët 16 të mitur, u vranë në raste të ndryshme. Në të njëjtën periudhë ishin dënuar edhe 1346 ushtarë shqiptarë, kurse 63 ushtarë u vranë nëpër kazerma, duke i paraqitur rastet si vetëvrasje".[29]

Përpos fushatës së dhunës dhe terrorit, filloi "procesi i diferencimit", që u shoqërua me një spastrim rrënjësor vertikal dhe horizontal në organizatat shoqëro-politike, në organet e administratës, në forumet përfaqësuese, në organizatat ekonomike, në mjetet e informacionit publik, institucione shkencore etj. Me një larje të tillë hesapesh, të paparë që nga çlirimi i vendit e këtej, u shkatërrua e tërë struktura e kuadrove për t'u ngritur një e ashtuquajtur e re.[30] Procesi i diferencimit që vërtet nevojitej, një diferencim i kujdesshëm i shkaqeve të ndryshme politiko-ekonomiko-shoqërore të protestuesve, nuk u bë askurrë".[31]

Diferencimi ideologjik e politik "synonte t'i vinte shqiptarët kundër njëri-tjetrit. U izoluan për një periudhë 1-3 mujore në qelitë e arrestit mbi 300 intelektualë të shquar. U ndërpre çdo marrëdhënie e Universitetit të Prishtinës me Universitetin e Tiranës. Tekstet e marra nga Shqipëria u hoqën nga përdorimi. Si në Kosovë, edhe në Maqedoni ndryshuan planprogramet mësimore. Në Maqedoni nxënësit e shkollave të mesme u detyruan të mësonin vetëm gjuhën maqedonase. Pedagogë dhe nxënës u pushuan nga puna dhe u përjashtuan nga shkolla."[32]

Organet e larta të Federatës Jugosllave i "shpallën luftë të hapur ndërgjegjes kombëtare të shqiptarëve".[33] Universiteti i Prishtinës u quajt "kështjella e nacionalizmit shqiptar" dhe u kufizua numri i pranimit të studentëve të rinj.[34] Çdo kërkesë dhe lëvizje politike e kombëtare e shqiptarëve të Kosovës cilësohej si nacionalizëm dhe separatizëm shqiptar, përfshirë këtu edhe të drejtën për t'u arsimuar në gjuhën amtare. "Ndërkaq nacionalizmi vetjak pajiset me letërnjoftimin e "së mirës së përgjithshme", "të interesit të përgjithshëm" ose "të reagimit të arsyeshëm" ndaj nacionalizmit të të tjerëve, sidomos shqiptarëve".[35]

Në emër të çështjes kombëtare, një kontribut të rëndësishëm dha lëvizja ilegale, e cila lartësoi ndjenjat nacionale dhe organizoi veprimtarinë patriotike për realizimin e kërkesave të ligjshme të popullit shqiptar të Kosovës për liri, barazi dhe të drejtën e vetëvendosjes.



"Sa i përket vlerësimit se të gjitha organizatat dhe grupet ilegale që vepronin në Kosovë në këtë periudhë kanë pasur orientime marksiste-leniniste, duhet të kihen parasysh rrethanat konkrete të kohës si dhe fakti se në Shqipëri sundonte një regjim i tillë. Andaj, këtyre organizatave në Kosovë u nevojitej një mbështetje e natyrshme në një aleat të qëndrueshëm e të pranueshëm. Sigurisht që po të mos kishin një orientim majtist ato do të rrezikonin të mbetnin pa përkrahjen e Shqipërisë së asaj kohe".[36] Megjithatë orientimi ideologjik i ilegales nuk pengoi përpjekjet për përmbushjen e idealit për çlirim dhe bashkim kombëtar.

**Organizatat ilegale**

Konkretisht, "në vitet '80 numri i grupeve dhe i organizatave ilegale, që vepronin në Kosovë dhe në emigracion, ishte mjaft i madh. Ndër to ishin: Lëvizja për Republikën Shqiptare në Jugosllavi, Fronti për Republikën e Kosovës, Partia Komuniste Marksiste-Leniniste e Shqiptarëve në Jugosllavi, Fronti i Kuq Popullor, Lëvizja për Çlirim Kombëtar të Kosovës etj. Veprimtarët e kësaj lëvizjeje ndiqeshin, burgoseshin dhe likuidoheshin nga UDB-ja jugosllave, si brenda ashtu edhe jashtë vendit. Pjesëtarë të grupeve të ndryshme ilegale dënoheshin shpesh në Kosovë me burgime shumëvjeçare ose likuidoheshin fare. Një nga rastet më të rënda ka qenë ai i 17 janarit 1982, kur UDB-ja jugosllave në Shtutgard të Gjermanisë vrau 3 nga udhëheqësit kryesorë të lëvizjes ilegale shqiptare, vëllezërit Jusuf dhe Bardhosh Gërvalla dhe Kadri Zekën. Kurse 2 vjet më vonë, më 11 janar 1984, në Prishtinë, ranë heroikisht duke luftuar me forca të mëdha ushtarake dhe policore, Rexhep Mala dhe Nuhi Berisha. Më 1986 vdiq nga torturat çnjerëzore të UDB-së jugosllave Metush Krasniqi, simboli i qëndresës dhe i papërkulshmërisë shqiptare, kurse në vitin 1989, pas qëndresës së tyre heroike, u vranë në Prishtinë Afrim Zhitia dhe Fahri Fasliu".[37]

Një politikë e tillë genocidi fizik, kulturor dhe moral, e ndjekur nga "makina shtetërore jugosllave" preku çdo grupmoshë dhe shtresë të popullsisë shqiptare, në të gjitha fushat e jetës. Në RSFJ-së "filloi një propagandë e fuqishme e institucionalizuar për të vërtetuar se shqiptarët kishin trashëguar genet e së keqes, genet e njerëzve me karakter të dobët ose pa karakter."[38] Kjo retorikë denigruese e autoriteteve jugosllave e serbe ndërpriste çdo "urë komunikimi" ndërnacional. Pasi, "qëndrimi injorues dhe nihilist ndaj një kombi tjetër, mohimi i vazhdueshëm, sistematik dhe në forma të ndryshme i tij, i qënies dhe identitetit historik, shoqëror dhe kulturor të tij është një anakronizëm. Problematizimi i vazhdueshëm dhe sistematik i së kaluarës dhe i së tashmes së tij, vënia në dyshim dhe rezervimi i përhershëm ndaj gjithçkaje që i përket dhe vjen prej tjetrit, sikur të vinte "ex partibus infideliam" ("nga tokat



e të pabesëve" – E.L), veshja e vullnetit dhe e qëllimeve të këqija, të gjitha këto përbëjnë një pengesë për njohjen e ndërsjellë, për kapërcimin e distancave ndërnacionale, për afrimin dhe bashkëpunimin".[39]

Por, hendeku ndërnacional u thellua më tej me ligjërimin politik të pushtetarëve jugosllavë e serbë, që nuk kursenin as "dënimin e demonstratave si "armiqësore" e "reaksionare", megjithëse shqiptarët kërkuan thjesht të drejtën e tyre për vetëvendosje, të drejtën për të qenë të barabartë me kombet e tjera të Federatës Jugosllave".[40] Me qëllimin e vetëm për t'i paraqitur të padrejta dhe jo të ligjshme kërkesat e shqiptarëve për Kosovën-Republikë u intensifikua propaganda antishqiptare. Përdorimi i nocioneve "shqiptarizim", "kundërrevolucion", "genocid", "armik", ...për nga rëndësia e përhapjes dhe e përdorimit arbitrar të tyre ato ngjallin me sukses pasigurinë, frikën dhe urrejtjen te të gjitha kombësitë. Përcaktimi i gjendjes që mbështetet në këto nocione nuk është një përcaktim i thjeshtë, i përkrahur nga institucionet e fuqishme, ai është pjesë e procesit të krijimit të një atmosfere të caktuar politike dhe jetësore, të marrëdhënieve të caktuara që i karakterizojnë mosbesimi, frika dhe urrejtja. Brenda një kuadri të tillë politik likuidohen të gjitha përpjekjet për zhvillim në çdo sferë të jetës shoqërore".[41]

### Synimet hegjemoniste të autoriteteve serbe në ish-Jugosllavi

Ky ishte objektivi kryesor i qarqeve serbe, të cilët lëvizjet popullore e demokratike të shqiptarëve të Kosovës i konsideronin një rrezik potencial për politikën e tyre centralizuese dhe të ardhmen e Federatës Jugosllave. Ata deklaruan se: "në pranverë të vitit 1981 popullit serb iu shpall një luftë civile e vërtetë speciale, e hapur dhe totale, e përgatitur në periudha të ndryshme administrative, politike dhe shtetërore-juridike. E zhvilluar me metoda dhe taktika të ndryshme të shkathëta, me role të ndarë, me një mbështetje jo vetëm pasive por edhe aktive dhe pak të maskuar të qendrave të veçanta politike brenda vendit - më dërrmuese edhe nga ajo e ardhur nga fqinji - një luftë e hapur, e cila akoma edhe sot nuk shikohet drejt në sy dhe nuk quhet me emrin e saj të vërtetë".[42] Kjo retorikë politike i shërbente përligjies së synimeve hegjemoniste të autoriteteve serbe në ish-Jugosllavi.

Ngjarjet politike të mars-prillit 1981 në Krahinën Autonome të Kosovës u shoqëruan me indiferencën e faktorit ndërkombëtar, qëndrim ky i kushtëzuar nga sistemi bipolar i ndarjes në blloqe ekonomike, politike e ushtarake dhe renditja e RSFJ-së përkrah vendeve të paangazhuara në Luftën e Ftohtë. Nga ana tjetër, mbështetja e status-quos-së së Federatës Jugosllave shmangte çdo precedent për shpërthimin e konflikteve nacionale, që do të destabilizonin situatën në rajon. Në fakt, "reagimi i shqiptarëve në vitin 1981 pati jehonë jo të paktë edhe në Europë, e cila u vu në provë lidhur me respektimin e parimit të së drejtës së barazisë së vetëvendosjes së popujve e kombeve".[43] Por, në atë kohë, shtetet evropiane e shihnin Jugosllavinë si zonë të ekuilibrimit të interesave ndërmjet Lindjes dhe Perëndimit dhe nuk pranonin asnjë ndryshim që mund ta rrezikonte këtë ekuilibër.[44]

Për Perëdimin Jugosllavia ishte zonë e erozionit të ndikimit rus, kurse për Lindjen ishte një model i socializmit human në botë. Të dyja palët preferonin të

kishin një shtet jugosllav të vetëm dhe të mos hapnin dritën jeshile për lëvizjet e tjera kombëtare jo vetëm në Jugosllavi, por edhe në Ballkan dhe në Evropë. Prandaj, shtetet evropiane e injoruan me mospërfillje çështjen e Kosovës.[45]

#### Tekste me mungesë të objektivitetit shkencor

Megjithë indiferencën e faktorit ndërkombëtar, demonstratat e marsit-prillit të vitit 1981 në Kosovë sensibilizuan mbarë opinionin se federalizmi jugosllav kishte dështuar në zgjidhjen e çështjes nacionale. Në këtë kontekst, lëvizjet popullore, politike e demokratike të shqiptarëve të Kosovës synonin të institucionalizonin kërkesat e tyre të drejta dhe të ligjshme, për të siguruar një pozitë të barabartë dhe status të njëjtë me kombet tjera në kuadër të RSFJ-së. Ngjarjet e pranverës së vitit 1981 shënuan një etapë të rëndësishme në realizimin e idealit për liri dhe pavarësi kombëtare, të kurorëzuar më 17 shkurt 2008.

Sa i përket respektimit të kritereve shkencore, në përmbajtjen e teksteve shkollore të "Historisë së Shqipërisë", të periudhës së sistemit socialist, vërehet "monizmi metodologjik", që nuk e përcepton historinë si rezultante shumëfaktoriale, por si mjet indoktrinimi në përputhje me vijën ideologjike në pushtet. Për rrjedhojë, këtyre teksteve u mungon objektiviteti shkencor. Ndërsa, librat mësimorë të "Historisë së popullit shqiptar", të pas viteve të '90-ta, karakterizohen nga përzgjedhja e metodës së duhur historike, që "nënkupton një sistem procedurash të sakta për të përftuar të vërtetën historike".[46] Rëndësi të veçantë mbart përdorimi i një gjuhe të përshtatshme me terminologjinë përkatëse të momentit historik.

#### Përfundime

Demonstratat e pranverës së vitit 1981 shënojnë një moment të rëndësishëm historik dhe politik për shqiptarët e Kosovës, të cilët kërkuan garantimin e statusit të kombit dhe të republikës brenda Federatës Jugosllave. Këto zhvillime u pasqyruan në tekstet e historisë së ciklit shkollor 8-të dhe 9-të vjeçar, dhe të arsimit të mesëm të përgjithshëm në Shqipëri.

Konkretisht, në librat e "Historisë së Shqipërisë" të dekadës së fundit të sistemit socialist, demonstratat e marsit-prillit 1981 në Kosovë trajtohen në kuadër të politikës së jashtme të RPSSH-së, të shkëputura nga ligjërimi politik i udhëheqësit Enver Hoxha, të mbajtur gjatë Kongresit të 8-të të PPSH-së. Në të prezantohet qëndrimi zyrtar i shtetit shqiptar në mbështetje të kërkesave të drejta e të ligjshme të shqiptarëve në ish-Jugosllavi, veçanërisht për Kosovën-Republikë, në përputhje me orientimin ideologjik të partisë-shtet.

Ndërsa, në tekstet e "Historisë së popullit shqiptar", të periudhës së pas viteve 1990, ngjarjet politike të pranverës së 81-shit paraqiten në tërësinë e aktorëve dhe faktorëve, pjesëmarrës aktiv ose pasiv, të brendshëm apo të jashtëm, që përkrahën statusin e Republikës për Kosovën në Federatën Jugosllave.

Demonstratat e marsit-prillit të vitit 1981 shënuan një kthesë vendimtare në luftën për liri të popullit shqiptar të Kosovës, që u kurorëzua me shpalljen e pavarësisë më 17 shkurt 2008. (Është ky një) Fakt që dikton trajtimin me objektivitet shkencor të këtyre ngjarjeve, pasi lënda e historisë në kurrikulën shkollore synon që e kaluara të kuptohet në funksion të së sotmes, dijet historike të shërbejnë për të përgatitur qytetarin e ardhshëm si pjesëtar aktiv i shoqërisë demokratike.

(25) Muzafer Korkuti, Petrika Thëngjilli, Gamend Shpuza, Fatmira Rama, Xhelal Gjeçovi, Ana Lalaj. Historia 4: profili shoqëror, për klasën e 12-të të arsimit të mesëm të profilizuar. Tiranë: Pegi, 2010, f. 297. (26) Ana Lalaj. Kosova- rruga e gjatë drejt vetëvendosjes (1948-1981). Tiranë: "Mësonjëtorja e parë", 2000, f. 389. (27) Ana Lalaj. "Kosova në dy dekadat e fundit të shekullit XX", Gjurmime albanologjike, Seria e shkencave historike 28-29, 1998-1999, Prishtinë: Instituti Albanologjik i Prishtinës, 2002, f. 21. (28) Dashamir Uruçi. Kosova dhe e drejta e vetëvendosjes. Shkodër: Shtjefni, 2001, f. 34. (29) M. Korkuti, P. Thëngjilli, G. Shpuza etj., Historia 4: profili natyror …, f. 180-181. (30) Dr. Zekeria Cana. "Fshesa e çeliktë nuk kursen askënd", Ç'thonë dhe ç'kërkojnë kosovarët, Tiranë: "8 Nëntori", 1989, f. 176. (31)Noel Malcolm. Kosova: një histori e shkurtër. Prishtinë: Koha, 2001, f. 351. (32) Myzafer Korkuti, Petrika Thëngjilli, Gazmend Shpuza, Fatmira Rama, Xhelal Gjeçovi, Dilaver Sadikaj, Ana Lalaj. Historia e popullit shqiptar. Për klasën e katërt të shkollës së mesme të përgjithshme. Tiranë: SHBLSH, 2002, f. 337. (33) A. Lalaj, Kosova- rruga e gjatë drejt ..., f. 393. (34) Myzafer Korkuti, Petrika Thëngjilli, Gazmend Shpuza, Fatmira Rama, Xhelal Gjeçovi, Ajet Shahu, Ana Lalaj. Historia e popullit shqiptar 8. Tiranë: SHBLSH, 2002, f. 228. (35) Zenun Çelaj. "Me pohime e dyshime nuk ngrihen ura", Ç'thonë dhe ç'kërkojnë kosovarët, Tiranë: "8 Nëntori", 1989, f. 147. (36) Sabile Keçmezi – Basha. "Karakteri kombëtar i Lëvizjes ilegale shqiptare në Kosovë 1945-1990", 1 Uluslarasi Balkanlarda Tarih ve Kültür Kongresi, Bildiler Kitabi, Prishtinë, maj 2009, f. 950. (37) B. Meta, M. Dezhgiu & Xh. Lleshi, vepër e përmendur, f. 350-351. (38) A. Lalaj, Kosova- rruga e gjatë drejt ..., f. 394. (39) F. Agani, artikull i përmendur, f. 96. (40) M. Korkuti, P. Thëngjilli, G. Shpuza etj., Historia e popullit shqiptar. Për klasën e katërt …, 1999, f. 337. (41) Muhamedin Kullashi. "Kriza kosovare dhe kriza e Jugosllavisë", Ç'thonë dhe ç'kërkojnë kosovarët, Tiranë: "8 Nëntori", 1989, f. 62. (42) Marenglen Verli. Kosova – sfida shqiptare në historinë e një shekulli. Tiranë: BotimPex, 2007, f. 336-337. (43)Marenglen Verli. "Demonstratat e '81-shit", Shenja, mars-prill 2011, f. 62. (44) M. Korkuti, P. Thëngjilli, G. Shpuza etj., Historia 4: profili shoqëror, për klasën e 12-të, 2010, f. 297(45) Ana Lalaj. "E drejta e vetëvendosjes…, f. 29. (46) Ilira Çaushi. Metodologjia e historisë. Tiranë: SHBLU, 2003, f. 86.



Ejup Ramadani

# Inxhinieri pa nishan

Më 31 mars të vitit 1999 Prishtina po vlonte. Operacioni serb "Patkoi" po realizohej me gjak. Qyteti po zbrazej. Paramilitarë, të maskuar e të armatosur deri në dhëmbë, si një krehër i shpeshtë kishin rrokur Vranjevcin përpara. Lagje më lagje, rrugë më rrugë e shtëpi më shtëpi.



Vranjevci po derdhej në rrafsh pa e ditur kah t'ia mbajë. Dikush shkonte drejt stacionit të trenit, e dikush drejt stacionit të autobusëve, e dikush kah sytë – këmbët.

Një pjesë e njerëzve të zbritur nga Vranjevci vetëm e kalonin hekurudhën dhe tentonin të vendoseshin kudo që gjenin strehë. Kështu ndodhi me një grup njerëzish nga Vranjevci: pleq, gra, fëmijë e familjarë, që u vendosën në shtëpinë ku banonte Ragip Halili, në "Rrugën e Llapit". Kushdo që trokiti, ata e hapen derën. Kush në dhoma, kush në korridor, e kush ashtu si mundi. Kaluan dy-tri net derisa të njëjtat formacione që e kishin zbrazur Vranjevcin erdhën edhe te Ragipi.

Njerëz të uniformuar e të maskuar, e që me fjalë të qeta u thoshin njerëzve: ecni kahdo që të doni, shtëpia duhet të zbrazet.

Kështu, ata që ishin shpërngulur nga Vranjevci u nisen të parët. Gjithkush me familjarët e vet. Të fundit ishin ata të shtëpisë. Ragipi e kishte bashkëshorten Atifen, nipin Isufin, nënën, vajzat e vëllait, motrën me burrë e me fëmijë, motrën e gruas me burrë e me fëmijë, si dhe shumë të tjerë, që i njihte e s'i njihte.

Paramilitarët bënin shumë punë në një kohë: e udhëhiqnin popullatën të dilte nga shtëpitë, përcillnin çdo lëvizje të secilit, thënë troç vëzhgonin çdo gjë. Secilit ia kontrollonin letërnjoftimin, dhe pandërprerë komunikonin me radiolidhje. I fundit ishte Ragipi, i cili edhe përpiqej të merrte sa më shumë gjësende me vete në traktor, si: miell, jorganë, sfungjerë, ujë e batanije.

Ragipi ishte ulur i fundit në sedijen e traktorit, për t'u nisur pastaj kësaj golgothaje. Afër tij ishte ulur e shoqja Atifja.

Një krismë e shurdhër nga snajperi ishte dëgjuar, dhe Ragipi kishte rënë mbi timon të traktorit.

- "Uleni kokën", kishin bëritur paramilitarët serbë.
- "UÇK po sulmojnë", dhe kishin vazhdua të shtinin me breshëri automatikësh.

Ragipi ishte vrarë. Puna e tij kishte marrë fund. Tmerri kishte filluar për të gjallët që ishin pranë tij. E shoqja, Atifja, Isufi dhe Naimja në tërë atë tmerr ishin gjendur para situatës tragjike: si ta rehatojmë kufomën. Tmerr që nuk harrohet.

Në fund ky grup i të gjallëve të trishtuar Ragipin e vrarë e dërgojnë në morg të Prishtinës, e ata vetë u vendosën në Ulpianë, te vëllai i Atifes, bashkëshortes së Ragipit, ndërsa aty qëndruan për tri javë.

Pas përfundimit të luftës, familjarët e Ragipit mbetjet e Ragipit i hasin në një varrezë të thjeshtë, në lagjen

"Matiqan", për çka pastaj edhe e rivarrosin në fshatin e tij të lindjes, në Gërdofc.

Ragipi me Atifen jetuan të kurorizuar për 11 vjet, pa pasur fëmijë. Nëna e Ragipit, e cila kishte shkuar me refugjatë në Gjermani, nuk e kishte ditur kurrë për vdekjen e djalit.

Ajo e përjetoi këtë lajm të hidhur vetëm pas kthimit nga Gjermania, tre muaj më vonë. Ajo vdiq diku rreth 6 muaj pas kthimit nga Gjermania.

Një vjet e gjysmë pas gjithë këtyre katrahurave Atifja e lë shtëpinë e burrit dhe kthehet te vëllezërit. Gjashtëmbëdhejtë vjet pas luftës, krejt rastësisht e kam pyetur motrën për rrethanat e vrasjes së Ragipit. Disi, nuk e di as vetë si më lindi një pyetje e tillë:

"Atife! A është regjistruar diku vdekja e Ragipit?"

"Nuk e di. Me siguri duhet ta kenë bërë familjarët, vëllezërit, motrat..."

Ja se si lindi ideja për të parë se ku është ajo fjalë e shkruar që nuk ishte shkruar kurrë për vdekjen e Ragipit.

### Në komunën e Prishtinës ai ende figuron si i gjallë e i kurorëzuar me Atifen

Në librat e Këshillit për të Drejtat e Njeriut nuk figuron askund. Te "viktimat e luftës", askund. Në Bashkësi lokale asgjë. Në Kryqin e Kuq, si në atë vendor ashtu edhe në atë ndërkombëtar, asnjë fjalë. As në Fakultetin Teknik nuk ka asnjë shënim për vrasjen e tij...

Mbi varrin e tij sot është veç një kunj rrethuar me bar të freskët. Duhej që një familjar të na tregonte varrin e tij. Ndërsa, i vetmi vend ku e hasëm emrin e Ragipit ishte morgu i Prishtinës. Aty ishte. Emri i tij ngjyronte në një regjistër të vjetër me kopertina të kuqe.

Ata që e kanë vrarë, ata edhe e kanë evidentuar. Ata që e deshtën, e harruan.

Ragip Halili, i lindur me 17 maj 1962, në fshatin Gërdofc të Podujevës, u diplomua në Fakultetin Teknik, drejtimi i Makinerisë, më 28.05.1986.

U punësua në Elektroekonominë e Kosovës – Fabrika e pajisjeve të xehetarisë, në Palaj të Obiliqit. Kolegët e kujtojnë si njeri të qetë, të vendosur dhe me vizion. Ata janë të bindur se vrasja e tij nuk ishte e rastit. Skuadra famëkeqe që e spastronte Prishtinën dispononte të dhëna të sakta që kush "nuk duhet" të jetë me të gjallët, aty për aty.

Ragipi prehet pa një fjalë mbi varr, pa një epigram, dhe ende i gjallë në shumë zemra. Fatkeqësisht në pak letra. Le të jetë edhe kjo një fletëz e luftës sonë ku ngjyron emri i tij!

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Deçan**

*Shpall*

# KONKURS

Për plotësimin e vendit të lirë të punës:

**Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Voksh**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia);
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre, nëse paraprakisht kanë qenë në punë;
6. Të kenë vetiniciativë dhe kreativitet në punë;
7. Të praktikojnë medhhebin hanefi dhe islamin tradicional të trojeve tona.

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklaratë me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;

(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!)

*Dokumenti i identifikimit (fotokopje).

**Vërejtje:**

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".



Dr. MrSc. PhD. Agron M. Rexhepi

# Shtimi i masës muskulore te sportistët

Shumë sportistë me qëllim të rritjes së performancave të tyre morfo-funksionale (formësimi i trupit, rritja e forcës dhe fuqisë) janë të interesuar të shtojnë masën muskulore. Meqenëse procesi i shtimit të masës muskulore është nën ndikimin e shumë faktorëve (të brendshëm dhe të jashtëm) zgjidhja e këtij problemi nuk është edhe aq e lehtë, përkundrazi, kërkon një qasje profesionale dhe multidisiplinore.

Shtimi i masës muskulore sigurisht se është më vështirë sesa zvogëlimi i peshës trupore. Në përgjithësi, shtimi i masës muskulore kërkon rritje të energjisë hyrëse (dieta hiperkalorike), ndërkaq energjia dalëse duhet pasuruar me aktivitete fizike të forcës. Dieta për shtimin e masës muskulore nuk dallon në cilësi nga dieta e një personi të shëndoshë (ushqimet e llojllojshme dhe të shpërndara në racione dhe shujta të rregullta). Dallimet ndërmjet tyre mund të bazohen në aspektin sasior dhe kohor. Edhe pse kjo problematikë kërkon qasje të gjerë, qëllimi kryesor i këtij shkrimi është që në pika të shkurtra të ofrojë informata të përgjithshme rreth kësaj problematike.

## Hyrje

Sportistët e rinj të sporteve të caktuara me qëllim të rritjes së performancave të tyre sportive (rritjen e energjisë – forcës dhe ngritjes së nivelit të qëndrueshmërisë), dhe rritjes së "sigurisë" së tyre në sport (vetëmbrojtjes më të madhe dhe me sa më pak lëndime), një rëndësi të posaçme ia kushtojnë shtimit të masës muskulore të trupit.[4] Meqenëse shtimi i masës muskulore kërkon energji shtesë, sportistët që dëshirojnë ta rrisin masën muskulore duhet të konsumojnë më tepër kalori brenda ditës sesa që mund t'i shpenzojnë ato (Eh>Ed).[2, 6] Koha më e mirë për të tentuar shtimin e peshës trupore (masës muskulore) është koha jashtë sezonit garues apo në fillim të sezonit garues. Shumë herë sportistët për të shtuar masën muskulore përcaktohen për dieta jo të shëndosha, të pabalansuara dhe shumë të pasura me yndyra, sheqerna, apo proteina (dietat hiper-proteinike), çka si rrjedhojë gjithnjë shtohet masa dhjamore, si dhe rritet niveli i yndyrave dhe sheqerit në gjak.[5] Po ashtu gabim tjetër që kjo kategori e sportistëve mund të bëjë është edhe marrja e shtesave ushqimore të pasura me proteina, të cilat përveç që janë shumë të shtrenjta dhe jo shumë të sigurta, nuk është vërtetuar se kanë ndonjë ndikim sinjifikant në shtimin e masës muskulore.

## Faktorët që ndikojnë në shtimin e masës muskulore

Edhe pse ndërtimi – shtimi i masës muskulore është nën ndikimin e shumë faktorëve të brendshëm dhe të jashtëm, mënyra më e sigurt dhe më e shëndoshë për realizimin e këtij qëllimi është dieta e shëndoshë e shoqëruar me aktivitetet e rregullta fizike të forcës.[3]

Ka shumë faktorë që ndikojnë në shtimin e masës muskulore:

- Faktorët gjenetikë janë faktorë mjaft kufizues në shtimin e peshës trupore (masës muskulore). Nëse familjarët në përgjithësi janë të dobët, atëherë është shumë vështirë të ndërtohen muskuj të mëdhenjë;
- Mënyra e të ushqyerit, si nga aspekti sasior, cilësor dhe kohor. Me qëllim të shtimit të masës muskulore duhet që energjia hyrëse brenda ditës të rritet për 500-1000 kcal, ushqimi ditor të shpërndahet në tri racione ditore+tri shujta ndërmjetëse, të mos prishet raporti (%) ndërmjet makronutrientëve, si dhe të limitohen ushqimet hipokalorike (p.sh. në vend të ujit të pihet qumësht apo lëngje frutash). E një rëndësie të posaçme është që brenda 20 minutave të parë pas ndërprerjes së aktiviteteve fizike të konsumohen karbohidrate të thjeshta dhe proteina, qoftë në formë të qumështit me çokollatë apo kosit me fruta. Ky kombinim i karbohidrateve të thjeshta dhe proteinave do të ndihmonte rregullimin e shpejtë të nivelit të glikemisë, dhe riparimin e mikrodëmtimeve të fijeve muskulore[2, 3];
- Lloji i aktivitetit fizik që bën sportisti. Meqenëse stërvitjet e forcës stimulojnë rritjen e masës muskulore, preferohet që të bëhen 3 herë e më shumë brenda javës. Po ashtu edhe stërvitjet e qëndrueshmërisë, edhe pse ato në sasi më të vogël e rrisin masën muskulore dhe e shkrijnë indin dhjamor;



- Koha kur bëhet aktiviteti fizik; aktivitetet fizike që kanë për qëllim shtimin e masës muskulore preferohet të bëhen në orët e paraditës – atëherë kur niveli i metabolizmit i arrin vlerat më të larta;

- Koha e rikuperimit; një kujdes të posaçëm duhet kushtuar kohës së rikuperimit, respektivisht kohës së pushimit të muskujve, rikuperimit të mikrotraumave të fijeve muskulore, rimbushjes së depove të glikogjenit, si dhe rikthimit të parametrave tjerë vital në vlera normale, respektivisht rivendosjes së homeostazës së organizmit.

Në përgjithësi, realizimi i shtimit të peshës trupore (masës muskulore) është më i vështirë sesa zvogëlimi i peshës trupore. Ngjashëm me humbjen e peshës trupore ashtu edhe rritjen e peshës trupore në fillim të tretmanit (dietë+stërvitje) realizohet shpejt, por, për shkak të vetive adaptuese të organizmit, me kalimin e kohës zvogëlohet intensiteti i rritjes së peshës trupore. Në asnjë mënyrë nuk duhet lidhur shtimin e peshës trupore me marrjen e steroideve, hormoneve tjera apo të ndonjë shtese tjetër ushqimore që është e ndaluar dhe e klasifikuar si e dëmshme për shëndet.

Cilësia e dietës për shtimin e masës muskulore nuk dallon nga cilësia e dietës së një personi të shëndoshë: ushqimet e llojllojshme dhe të shpërndara në racione dhe shujta të rregullta. Pjesëmarrja e yndyrave në ushqimin ditor duhet të jetë 20-30%, karbohidratet 50-65%, proteinat 15-20%. Masë tjetër e konsumimit të karbohidrateve është 6-10 gram/kg peshë trupore. Ndërkaq, sasia e marrjes së proteinave, varësisht nga qëllimi, variron nga 0.8-1.8 gr/kg peshë trupore.[1] Esenciale për shtimin dhe zhvillimin e masës muskulore te sportistët e rinj është rritja e sasisë së proteinave në menynë e tyre ditore. [3, 6, 7] Sipas autorëve të ndryshëm, sasia e nevojshme ditore për proteina për sportistët e rinj që tentojnë të shtojnë masën muskulore variron nga 1.6-1.8 gr/kg peshë trupore, deri në 2 gr/kg.[7,8,9]

#### Këshilla për shtimin e peshës trupore

Bazë e shtimit të masës muskulore është rritja e energjisë hyrëse për 500-1000 kcal, dhe shtimi i aktiviteteve fizike të llojit të forcës;

Shtimi i peshës trupore kërkon kohë më të gjatë. Me qëllim që shtimi i peshës trupore të bazohet në shtimin e masës muskulore e jo të indit dhjamor, preferohet që brenda një jave të shtohen 300-500 gram. Çdo tentativë e shtimit më të madh të peshës trupore do të favorizonte shtimin e masës dhjamore;

Të zgjedhet ushqimi hiperkalorik (p.sh. qumështi me pak yndyrë në vend të qumështit pa yndyrë apo ujit);

Të hahen porcione më të mëdha të ushqimit sesa që janë ngrënë më parë, dhe të mos kalohen racionet ushqimore;

Të hahen 5-6 racione ushqimi në ditë;

Të pihen sasi të mëdha lëngjesh që japin kalori: lëngje pemësh, qumësht, koktejë qumështi apo pije sportive;

Të fillohet me një program të mirë stërvitor stimulues;

Të përcaktohen qëllimet reale të mundshme për t'u realizuar për shtim të peshës (muskulatures) trupore konform kufizimeve gjenetike të përcaktuara. Çdo person ka potencial të ndryshëm gjenetik për të zhvilluar masën muskulore;

Të bëhet gjumi i rregullt dhe i plotë. Për pushim të plotë dhe lirim optimal të hormoneve sportistët e nivelit të lartë (elitor) që bëjnë stërvitje të forta duhet të flenë para orës 23:00 dhe të bëjnë 8-10 orë gjumë. Gjysmë ore para se të flenë, për të shmangur veprimin e valëve elektromagnetike duhet të fikin TV, PC apo telefonin, si dhe dhoma e gjumit duhet të jetë maksimalisht e errësuar (lirimi i melatoninës)[10];

Të kalkulohen sa më saktë që është e mundur kaloritë ditore që merren përmes ushqimit dhe pijeve.

Kalkulimi i saktë i kalorive ditore do të mundësonte kontrollimin e procesit të shtimit të masës muskulore trupore, duke e pamundësuar shtimin e masës së tepërt dhjamore, respektivisht mosshtimin e masës muskulore trupore.[2, 3, 7, 8, 9]

1. Lemon PWR. Effects of exercise on dietary protein requirements. International Journal of Sport Nutrition. 1998;8:426-47. 2. Rexhepi A. Mjekësia Sportive. Prishtinë, 2008. 3. Rexhepi A. Nutricioni dhe sportistët. Prishtinë, 2010. 4. Weight Gain Tips For Athletes. Qasja në: http://www.drugs.com/cg/weight-gain-tips-for-athletes.html Data e qasjes: 18.02.2015. 5. Livestrong. Top 10 ways to gain weight. Qasja në: http://www.livestrong.com/article/323641-how-to-healthily-gain-weight-for-athletes/ Data e qasjes: 18.02.2015. 6. Australian Government. Australian Sports Commission. Increasing Muscle Mass. Qasja në: http://www.ausport.gov.au/ais/nutrition/factsheets/body_size_and_shape/increasing_muscle_mass. Data e qasjes: 18.02.2015. 7. Burke L, Deakin V. Clinical Sports Nutrition. McGraw-Hill Book Company, Roseville, Australia, 2000. 8. Heimer S., Cajavec R. Medicina Sporta, Zagreb, 2006. 9. Nutrition Express. Strength & muscle building plan for high school athletes. Qasja në: http://www.nutritionexpress.com/showarticle.aspx?articleid=729 Data e qasjes: 19.02.2015. 10. Mens Fitness. Fitness secrets of olympic athletes. Qasja në http://www.mensfitness.com/training/pro-tips/fitness-secrets-of-olympic-athletes Data e qasjes: 19.02.2015.



*Myftiu në takim me ambasadorin O'Connell*





*Myftiu gjatë nëshkrimit të protokollit të bashkëpunimit*

### Myftiu Tërnava priti ambasadorin e ri të Mbretërisë së Bashkuar në Kosovë, z. Ruairi O'Connell

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava më 21 prill priti në takim njohës ambasadorin e ri të Mbretërisë së Bashkuar në Kosovë, z. Ruairi O'Connell. Myftiu Tërnava, pasi ambasadorin O'Connell e uroi për detyrën e re, tha se i dëshiron shumë suksese e mbarësi gjatë misionit të tij në Kosovë. Edhe më këtë rast Myftiu vlerësoi lart përkrahjen dhe mbështetjen e vazhdueshme të Mbretërisë së Bashkuar për popullin e Kosovës. Myftiu po ashtu ambasadorin e informoi edhe me historikun, funksionimin dhe sfidat e BIK-ut. Në anën tjetër, ambasadori O'Connell theksoi se vlerëson lart angazhimin e BIK-ut dhe të Myftiut Tërnava, si për kultivimi e paqes e tolerancës, ashtu edhe për mirëkuptim e harmoni në mes komuniteteve që jetojnë në Kosovë. *(R. Sh)*

### Myftiu Tërnava nënshkruan protokoll bashkëpunimi me Drejtorinë e Vakëfeve të Turqisë

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, gjatë vizitës në Turqi më 16 prill ka qenë në Drejtorinë e Përgjithshme të Vakëfeve të Turqisë, ku u prit nga drejtori gjeneral, Dr. Adnan Ertem dhe bashkëpunëtorët e tij. Myftiu Tërnava falënderoi z. Ertem për mbështetjen dhe kontributin e Drejtorisë së Përgjithshme të Vakëfeve, sidomos për punën në ruajtjen e trashëgimisë kulturore islame në Kosovë, duke marrë përsipër restaurimin e një numri të konsiderueshëm të objekteve me rëndësi për trashëgiminë tonë kulturore.Përveç objekteve që deri tani veç është marrë përsipër restaurimi i tyre, sot u nënshkrua edhe një protokoll bashkëpunimi për restaurimin edhe të pesë objekteve sakrale e me vlerë dhe rëndësi të veçantë për trashëgiminë islame në Kosovë. Tani, Drejtoria e Vakëfeve do të restaurojë edhe këto objekte: Medresenë e Vogël në Gjakovë, Kutubhanen e Hadum Agës, pastaj edhe disa xhami të Gjakovës, Sahatkullën në Mamushë, si dhe xhamitë "Alaudin", "Pirinazi" dhe "Xhaminë e Viçit" në Prishtinë, xhaminë "Bajrakli" në Pejë dhe xhaminë "Gazi Ali Beu" në Vushtrri. Nga ana e tij, drejtori i Drejtorisë së Vakëfeve, Adnan Ertem, ka çmuar lart bashkëpunimin me BIK-un, duke premtuar se në të ardhmen do të vazhdohet edhe me projekte të tjera. *(R. Sh)*


*Myftiu Tërnava vë gurthemelin e xhamisë në Dardhishtë*

### U vu gurthemeli i xhamisë së re në Dardhishtë të Obiliqit

Në fshatin Dardhishtë (Krushevc) të Obiliqit, në një solemnitet rasti më 10 prill u vu gurthemeli për një xhami të re. Në këtë manifestim qe i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë, kryetari i Obiliqit, Xhafer Gashi, kryetari i KBI-së në Obiliq, Behar Mjekiqi, si dhe xhemati i Dardhishtës e rrethinës. Myftiu Tërnava, pasi vuri gurthemelin, i përgëzoi e i uroi xhematin dhe besimtarët e këtij lokaliteti, si dhe i falënderoi të gjithë ata që kontribuan për nisjen e kësaj xhamie. "Xhamitë i ndërtojnë vetëm besimtarët e sinqertë që njohin madhërinë dhe fuqinë e Zotit. Xhamia është vend ku adhurohet e madhërohet i Madhi Zot", tha ndër të tjera Myftiu Tërnava, për të shtuar se ndihet shumë mirë që tashmë edhe Dardhishta po bëhet me xhami të re. Të pranishmit u përshëndetën dhe u përgëzuan edhe nga kryetari i Obiliqit, Xhafer Gashi, kryetari i KBI-së në Obiliq, Behar Mjekiqi, ndërsa në emër të xhematit të fshatit të pranishmit i falënderoi imami Shaban Kosumi.*(R. Sh)*

### Myftiu Tërnava priti drejtoreshën e UNFPA-së për Kosovë

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava më 8 prill ka pritur znj. Visare Mujko – Nimani, drejtoreshë e UNFPA-së për Kosovë, të cilën e falënderoi për bashkëpunimin e shkëlqyer gjatë vitit 2014, sidomos për organizimin e përbashkët të katër tryezave të rrumbullakëta me temë kundër dhunës gjinore, si: në Prishtinë, Gjilan, Gjakovë e Dragash. Në anën tjetër, znj. Nimani vlerësoi lart bashkëpunimin ndërinstitucional mes Bashkësisë Islame dhe UNFPA-së, duke çmuar kontributin e ligjëruesve gjatë tryezave të organizuara dhe ligjërimeve të imamëve kundër dhunës gjinore, e po ashtu edhe theksoi gatishmërinë e UNFPA-së për të vazhduar më tuje edhe me qendrat tjera të Kosovës, po me tryeza të tilla. Myftiu u zotua se përpjekjet e BIK nuk do të ndalen në parandalimin e çfarëdo dhune, e edhe mbi baza gjinore. Në takim të dy bashkëbiseduesit u dakorduan që t'i bashkërendisin aktivitetet edhe për vitit 2015. *(R. Sh)*

### U përurua Atelieja për restaurimin dhe shërimin e dorëshkrimeve


*Myftiu Tërnava në takim me drejtoreshën e UNFPA-së*


*Myftiu Tërnava në përurimin e Ateliesë për restaurimin dhe trajtimin e dorëshkrimeve*



*Myftiu Tërnava gjatë prerjes së shiritit të Ateliesë për restaurimin dhe trajtimin e dorëshkrimeve*

Më 9 prill 2015, në selinë e Kryesisë së BIK-ut në Prishtinë u përuruar Atelieje për restaurimin dhe shërimin e dorëshkrimeve. Themelimi i ateliesë për nevoja të BIK-ut është bërë nga Instituti "Yonus Emre", i cili kohë më parë ka bërë edhe digjitalizimin e dorëshkrimeve orientale, një projekt ky që është realizuar në tërë Ballkanin, e në këtë kuadër edhe në Kosovë. Tani në Atelie do të bëhet shërimi dhe restaurimi i dorëshkrimeve, librave e dokumenteve të dëmtuara nga "dhëmbi i kohës" apo trajtimi joadekuat. Në përurimin e ateliesë qenë të pranishëm zyrtarët më të latë të BIK-ut, të prirë nga Myftiu Naim ef. Tërnava, ambasadorja e Turqisë në Prishtinë, znj. Songül Ozan, si dhe mysafirë nga Turqia, të prirë nga Prof. Dr. Hayati Develi - kryetar i Institutit "Yunus Emre", i cili shoqërohej edhe nga Prof. Dr. Hasan Kamil Yılmaz - zëvendëskryetar i DIJANET-it, Prof. Dr. Ihsan Karaman - rektor i Universitetit Istanbul i civilizimit, Prof. Dr. Mustafa Budak-zv/drejtor i Arkivit Shtetëror të Turqisë, Refik Turan - kryetar i Shoqatës së Historisë Turke, Dr. Nevzat Kaya- ish drejtor i Bibliotekës "Sulejmanije", ndërsa të pranishëm ishin edhe shumë të ftuar të tjerë. Në emër të BIK-ut Myftiu Tërnava përshëndeti praninë e mysafirëve nga Turqia, të cilit i falënderoi për kontributin që kanë dhënë dhe po japin në ruajtjen, konservimin dhe restaurimin e trashëgimisë kulturore islame në Kosovë. "Kosova, edhe pse kaloi nëpër vështirësi të ndryshme, megjithatë arriti të ruajë një thesar të begatshëm nga trashëgimia kulturore, e cila ka rëndësi të madhe historike, kulturore e fetare për këto troje", tha ndër të tjerat Myftiu Tërnava, duke shtuar: "Ju falënderoj për këtë ndihmë që keni dhënë për Bashkësinë Islame të Kosovës, me këtë keni ndihmuar edhe praktikisht në ruajte dhe konservimin e trashëgimisë tonë kulturore që e kemi amanet nga e kaluara."

Prof. Dr. Hasan Kamil Yılmaz – zv/kryetar i DIJANET-it, duke përshëndetur në manifestim, pasi foli për raportet në mes dy popujve dhe dy vendeve, që i cilësoi si shumë të mira e vëllazërore, ndër të tjera tha: "Çfarëdo që bën Turqia për Kosovën e Shqipërinë është pak. Dy popujve e dy vendeve na lidh e kaluara që e kishim të përbashkët", tha Hasan Kamil Yılmaz, duke theksuar edhe kontributin e shqiptarëve për Turqinë, si: autorin e himnit turk, Mehmet Akif Ersoj, autorin e fjalorit, Sami Frashërin etj. Kryetari i Institut "Yunus Emres", Dr. Hayati Develi gjatë fjalës së tij foli për projektet që ka realizuar Instituti në Ballkan, për t'u ndalur në projektet që Instituti ka realizuar në Kosovë, për çka për përkrahejn, mbështetjen dhe bashkëpunim e mrekullueshëm e falënderoi Bashkësinë Islame të Kosovës dhe Myftiun Naim Tërnava. Kryetari i Institutit tha se edhe në të ardhmen do të realizojnë projekte të kësaj natyre, po ashtu bashkë me BIK-un, në mënyrë që trashëgimia kulturore të trajtohet në mënyrë meritore. *(R. Sh)*

### U promovua monografia "Mbishkrimet në Kosovë"

Në Prishtinë, më 9 prill në prani të shumë personaliteteve të shquara nga Kosova e Turqia, u bë promovimi i monografisë "Mbishkrimet në Kosovë", në të cilën janë përfshirë 82 mbishkrime orientale në objektet monumentale si: xhami, teqe, ura, kroje, si dhe objekte të tjera që i përkasin periudhës osmane. Në monografi, përveç që janë dhënë mbishkrimet orientale në origjinal, ato janë dhënë të transkriptuara si dhe të përkthyera në shqip, turqisht, boshnjakisht dhe anglisht, gjë që ia shton vlerën kësaj vepre dhe e bën një vepër me vlerë për historinë e kësaj treve, e sidomos për kulturën materiale që i përket periudhës osmane, e që nuk është e paktë. Në promovimin e kësaj vepre qe i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, ambasadorja e Turqisë në Prishtinë, znj. Songül Ozan, ministri i Ambientit e Planifikimit Hapësinor, Dr. Ferid Agani, pastaj Prof. Dr. Hayati Develi - kryetar i Institutit "Yunus Emre", Prof. Dr. Hasan Kamil Yılmaz - zëvendëskryetar i DIJANET-it, dhe shumë mysafirë të tjerë. Në fjalën e tij përshëndetëse Myftiu Tërnava pasi falënderoi të pranishmit, tha se kjo vepër që po promovohet është rezultat i bashkëpunimit të disa institucioneve, dhe është vetëm hapi i parë në këtë drejtim, pasi ky projekt do të përfundojë kur të deshifrohen e


*Myftiu Tërnava në fjalimin e tij gjatë promovimit të monografisë "Mbishkrimet në Kosovë"*


*Me rastin e duasë së hatmes në Gjilan*

përkthehen edhe mbishkrimet e fundit, në çfarëdo objekti që është. Pas promovimit për të pranishmit u dha një koncert nga Kori i Muzikës Klasike Turke. *(R. Sh)*

### Dua hatme në xhaminë "Atik"

Më 11. 04. 2015, në xhaminë "Atik" në Gjilan, nxënësit që vijuan mësimbesimin tek imami Januz Leka bënë hatme. Në këtë ceremoni morën pjesë hoxhallarë, xhematlinj etj. Në fjalën e rastit Mr. Ilaz Mustafa, kryeimam i KBI-së së Gjilanit, foli përkitazi me rëndësinë e aftësimit të të rinjve në mësimin e shkronjave arabe dhe mësimbesimin islam, ndërsa për historikun e të mësuarit përmendësh (memorizimit) të Kuranit dhe ruajtjen e tij foli Dr. Qazim Qazimi, profesor në Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë. Ky i fundit edhe potencoi rrjedhën historike të ruajtjes së Kuranit, fjalës së Allahut të Madhërishëm, që nga koha e Pejgamberit a.s., kur ajetet kuranore janë mësuar përmendësh, dhe janë ruajtur brez pas brezi derisa janë shënuar dhe botuar. Në fund ai e përgëzoi Hoxhë Januzin dhe kandidatët për suksesin e treguar, si dhe ua përmendi edhe hadithin e Pejgamberit a.s.: "Se më i dashur te Allahu është ai që e mëson Kuranin dhe atë ua mëson të tjerëve." Edhe pse numri i kandidatëve që kishin bërë hatme Kuranin ishte më i madh, të pranishëm ishin vetëm pesë nxënës, të cilët si për nga zgjuarsia e tyre, e po ashtu edhe për nga zëri melankolik, dëshmuan se hoxha i nderuar, imam Januzi vërtet kishte bërë punë të frytshme. Riad Bejta, Suhejb Leka, Mirand Osmani, Eduard Ramizi dhe Uvejs Leka janë nxënësit që bënë hatme. Në fund, nga ana e kryeimamit Mustafa, nxënësve që bënë hatme iu shpërndanë certifikata nga KBI e Gjilanit. Imami i xhamisë "Atik" në Gjilan, Januz Leka, i falënderoi të gjithë pjesëmarrësit, ndërsa kandidatëve u uroi suksese në të ardhmen. (Ilaz Mustafa)

### Dua hatmeje në xhaminë e vjetër të fshatit Bresanë

Vijues të mësimbesimit nga fshati Bresanë (Dragash) në xhaminë e vjetër, në prani të shumë xhematlinjve dhe përfaqësuesve nga Kryesia e BIK-ut, kanë bërë duanë e hatmes te hoxha i tyre, Xhevat ef. Fetahu.  Me këtë rast ata edhe kishin përgatitur një program. Në fjalën e tij përshëndetëse kryetari i KBI-së tha se fëmijët kanë dhënë një besatim se vazhdimisht do ta lexojnë dhe do ta dëgjojnë e mësojnë Kuranin, që me vetëdije dhe përgjegjësi edhe më të madhe të gjitha këshillat dhe udhëzimet e tij t'i gjallërojnë në jetët e tyre, por edhe të thërrasin njerëzit në punë të mira dhe largim nga të ligat. Ndërsa, imami i kësaj xhamie, Xhevat ef. Fetahu, dha një pasqyrë të përgjithshme të mënyrës së zhvillimit të mësimbesimit në xhaminë e tij. Ai, ndër të tjera, tha: "Nxënësit që keni para vetes janë nxënës të fshatrave Bresanë e Kuklibeg, që kanë bërë hatme Kuranin gjatë vitit 2014/2015. Janë dy grupe që kanë bërë hatmen, dhe në mënyrë të pavarura nga njëri-tjetri.

Grupi i parë, që bëjnë hatme për herë të parë, përbëhet nga 25 nxënës, ndërsa grupi i dytë nga 28 nxënës, prej tyre 21 për herë të dytë, 6 për herë të tretë dhe një



*Me rastin e duasë së hatmes në xhaminë e vjetër të fshatit Bresanë*

për herë të katërt", tha imami Fetahu. Ndërkaq, në emër të Kryesisë së BIK-ut të pranishmëve iu drejtua me përshëndetje dhe fjalë rasti, Fatmir ef. Iljazi – zv/kryeimam i BIK-ut, i cili luti Zotin Fuqiplotë që ngjarjet e tilla të organizohen sa më shpesh. "Këto fytyra të ndritura të nxënësve, bijëve dhe bijave tona, dhe pamja madhështore që na u ekspozua me programin e përgatitur enkas për ne, pashmangshëm na bëri që të emocionohemi, të përjetojmë kënaqësi shpirtërore dhe t'u marrim lakmi prindërve të tyre për edukatën fetare dhënë këtyre fëmijëve", tha përveç tjerash Iljazi.

Në fund, për të gjithë vijuesit e mësimbesimit dhe ata që e kishin përfunduar së lexuari Kuranin, nga Kryesia e BIK-ut u shpërndanë certifikata përkatëse dhe dhurata modeste. Në shoqërim të zv/kryeimamit Iljazi, ishte edhe Fitim Gashi, drejtor i Departamentit të të Rinjve, si dhe Fitim Flugaj, drejtor i shoqatës "Bereqeti", në kuadër të Kryesisë së BIK-ut, i cili edhe bëri duanë e hatmes. *(Fatmir Iljazi)*

**Studentët e FSI-së kthehen nga Bursa e Turqisë**

Pas një qëndrimi njëmujor të 20 studentëve të FSI-së në Fakultetin Teologjik të Universitetit "Uluda" të Bursës, ata janë kthyer në Kosovë më 29. 03. 2015. Kjo vizitë u realizua si rezultat i nënshkrimit të marrëveshjes mes Fakulteti të Studimeve Islame dhe Fakultetin Teologjik në Bursa. Dekanati i Fakultetit ka bërë përzgjedhjen e 20 studentëve që ka dërguar në Bursa për ndjekjen e ligjëratave në Fakultetin e Teologjisë, për një periudhë njëmujore. Me datën 01. 03. 2015 studentët kanë arritur në Bursa, ku janë vendosur në konviktet studentore në kuadër të "Diyanetit". Të nesërmen studentët janë pritur në Fakultet nga dekani i Fakultetit Dr. Yashar Aydinli, dhe zv/dekani Dr. Recep Cici, ku gjithashtu janë njoftuar edhe me stafin akademik të cilët ishin të angazhuar për mbajtjen e ligjëratave gjatë kësaj periudhe. Si lëndë kryesore ishin caktuar pesë, që përfshinin lëndët: Kuran, Tefsir, Hadith, Fikh dhe Sire. Krahas këtyre lëndëve janë mbajtur edhe seminare nga profesorët më të njohur të Fakultetit. Ligjëratat janë zhvilluar në gjuhën turke, dhe janë përkthyer nga studentët shqiptarë që ndjekin studimet master dhe të doktoratës në atë Fakultet. Si pjesë e planprogramit ishin edhe aktivitetet sociale, ku përfshiheshin edhe vizitat në vendet më të njohura të qytetit të Bursës, si dhe xhamitë historike. Rendi i vizitave është hapur në Ulu-Cami, xhaminë më të madhe në Bursa, ku është bërë falja e namazit të xhumasë. Mikpritja dhe ngrohtësia e organizuesve nuk ka munguar në asnjë çast. Pas një jave me ligjërata erdhi edhe vizita e dytë, e cila u realizua në bjeshkën e mirënjohur "Uludağ", dhe pastaj në bregdetin e vetëm të Bursës, në "Mudanya". Këto vizita janë zhvilluar në shoqërimin e studentëve shqiptarë, e me pjesëmarrje i ka nderuar edhe vetë zv/dekani Recep Cici. Si pjesë e këtyre aktiviteteve



*Studentët e FSI-së në Bursa të Turqisë*

ishte edhe vizita e xhamive historike si: "Emir Sulltan" dhe "Jeshil Xhamia", që u realizuan në shoqërimin e profesorit Mustafa Kara. Vizitat u përmbyllën me pritjen e studentëve nga Myftiu i Bursës z. Emin Ay, i cili ofroi një mikpritje të ngrohtë në objektin e Myftinisë. Pjesëmarrja e studentëve përfaqësues të FSI-së qe e lavdëruar në programin përmbyllës që është mbajtur me datën 27. 03. 3015, me ç'rast janë shpërndarë edhe certifikatat për ndjekjen e këtij kursi njëmujor.

Me datën 29 mars është bërë edhe kthimi në Kosovë dhe pritja nga dekani i FSI-së, Prof. Asoc. Dr. Fahrush Rexhepi, dhe sekretari, Mr. Vedat Shabani, të cilët nga ana e studentëve janë falënderuar për mundësinë e dhënë. Kjo periudhë njëmujore ka qenë rast i mirë të shihen edhe metodat dhe kushtet në të cilat realizohet mësimi jashtë Kosovës. Duke u mbështetur në hadithin: "Kush nuk i falënderon njerëzit, nuk e falënderon Allahun", prapë falënderojmë organizuesit, me shpresë se këto lloj aktivitetesh do të vazhdojnë edhe në vitet në vazhdim. *(V. Shabani)*

### Në fshatin Bajgorë vendoset gurthemeli i xhamisë dhe pushimores për fëmijë

Më 16 prill, në mënyrë solemne e nën këndimin e tekbireve, në fshatin Bajgorë u vu gurthemeli i xhamisë për banorët e fshatin Bajgorë, dhe Shalës në përgjithësi. Në këtë ngjarje morën pjesë edhe delegacioni nga Kryesia e BIK-ut Jetish ef. Berisha, kryetar i KBI-së në Mitrovicë, pasi që i përshëndeti dhe u dëshiroi mirëseardhje të pranishmëve, shpalosi projektin e xhamisë dhe kompleksit përreth, duke dhënë një pasqyrë të qartë se si do të duket objekti në fjalë.

Në emër të Kryesisë së BIK-ut, të pranishmëve iu drejtua kryeimami Sabri ef. Bajgora, duke i uruar banorët për këtë xhami, e përveç tjerash tha: "E falënderojmë Allahun xh.sh. që na e mundësoi që bashkërisht të vendosim gurthemelin e kësaj xhamie. Nga ajo që e pamë në projekt, kjo nuk është thjesht një xhami, por një kompleks që do të na shërbejë të gjithëve, sidomos gjeneratave në vijim, jo vetëm nga komuna e Mitrovicës por nga të gjitha viset e Kosovës, ashtu që edhe fëmijët kur vijnë në piknik, përveç rekreacionit, lojërave dhe dëfrimit të tyre, të njihen dhe të mësojnë edhe parimet bazë të fesë së tyre të pastër islame", tha kryeimami Bajgora, që edhe shtoi: "Duke u nisur nga ajo që Allahu xh.sh. na thotë në Kuranin famëlartë: "Xhamitë (shtëpitë e Allahut), i ndërtojnë ata njerëz që besojnë bindshëm Zotin xh.sh., që besojnë bindshëm në Ditën e Ahiretit, që e falin namazin dhe japin zeqatin, dhe nuk ia kanë dronë kurrkujt përpos Allahut...", unë



*Me rastin e gurthemelit të xhamisë dhe pushimores së fëmijëve në fshatin Bajgorë*

them se vërtet këtij vendi kurrë nuk i kanë munguar burrat e mëdhenj, njerëzit e mëdhenj, që me përkushtimin më të thellë i shërbyen fesë dhe atdheut të tyre, në çdo kohë. Gjithashtu, duke u nisur nga parimi që çdo gjë që niset edhe përfundohet, mbesim me shpresë të madhe se bashkërisht, me të gjithë dashamirët dhe njerëzit e vullnetit të mirë, shumë shpejt do ta finalizojmë këtë projekt, dhe me emër të Allahut do ta falim edhe namazin në këtë vend të bekuar", tha kryeimami Sabri Bajrora, që gjithashtu edhe i falënderoi familjen Istrefi që kanë dhuruar vendin për ndërtimin e xhamisë, pastaj edhe z. Behramin, për angazhimin e tij në përmbushjen e amanetit të të parëve të tij, si dhe të gjithë ata që janë kujdesur dhe sadopak janë interesuar për këtë projekt.

Mulla Asllan Murati, imam veteran në KBI-në e Mitrovicës, paraqiti edhe disa të dhëna rreth fshatit: "Të nderuar të pranishëm, ky vend ka pasur shumë nevojë për xhami, sepse Bajgora konsiderohet fshati më i madh në rajonin e Shalës. Shala i ka 33 fshatra, me gjithsej 3 xhami: një në Vllahi, një në Bare dhe në fund një në Dedi, e cila gjatë luftës së fundit është djegur së bashku me tërë fshatin. Fshatit më të madh të kësaj ane i ka munguar një objekt fetar, për t'i ngritur vlerat dhe moralin islam", tha ef. Murati.

Në emër të banorëve të fshatit Bajgorë, z. Behram Istrefi – përfaqësues, tha: "Në emër të Shalës së Bajgorës, e përshëndesim ngrohtësisht kryeimamin Sabri Bajgora me bashkëpunëtorë, në këtë vend ku gjyshi ynë, Hajzeri i Halitit ka tentuar dy herë ndërtimin e xhamisë, dhe në të dyja herët objektit të dedikuar për xhami i është ndërruar destinimi. Njëherë është shndërruar në mejtep, e më vonë, pas vitit 1945, në shkollë. Tani jam tepër i lumtur që amaneti i gjyshit po shkon në vend dhe po jetësohet", tha Behram Istrefi.

Parcela tokësore e ndarë për realizimin e projektit të kësaj xhamie u dhurua nga familja Istrefi, gjegjësisht nga Musli dhe Hajzer Istrefi. Në shoqërim të kryeimamit Bajgora ishte Ahmet Sadriu, drejtor për Veprimtari Botuese në BIK, dhe Fatmir Iljazi, zëvendëskryeimam. *(F. Iljazi)*

### Vedat Sahiti qëndroi në Sarajevë

Këshilltari i Kryesisë së BIK-ut, Vedat Sahiti, më 23 prill qëndroi në Bosnjë e Hercegovinë, për vizitë pune në Këshillin Ndërfetar të këtij vendi. Organizimin e kësaj vizite e ka bërë OSCE, ndërsa po marrin pjesë edhe përfaqësues të të gjitha bashkësive fetare të Kosovës. Qëllimi i vizitës është shikimi i mundësive për bashkëpunim, si dhe përfitimi nga eksperiencat e tyre në këtë drejtim. Këshilltari Sahiti gjatë qëndrimit në Sarajevë u prit edhe nga drejtori për marrëdhënie me jashtë, njëherësh edhe shefi i kabinetit të Reis Ulemasë të Bosnjës e Hercegovinës, ambasadori Razim ef. Čolić, me të cilin bisedoi për avancimin e marrëdhënieve mes dy Bashkësive respektive fetare, dhe për përgatitjen e vizitave dypalëshe në nivel prijësish fetarë. Përveç këtij takimi Vedat ef. Sahiti vizitoi edhe Drejtorinë e Vakëfeve, ku u prit nga drejtori, Senaid Zaimovic, i cili duke i dëshiruar mirëseardhje këshilltarin Sahiti e ftoi të marrë pjesë në Konferencën e VII-të të Vakëfeve, që do të mbahet në Sarajevë, në fund të muajit maj. Përndryshe, këtë konferencë e organizon Fondacioni Kuvajtian i Vakëfeve dhe Banka Islame për Zhvillim. *(R. Sh)*

### Magjistroi Muhamet Fazliu

Më 10. 04. 2015, kandidati Muhamet Fazliu, ka mbrojtur temën e masterit në Universitetit AAB, në Prishtinë, në drejtimin Juridiko – Civil, me temë "Shkurorëzimi sipas ligjeve të Kosovës dhe sipas së drejtës Islame", para komisionit të përbërë prej: Dr. Mehdi Hetemi – kryetar, Dr. Asllan Bilalli – anëtar, dhe Dr. Muhamet Kelmendi – mentor, me ç'rast mori gradën Master në shkencat juridike, drejtimi Juridiko – Civil. Komisioni vlerësoi lart punimin në fjalë, duke i dëshiruar kandidatit suksese të mëtutjeshme në fushën akademike.



*Muhamet Fazliu gjatë mbrojtjes së temës së masterit*

Vlen të përmendim se z. Muhamet Fazliu, i lindur në vitin 1979, në fshatin Sylevicë të komunës së Podujevës, më parë kishte përfunduar Medresenë "Alaudin" në Prishtinë, përkatësisht në vitin 2000, pastaj Fakultetin e Shkencave Islame, në San'a të Jemenit, në vitin 2005, ndërsa në vitin 2013 regjistroi studimet postdiplomike në Universitetin AAB, në drejtimin Juridiko – Civil. Që nga viti 2006 Muhamet Fazliu është nëpunës i KBI-së në Podujevë, ndërsa nga viti 2009 punon si mualim pranë KBI-së në Podujevë. Ai gjithashtu është autor i disa librave në gjuhën shqipe. *(Muharrem Bryma)*

### Magjistroi Fatos Gërvalla

Më 02. 04. 2015, kanidati Fatos Gërvalla me sukses ka mbrojtur temën e masterit në Universitetit AAB, në Prishtinë, Fakulteti Juridik, drejtimi Juridiko – Civil. Titulli i temës së Gërvallës ishte "Familja në Islam", që u prezantua para komisionit në përbërje prej: Prof. Dr. Mehdi Hetemit – kryetar, Prof. Dr. Abdulla Aliut – anëtar, dhe Prof. Asoc. Dr. Muhamet Kelmendit – mentor. Me këtë rast Gërvalla edhe mori gradën Master në shkencën Juridiko – Civile. Komisioni vlerësoi lart punimin në fjalë, dhe kandidatit i dëshiruan suksese të mëtutjeshme në fushën akademike. Fatos Gërvalla u



*Vedat Sahiti për vizitë pune në Këshillin Ndërfetar në Sarajevë*



*Fatos Gërvalla gjatë mbrojtjes së temës së masterit*

lind në vitin 1979, në fshatin Lupç i Poshtëm të Podujevës, ndërsa më parë kishte përfunduar Medresenë "Alaudin" në Prishtinë, më 1999, pastaj Fakultetin e Shkencave Islame, në San'a të Jemenit, më 2004, ndërsa më 2012 regjistroi studimet postdiplomike në Universitetin AAB, në drejtimin Juridiko – Civil. Fatos Gërvalla shërben si imam në xhaminë e fshatit Llapashticë e Epërme. Ai gjithashtu ka publikuar artikuj në revisten Dituria Islame, si dhe ka përkthyer disa libra nga gjuha arabe në gjuhën shqipe. *(Eset Qerimi)*

### Në Kuvajt u mbajt edicioni i gjashtë i garave ndërkombëtare të Kuranit

Në edicionin e 6 të garave ndërkombëtare të Kuranit në shtetin e Kuvajtit, i cili u hap më 1 prill dhe përfundoi më 8 prill 2015, gara u zhvillua në mes të 100 pjesëmarrësve nga më shumë se 50 vende të ndryshme të botës.

E gjithë ceremonia e organizuar nga Ministria e Vakëfeve dhe Çështjeve Islame të Kuvajtit u mbajt në hotelin glamuroz - Crovn Plaza në qytetin e Kuvajtit.

Programin e ndoqi personalisht kryeministri i shtetit të Kuvajtit - Sheikh Xhabir El-Mubarek El-Hamad El-Sabah, shoqëruar nga Jakub Abdul Muhsin El-Thani, ministër i Drejtësisë, Vakëfeve dhe Çështjeve Islame, dhe Adil El-Felah, zëvendësministër dhe kre i Komitetit të Lartë të kësaj gare, e të cilët u paraqitën edhe me fjalime përshëndetëse në ceremoni.

Një film dokumentar mbi garat e mëparshme kuranore ndërkombëtare dhe arritjet më të rëndësishme të garave të viteve të shkuara u shfaq para audiencës.

Kategoritë në të cilat konkurrentët obligoheshin të zgjedhin një prej tyre, për të fituar të drejtën e pjesëmarrjes në garë, ishin:

1. Memorizimi i tërë Kuranit, me dhjetë "kiraete"
2. Memorizimi i tërë Kuranit, me një "kiraet"
3. Lexim (recitim) i Kuranit me texhvid dhe performancë të bukur.

Në këtë edicion Republika e Kosovës, respektivisht Kryesia e BIK-ut, u përfaqësua me dy nxënës (hafizë) të Medresesë së Mesme "Alaudin" në Prishtinë: Besir Musliu, dhe Armend Beqirin, të cilët morën lëvdata nga juria për bukurleximin që paraqitën.

Fituesit e konkursit u shpallën më 8 prill.

Prezantimi i stileve të ndryshme të recitimit të Kuranit dhe përzgjedhja e recituesve të Kuranit të rangut të lartë nga bota myslimane, ishin objektivat kryesore të konkurrencës. *(F. Iljazi)*



*Garat Ndërkombëtare të Kuranit në Kuvajt*

### U përurua xhamia e re në Europaplatz, në Shtëpinë e feve në Bernë

Më 26 prill 2015, në Bernë (Zvicër), u përurua Shtëpia e feve (Haus der Religionen), për dialog të kulturave, në kuadër të së cilës është edhe objekti i xhamisë, e që do të shërbejë për kryerjen e riteve fetare për komunitetin mysliman.

Përveç shumë të pranishmëve nga nacionalitetet e ndryshme, aty qenë edhe ambasadorja e ShBA-ve, Suzan LeVine, imami i kësaj xhamie Mustafa ef. Memeti, pastaj këshilltarë nga Komuna e Bernës, drejtoresha e Qendrës së Religjioneve, e gjithashtu edhe përfaqësuesi nga BIK-u, drejtori për Diasporë në Kryesinë e BIK-ut, Ekrem ef. Siminca, i cili shoqërohej edhe nga anëtari i Kryesisë së BIK-ut, Ilimi Krasniqi, myftiu i Kumanovës, Abedin ef. Osmani, si dhe nga shumë të ftuar të tjerë.

Shtëpia e Feve në Bernë është një vend unik në botë, pasi që në të njëjtin objekt janë vendosur faltoret e pesë feve të ndryshme të botës: myslimanëve, alevitëve, budistëve, të krishterëve dhe hindusëve. *(R. Sh)*



*Çaste nga përurimi i xhamisë*

### Franca do të dyfishojë kurset universitare Islame për të luftuar ekstremizmin

Kryeministri francez, Manuel Valls, ka njoftuar se shteti do të financojë dyfish numrin e kurseve universitare mbi Islamin, në një përpjekje për të ndaluar ndikimin e financimit të huaj të trajnimit të imamëve francezë. Në një fjalim në qytetin lindor francez të Strasburgut, Manuel Valls tha se përmirësimi i edukimit islamik në shtëpi është thelbësor për të mundur injorancën që e krijon ekstremizmin islamik. Fjalimi i tij pason sulmet terroriste të janarit në "Charlie HEBDO", dhe vjen në mes të shqetësimit në lidhje me ndikimin e imamëve të huaj radikalë të myslimanëve në Francë, që ka komunitetin më të madh mysliman në Evropën Perëndimore. Qeveria socialiste gjithashtu është e shqetësuar për popullaritetin në rritje të anti-imigracionit dhe anti-Evropës të partisë së Frontit Nacional, e cila po vjen në krye të sondazheve përpara zgjedhjeve rajonale që do të zhvillohen këtë muaj. "Rritja e politikës populliste të ekstremit të djathtë në Evropë, si dhe në vendin tonë, ushqen direkt rritjen e terrorizmit dhe ekstremizmit radikal", tha ai. "Kjo është një situatë që e vë demokracinë tonë, shoqërinë tonë dhe kapacitetin tonë për të jetuar së bashku në rrezik ekstrem." Aktualisht janë gjashtë universitete në Francë që ofrojnë kurse në studimet dhe teologjinë islame. Munuel Valls tha se dëshiron të dyfishojë këtë numër në 12-të, dhe që kurset të jenë të lira. "Por, nuk do të ketë ligje, dekrete apo direktiva qeveritare për të përcaktuar se çfarë do të thotë Islam", tha Valls. "Shteti francez kurrë nuk do të përpiqet të marrë kontrollin e ndonjë feje", përfundoi ai.

### Radio gjermane transmeton program me komente të Kuranit

Një radiostacion gjerman planifikon të transmetojë një program me komente të Kuranit. Programi veçse ka filluar të transmetohet nga 6 marsi i këtij viti. Në çdo episod një ajet nga Kurani i Shenjtë do të lexohet, dhe pastaj do të komentohet nga një autoritet i lartë mysliman, për katër apo pesë minuta. Sipas producentit, radioprogrami synon të promovojë mësimet e Kuranit dhe Islamit. Gjermania, pas Francës, ka popullsinë më të madhe myslimane në Europën Perëndimore. Përafërsisht 3 milion deri në 3.500.000 myslimanë jetojnë në Gjermani, shumica e tyre me prejardhje turke.

### Anglia e miratoi Radion e parë për myslimanët

Rregullatori i Medieve Britanike ka dhënë një licencë për stacionet e reja të radios, duke përfshirë edhe radion e parë kombëtare të drejtuar nga myslimanët e Anglisë. Radio e Myslimanëve Britanikë është planifikuar për të transmetuar, ndër të tjera, ligjërata, predikime, me përmbajtje islame. Në muajin korrik 2013 Kanali 4 Britanik ka transmetuar Ezanin mysliman për namaz, sipas vakteve ditore gjatë muajit të shenjtë të Ramazanit. Një vit më vonë, në muajin qershor 2014, myslimanët britanikë kanë themeluar një kanal televiziv të veçantë, i cili u bashkua me një numër në rritje të kanaleve të transmetimeve të specializuara që synojnë pakicën myslimane, e cila edhe ashtu është në rritje. Kanalet e TV-ve për komunitetet myslimane në Mbretërinë e Bashkuar nuk janë të reja. Në Britani të Madhe ato janë transmetuar që nga viti 2004.

### Hafizja e parë e Kuranit në Ukrainë



Një grua, që e përqafoi Islamin 17 vjet më parë, tani është bërë hafizja e parë e Kuranit në Ukrainë. Ajo e mësoi përmendësh Kuranin në mënyrë të plotë, duke i tejkaluar edhe barrierat gjuhësore. Ajo ka deklaruar se mësimi i gjuhës arabe është një ndihmë e madhe për myslimanët ambiciozë që e përqafojnë fenë islame. Vera, 35 vjeçare, ka thënë se ajo nuk ka pritur të ketë sukses në mësimin përmendësh të Kuranit në mënyrë të plotë, sidomos duke pasur parasysh barrierat gjuhësore dhe mungesën e kohës. Nëna myslimane thotë se ajo është e etur për t'ua mësuar myslimanëve Kuranin e shenjtë, si dhe ta përhapë imazhin e vërtetë të Islamit mes jomyslimanëve.

### Qyteti italian planifikon të ndërtojë një universitet të madh islamik

Giampiero Halid Palladini, i posa bërë mysliman dhe kryetar i Confime, një konfederatë për bizneset e Mesdheut, është prapa projektit për ndërtimin e një universiteti të madh islamik në Itali. Palladini beson se ky projekt mund të bëhet një instrument për paqe në qytetin e Leçes, derisa ka për qëllim heqjen e paragjykimeve kundër myslimanëve dhe bërjen e një instrumen-






ti për paqe në këtë qytet. “Ne kemi nevojë për diçka që do të mund të ndihmojë të ndryshohet qëndrimi i njerëzve ndaj myslimanëve”, tha ai.

Të shtunën Palladini njoftoi se projekti ka qenë i regjistruar, dhe se toka për të ndërtuar kampusin është siguruar në rrethinat e Leçes, e që do të përfshijë banimin, strehimin, objektet sportive dhe një xhami. Sa i përket financimit të projektit, Palladini nuk e ka zbuluar ende ndonjë burim të saktë, por thotë se janë kryesisht donatorët privatë nga vendet arabe, duke përfshirë Katarin dhe Kuvajtin. Ai tha se tashmë kishte siguruar një numër të premtimeve që nevojiten për të ndërtuar Universitetin Islamik, pra 45.000.000 €. Ky do të jetë një universitet me një kapacitet për 5.000 studentë, ku do të studiojnë filozofi, letërsi dhe teologji. Universiteti do të themelohet me model të ngjashëm me atë të Universitetit Katolik të Milanos, dhe do të jetë i hapur për studentët nga Italia dhe nga shtetet e ndryshme. Edhe pse ka ende nevojë për akreditim nga Ministria e Arsimit, 50 aplikantët e parë tashmë janë regjistruar në gjuhën arabe dhe kurse të teologjisë islame. Themeluesit e këtij projekti po shkojnë përpara me planin, pavarësisht prej disa mosmarrëveshjeve midis banorëve të zonës përreth.

### Shfuqizimi i ndalimit të shamisë në shkolla

Gjykata Kushtetuese Federale e Gjermanisë ka vendosur që personeli arsimor i fesë islame në shkollat publike gjermane në të ardhmen, sipas rregullës, mund të mbajë shaminë, dhe se ndalimi paushall i mbajtjes së shamisë është antikushtetues, lajmërojnë mediat gjermane. Ndalimi i mbajtjes së shamisë për personelin arsimor në shkollat publike, përkundër këtij vendimi, mund të shqiptohet në rast se për shkak të shamisë mund të vijë gjer te kërcënimi i qetësisë në shkollë dhe neutralitetit shtetëror. Se kjo është kundërkushtetuese ka ardhur me rastin e kontestit të dy mësueseve myslimane nga krahina Vestfalia Veriore e Rajnës.

Vendimi do të mund të ketë ndikim në shtatë krahina gjermane, të cilat gjatë viteve të kaluara kanë rregulluar ndalimin e mbajtjes së shamive ose detajeve tjera si shprehje të fesë. Me vendimin për ndalimin paushall të mbajtjes së shamisë, si kundërkushtetues, gjykata ka korrigjuar vendimin e vet nga 003, në rastin e mësueses Fereshte Ludin, tregojnë mediat gjermane. “Mbajtja e shamive në shkollat gjermane dhe shërbimet publike, po ose jo”, është tema për të cilin vite me radhë janë marrë gjykatat e ndryshme gjermane. Vjet gjyqi për marrëdhënie pune në qytetin gjerman Erfurt ka refuzuar padinë e një turkeje, motër medicinale në spitalin evangjelist, dhe ka vendosur se edhe punëdhënësi në institucionet kishtare mund të ndalojë mbajtjen e shamive gjatë orarit të punës. Turkja nga Bohumi, 36 vjeçare, ka paditur punëdhënësin e vet, spitalin evangjelist, në të cilin ka punuar shumë vite me radhë, duke kërkuar që t’i lejohet mbajtja e shamisë edhe gjatë orarit të punës. Këto nuk janë konteste të vetme për shaminë në Gjermani. Njëri nga kontestet e para lidhur me këtë temë ishte edhe në krahinën Baden-Virtemberg.

### Në Japoni kërcënohen disa xhami

Të paktën gjashtë xhami dhe një organizatë myslimane kanë marrë kërcënime në Japoni, që nga kriza e pengjeve, kur dy burra japonezë u vranë nga grupi militant ISIS. Sipas Shoqatës Myslimane të Japonisë me qendër në Tokio, në Japoni janë mes 70-80 xhami. Në mesin e 16 xhamive që janë përgjigjur në pyetje, gjashtë kanë raportuar se kanë pranuar thirrje abuzive telefonike, ose përmes postës elektronike. Xhamitë në Sapporo, Tokio, Yokohama, Nagoya, Ichinomiya, Prefektuara Aichi, dhe prefekturat Niihama, Ehime, njoftuan se janë kërcënuar ashtu si edhe Shoqata Myslimane e Japonisë. Shoqata dhe xhamitë në Japoni kanë dënuar ISIS-in si një grup terrorist që kryen akte brutale që janë jashtë linjës të mësimeve islame, dhe kanë theksuar se myslimanët e zakonshëm nuk duhet të barazohen me grupin. Pas paraqitjes së një video-filmi nga grupi militant, më 1 shkurt 2015, ku tregohet se gazetarit të pavarur Kenji Goto i është prerë koka, xhamitë kanë marrë mesazhe abuzive, të tilla si: “Vdekje”, “Feja e vrasësve”, dhe: “Unë i urrej myslimanët”, si dhe kërcënime të tilla si: “Largohuni nga Japonia tani, në qoftë se ju nuk doni të vriteni”. Disa nga xhamitë, të shqetësuara për sigurinë e fëmijëve që vijojnë namazet, kontaktuan policinë lokale dhe janë këshilluar për masat e sigurisë. Stafi në një xhami në Sendai tha se ndërsa ata nuk ishin të kërcënuar drejtpërdrejt, një student mysliman është larguar nga banesa prej pronarit, i cili u betua se do t’i refuzojë studentët myslimanë të banojnë me qira. “Ka shumë pak përbuzje për myslimanët në Japoni. Ne ndiehemi të kënaqur që jetojnë këtu”, ka thënë stafi i xhamisë Sendai. Pasi një xhami në Nagoya ka raportuar se ka marrë thirrje abuzive, ajo u përmbyt me mesazhe të përkrahjes. Ajo gjithashtu ka marrë një buqetë me lule me një shënim që thoshte: “Duke shpresuar se më nuk do të ketë paragjykime!” *(R.Suma)*

